MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA KRYEMINISTRI TURK ERDOGAN

# DITURIA ISLAME

NUMËR 270 | VITI 26 | JANAR 2013 | REBIUL-EVVEL 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## NË VIGJILJE TË MUAJIT TË LINDJES SË MUHAMEDIT A.S.



www.dituriaislame.net

# XHAMIA E FSHATIT TRUBUHOC (ISTOG)



Ndërtimi i saj ka filluar më 2008 dhe nuk ka përfunduar ende. Xhamia ka 21 kupola, dy minare të larta 50m. Po ashtu në aneks ka edhe shtëpinë e imamit. Xhamia ka nevojë për ndihmën tuaj që të vazhdohet ngritja e saj dhe, me emër të Allahut, të përfundojë sa më shpejt. Allahu ju shpërbleftë me Xhenet!





## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA KRYEMINISTRI TURK ERDOGAN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, është pritur më 25 dhjetor nga Kryeministri i Turqisë, Rexhep Tajib Erdoğan, të cilin e falënderoi për pritjen e ngrohtë vëllazërore si dhe për angazhimin e kujdesin e vazhdueshëm të tij e të Qeverisë Turke për Kosovën.






DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Muhamedi është i dërguar i Allahut



*Përqendrimi i shumë ajeteve kuranore që lavdërojnë cilësitë dhe sjelljet e të Dërguarit të fundit të Allahut xh.sh., llogaritet suksesi i tij në mesazhin (risalen) me të cilin ishte i ngarkuar. Vetë Allahu xh.sh. dëshmon për bujarinë, shpirtmirësinë, personalitetin e Muhamedit a.s.. Myslimanët e duan atë dhe u binden këshillave dhe rrugës së tij, por ai Ymetin e vet e ka dashur më shumë. Allahu e gradoi Pejgamberin a.s. me mëshirë, dashuri, liri të vërtetë dhe me sistem mirësish, begatish e vlerash-Islamin. Në Kur'an thuhet :"Pejgamberi është më i ndjeshëm ndaj besimtarëve sesa ata ndaj vetvetes së tyre.. (El Ahzab, 6). Edhe pse si krijesa më e dashur tek Allahu xh.sh., ai ishte njeri shumë modest, i afrueshëm, i respektueshëm. Ishte udhëheqës i myslimanëve dhe mbi supet e tij bartte peshën e vajit, nga ana tjetër edhe përgjegjësitë shtetërore, gjente kohë që të ulej me të gjitha shtresat e shoqërisë së varfër e të pasur, udhëheqës e të udhëhequr. Sjelljet e tij ishin njerëzore, bujare dhe prindërore. Ishte i afërt e i butë me shokët e tij."Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje, andaj falua atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet e, kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten". (Ali Imran,158–159). Kurse, në një ajet tjetër kuranor, Allahu xh.sh.shprehet: Vërtet, ti je në një shkallë të lartë morali! (El Kalem, 4). E robërit e Allahut në një ajet kuranor kanë cilësi të cilat Allahu i ka përmendur në Kur'an. E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre u drejtohen me fjalë injorantët, ata thonë: "Paqe!". Dhe, për hir të Zotit të tyre natën e kalojnë duke bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë (falen)". (El Furkan, 63-64). Pra, shpirti i Islamit tek robërit e Allahut nuk është shpirt i dorëzimit. Në një ajet tjetër kuranor, Allahu përmend dërgimin e Muhamedit a.,s.: "Muhamedi është i dërguar i Allahut, e ata që janë me të (ashabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vetes, ti i sheh kah përulen (në rukuë), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë prej Allahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive të tyre është në Tevrat dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil. Ata janë si një farë e mbjellë, prej së cilës mbin filizi i vet, e ai trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin. (Allahu i shumoi) Për t'ua shtuar me ta mllefin jobesimtarëve. Allahu, atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, u premtoi falje të mëkateve dhe shpërblim të madh. (El Fet-h, 29)Sado që të shkruhet, diskutohet, debatohet mbi historinë (sirën) dhe jetën e tij, asnjë studiues nuk mund të thotë kurrë të gjitha as të vërë pikën rreth këtij personaliteti. Fjalët, shprehjet , gjuha, është e vështirë të sqarojnë fshehtësitë e ahlakut të të zgjedhurit të Allahut, Resulullahit a.s., që e dërgoi mëshirë për të të gjitha krijesat. Islami që e komunikoi tek masa, bazohej mbi drejtësi dhe paqe , që të dyja elemente esenciale "Mos lejoni që urrejtja e të tjerëve ndaj jush t'ju shpjerë në gabime dhe t'ju shmangë nga drejtësia" (El Maide, 8) .*

*Edhe në kohët më të vështira, kur i imponohej lufta për vetëmbrojtje, kursente jetët e njerëzve. Bazuar në faktet historike, gjatë zhvillimit të të gjitha luftërave të tij, janë mbytur vetëm 1018 njerëz. Ai për luftën ka thënë: "Luftën mos e kërkoni (shkaktoni), por, kur t'ju imponohet, mos ia ktheni shpinën". Fondamenti i myslimanëve mbetet paqja dhe vetëm paqja për të gjitha krijesa, dhe sidomos për krijesën më të nderuar të Tij, njeriun, fryma e tolerancës, bashkëjetesës, vëllazërisë dhe dashurisë së sinqertë në mes njerëzve, pa dallim feje, race, ngjyre dhe fakti që nuk ka kurrfarë dallimi në mes njerëzve përveçse në takvallëk. Ishte garantuesi më i mirë i të drejtave dhe lirive njerëzore :"Nëse dikush vret një të pafajshëm, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzimin. Nga ana tjetër, nëse ndokush shpëton një jetë, do të ishte sikur të kishte shpëtuar jetën e gjithë njerëzimit…". (El Maide, 32)*

*Ai arriti ta nxirte njerëzimin nga errësira në dritë, nga armiqësia në paqe, nga injoranca në majat e diturisë, nga adhurimi i njeriut e fenomeneve natyrore në adhurimin e pastër - të Allahut xh.sh..*

*Bota ka çfarë të mësojë, të marrë nga fjalët, veprat, pëlqimet, urdhëresat e ndalesat që ofroi ai gjatë 63 vjetësh sa jetoi në këtë botë.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Komentimi i sures “Er-Rrahman” (8)

**Sabri Bajgora**



**“E kur të çahet qielli e të bëhet kuq si vaji i shkrirë. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? Atë ditë nuk pyetet për mëkatin e tij, as njeriu as xhini. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? Kriminelët njihen nga tiparet e tyre, prandaj me rrëmbim kapen për flokët dhe për këmbët e tyre. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni”? – (Er-Rrahman, 37-42)**

**Tmerret e Ditës së Gjykimit**

**37. E kur të çahet qielli e të bëhet kuq si vaji i shkrirë.**
**38. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Ky ajet kuranor, sikur edhe shumë të tjerë të sureve mekase, flet për njërin nga momentet më të llahtarshme të ditës së fundit në Tokë, dhe përgjithësisht në këtë ekzistencë.

Të gjitha ligjet e deriatëhershme, të gjitha lëvizjet e yjeve, planetëve e galaktikave do të ndryshojnë për një çast, me lejen dhe urdhrin e Allahut Fuqiplotë. Çarja dhe shkatërrimi i qiellit dhe i Tokës është moment i vështirë, ashtu siç e përshkruan Kur’ani famëlartë, sepse qielli do të çahet e do t’i ngjajë lules së trëndafilit me petale të hapura dhe do të shkrihet sikurse vaj. Kupa qiellore, e cila deri atëherë, me kaltërsinë dhe çiltërsinë e saj, qetësonte e prehte zemrat e njerëzve, tash do të ndërrojë ngjyrën në të kuqërremtë, e cila fut tmerr e lemeri në zemrat e njerëzve. Çarjet dhe plasaritjet e qiellit nënkuptojnë kataklizmën përfundimtare. Pas shkatërrimit total të gjithësisë do t’i fryhet përsëri Surit dhe, me lejen e Allahut, do të ringjallet çdo krijesë, për t’ia mësyrë vendit të tubimit e të llogarisë. Mirëpo ringjallja jonë do të na ndryshojë fizionominë e konstruktit të trupit, sepse tashmë do të jemi një krijim i ri. As toka nuk do të jetë e njëjta dhe as qiejt nuk do të jenë të mëparshmit. Tashmë kanë filluar çastet e para të përjetësisë: “(ndëshkon kundërshtarët) Ditën kur toka ndryshohet në tjetër tokë, e edhe qiejt (në të tjerë qiej), e ata (njerëzit) të gjithë dalin sheshazi para Allahut, Një, Mbizotërues”. - (Ibrahim, 48)

Ky ndryshim radikal në këtë gjithësi përkon me fuqinë absolute të të Pashoqit, të Krijuesit tonë.

Momentet e fundit të kësaj bote janë vërtet momente dhe pamje të tmerrshme e të frikshme. Toka jonë do të përjetojë dridhje e tërmete të papara deri atëherë. Vullkanet e zjarrta do të trazohen, kurse detet do të vlojnë si zjarr. Dielli do të humbë dritën e tij dhe këtë ekzistencë tashmë të shkatërruar, do ta pllakosë heshtje varri, sepse në të nuk do të frymojë më asnjë krijesë e gjallë, madje as engjëjt.

I Dërguari i Allahut, në lidhje me këtë pamje trishtuese, ka thënë: “Kush dëshiron të shohë me sytë e tij realitetin e Ditës së Kiametit, le të lexojë kaptinat: “Et-Tekvir”, “El-Infitar” dhe “El-Inshikak”.[1]

Ne u besojmë pa kurrfarë dyshimi a luhatjeje të gjitha këtyre përshkrimeve të Ditës së Fundit, që kanë ardhur nëpër ajete e sure të Kur’anit. Tërë ky shkatërrim do të pasohet nga një krijim i ri, pas të cilit më nuk do të ketë vdekje të krijesave e as çrregullim në gjithësi, por vetëm përjetësi e amshim në pafundësi. Allahu xh.sh. në suren Jasin, ajeti 81, thotë:

“A nuk është i fuqishëm Ai që krijoi qiejt e Tokën, të krijojë njerëz sikundër që i krijoi ata? Po, Ai është krijuesi, i dijshmi.”

Kjo jetë e re dhe e përhershme, në të cilën do të përjetojmë frytin e asaj që kemi merituar nga veprat tona në këtë botë, do të duhej të nxiste njerëzit dhe exhinët që t’I bien në sexhde falënderimi Krijuesit të Lartmadhërishëm, dhe në asnjë mënyrë të mos bëhen prej mohuesve të këtyre nimeteve dhe begative.



39. Atë ditë nuk pyetet për mëkatin e tij, as njeriu as xhini.

40. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?

Ndonëse kuptimi i jashtëm sipërfaqësor i këtij ajeti lë të kuptohet se njerëzit dhe exhinët mëkatarë (jobesimtarë), nuk do të merren fare në pyetje për gjynahet e tyre, megjithatë llogari do të ketë për të gjithë, sepse Allahu xh.sh. në shumë vende e ka theksuar këtë, si f.v.:

"Pasha Zotin tënd, ata të gjithë do t'i marrim në përgjegjësi". - (El Hixhr, 92)

Në këtë ditë do të vendosen peshojat e përpikta hyjnore dhe askujt nuk i bëhet e padrejtë:

"Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse (vepra) është sa pesha e një kokrre të melit, Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës". – (El Enbija'ë, 47)

Sa i përket kuptimit të vërtetë të ajetit se për mëkatet e tyre nuk do të pyeten as njerëzit e exhinët mëkatarë, fjalët e Allahut janë më tepër të natyrës metaforike (alegorike), për shkak të gjynaheve të shumta të këtyre mëkatarëve. Ky ajet ka më shumë natyrë qortuese, po njëkohësisht edhe kërcënuese, që, nëse njerëzit nuk largohen nga veprat e liga e të shëmtuara, ato do t'i shpien ata pashmangshëm në Xhehenem. Në fakt, llogaria për këta mëkatarë që nuk shijuan ëmbëlsinë e Imanit, nuk do të zgjasë aq shumë, sepse veprat e tyre tashmë janë të vulosura me vulën (damkën) e kufrit, e dihet se përfundimi i tyre është zjarri i Xhehenemit. Ata vetëm presin vendimin e fundit, sepse mohuan me ngulm këtë Ditë të llogarisë. Këta madje nuk do të kenë fuqi as të mohojnë ndonjë prej veprave të shëmtuara, sepse do të tradhtohen edhe nga vetë gjymtyrët e trupit të tyre:

"Në atë ditë kur dëshmojnë kundër tyre gjuhët e tyre, duart dhe këmbët e tyre për atë që kanë punuar ata". – (En-Nur, 24)

Në këtë ditë të llogarisë së madhe, drejtësia absolute do të mbizotërojë në çdo kënd. Veprat e njerëzve të mirë do të vijnë nga përpara dhe nga ana e djathtë, kurse vepërkëqijve nga prapa dhe nga ana e majtë. Në këtë regjistër të përpiktë veprash, dy engjëjt që na kanë përcjellë gjatë gjithë jetës, nuk kanë lënë pa shkruar madje as çdo imtësi, qoftë për të mirë, qoftë për të keq. Rreth pranimit të këtyre librave (regjistrave), Allahu xh.sh. thotë:

"Atë ditë ju do të ekspozoheni (para Zotit), duke mos mbetur fshehtë asnjë sekret juaji". - (El Hakatu, 18)

Ndërkohë që askush të mos ketë mundësi arsyetimi, secilit do t'i shfaqen veprat e tij para syve, sikur të ishte ndonjë film në celuloid, dhe të gjithë do të mbesin të shtangur nga ajo që shohin. Mjerë për ata që mohuan Zotin, Ringjalljen dhe Llogarinë. Allahu xh.sh. thotë:

"Dhe vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të dhe thonë: "Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa e përfshirë"?, dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën të padrejtë askujt". – (El Kehf, 49)

Pra, ky është kuptimi i vërtetë i synuar i ajetit 39 të kësaj sureje (Er-Rrahman), sepse nuk do të ketë fare nevojë për ndonjë pyetje eventuale, meqë përfundimi i mohuesve është i qartë, përjetësia në zjarrin e Xhehenemit dhe azab e vuajtje të njëpasnjëshme. Regjistri i veprave të tyre dëshmon për këtë gjë. Dhe, që të mos kenë një përfundim të tillë të dhimbshëm e trishtues, I Madhi Zot zbriti Librat e shenjtë dhe dërgoi pejgamberë të shumtë, që njerëzit dhe exhinët të mos hutoheshin nga lakmitë e kësaj bote, por i udhëzoi të ndiqnin rrugët e dritës e të shpëtimit.

Kjo duhet të jetë arsye e fortë që njerëzit dhe exhinët të jenë mirënjohës dhe falënderues, që nuk mbeten në errësirat e kufrit, po ndoqën rrugën e drejtë, e cila nesër në Ahiret do t'i bëjë të ndihen të lumtur e krenarë duke përjetuar kënaqësitë e pafundme në Xhenet.

41. Kriminelët njihen nga tiparet e tyre, prandaj me rrëmbim kapen për flokët dhe për këmbët e tyre.

42. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?

Kriminelët e përmendur në këtë ajet, janë njerëzit e ligj, të cilët mëkatuan në këtë botë dhe kurrë nuk u penduan për bëmat e tyre të shëmtuara. Zemrat e tyre ishin të ndryshkura dhe të mbyllura për të pranuar dritën e Imanit, prandaj në Ditën e Gjykimit, ata do të kenë shenja dalluese, nga të cilat do të njihen. Fytyrat e tyre do të jenë të nxira, do të jenë të nënçmuar e të përbuzur, dhe ndaj tyre nuk do të kihet aspak mëshirë. Ata gjatë jetës në këtë botë ndoqën rrugën e shejtanit, ranë pre e epsheve të ulëta egoiste, ishin arrogantë, të ashpër e të vrazhdë ndaj besimdrejtëve, dhe, ç'është më e keqja, hodhën pas shpine Librat e shenjtë dhe mësimet e pejgamberëve.

Në lidhje me ta, Allahu xh.sh. thotë:

"Atë ditë do të ketë edhe fytyra të pluhurosura, që i ka mbuluar errësira e zezë, e të tillët janë ata mohuesit, mëkatarët". – (Abese, 40-42) dhe:

"E ata që bënë të këqija, dënimi i së keqes është aq sa është ajo, ata i mbulon poshtërimi. Ata nuk mund t'i mbrojë kush nga Allahu, fytyrat e tyre sikur t'i kishte mbuluar ndonjë copë e errët e natës. Ata janë banues të përjetshëm të zjarrit.

Ndëshkimet e tyre janë të shumta. Këta gjynahqarë, ashtu siç na i përshkruan Kur'ani, do të kapen me forcë nga balluket dhe këmbët e tyre e do të hidhen në skëterrat e Xhehenemit. Në Kur'an ka shumë ajete që flasin për këto ndëshkime - sesi ata do të tërhiqen zvarrë botërisht për në Zjarr, e ne do të mjaftohemi vetëm me disa prej tyre:

"Ata janë që përgënjeshtruan librin (Kur'anin) dhe atë me se Ne i dërguam të dërguarit tanë, më vonë do të kuptojnë kur atyre do t'u vihen prangat dhe zinxhirët në qafat e tyre e do të zhyten në ujin e valë dhe pastaj do të digjen në zjarr". – (Gafir, 70-72)

Në suren "El-Hakkah" kemi një përshkrim edhe më të trishtë, kur zebaninjtë (rojat e Xhehenemit) urdhërohen t'i tërheqin zvarrë këta zullumqarë:

"U thuhet zebanive: Kapeni atë, vendosjani prangat! Pastaj futeni në xhehenem, mandej lidheni me një zinxhir të gjatë shtatëdhjetë kute, sepse nuk ishte prej atyre që besuan Allahun e madhëruar". – (El Hakka, 30-33)

Fjala "gul-lun" nënkupton hallkat e hekurta, të cilat u vendosen në qafë dhe në duar, e pastaj ashtu tërhiqen zvarrë dhe hidhen pamëshirshëm në flakët e Xhehenemit. Përveç kësaj, xhehenemlinjve do t'u vishen këmisha dhe petka nga katrani i vluar, i cili ua djeg e përcëllon lëkurët. Këto në realitet nuk janë as rroba që mbrojnë nga përcëllima e zjarrit, por katran i zi, me të cilin janë të lyer e i cili ka erë të rëndë kutërbimi.

Ndërsa në suren "Ibrahim", në ajetet 50-51, kemi këtë përshkrim:

"E idhujtarët atë ditë i sheh të lidhur në pranga. Petkat e tyre janë nga katrani (pezhgveja - zifti), kurse fytyrat e tyre do t'i mbulojë zjarri".

Të gjitha këto përshkrime të llahtarshme të gjendjes së pabesimtarëve, do të duhej që njerëzve dhe exhinëve t'ua hapnin mendjen dhe arsyen e shëndoshë, që të mos binin në greminat e tilla të humbëtirës së përjetshme. Njerëzit dhe exhinët duhet ta kuptojnë se nuk mund t'i shpëtojnë ndëshkimit të Allahut, nëse devijojnë nga natyrshmëria e tyre në të cilën i ka krijuar Ai. Ata zaten janë krijuar që ta adhurojnë Allahun, të jenë të devotshëm dhe të meritojnë dashurinë e Krijuesit të tyre. E dashuria e Allahut ndaj krijesave është aq e madhe dhe e pakufishme, saqë atyre ua ka lënë gjithmonë të hapur derën e pendimit. Sado që njeriu të jetë i zhytur në mëkate dhe gjynahe, kurdo që të kthehet tek Allahu me pendim të sinqertë, do ta gjejë të hapur krahekrah derën e mëshirës dhe dashurisë së Tij. Në lidhje me këtë, ia vlen të përmendim se sa herë që në Kur'an është përmendur ndëshkimi, çdo herë, para ose pas atij ajeti, ka ardhur ajeti tjetër që ua bën me dije njerëzve që, nëse pendohen sinqerisht, Allahu do t'i falë ata.

- "Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar". - (Ta-Ha, 82)

- "(Allahu është Ai) I Cili fal mëkatin dhe pranon pendimin, dhe që është ndëshkues i ashpër, por edhe bamirës". - (Gafir, 3)

- "Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar veten tuaj me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, sepse vërtet Allahu i fal të gjitha mëkatet, Ai është që fal shumë dhe është mëshirues"! - (Ez-Zumer, 53)

Kjo është një thirrje fisnike nga ana e të Gjithëmëshirshmit, për të gjithë ata mëkatarë që dëshirojnë të përudhen, dhe, meqë njerëzit dhe exhinët mëkatojnë vazhdimisht, rruga e pendimit që i afron ata tek Allahu, është arsye e fortë që ata ta falënderojnë pareshtur Atë për këtë mundësi, e cila llogaritet nimet dhe begati e madhe nga i Gjithëmëshirshmi.

Urtësia e këtyre ajeteve: (37-42)

- Një prej shenjave të Kiametit është edhe çarja e qiellit, i cili do të marrë ngjyrë të kuqërremtë, do të shkrihet e do të bëhet si vaj. Të gjithë planetët, galaktikat dhe yjësitë, do të shkapërderdhen, me urdhrin e Allahut Fuqiplotë.

- Në Ditën e Gjykimit, njerëzit dhe exhinët mëkatarë (jobesimtarë) do të poshtërohen e përbuzen publikisht. Fytyrat e tyre do të jenë të nxira, sikur errësira e natës, ndërkohë që do të tërhiqen zvarrë për flokësh e këmbësh në skëterrat e zjarrta të Xhehenemit.

- vijon -

(1) Imam Ahmedi, 8/423; Tirmidhiu (3333); Taberaniu 7/134; Hakimi 4/576.

# Në vigjilje të muajit të lindjes së Muhamedit a.s.

**Prof.asc.dr. Sulejman Osmani**

**Besoj se edhe shoqëria e re kosovare do të duhej të kishte një qasje tjetër nga e kaluara e afërt dhe të ishte më pragmatike ndaj personalitetit të Muhamedit a.s., së paku me shprehjen e respektit të përvjetorit të lindjes së Pejgamberit të mbarë myslimanëve të botës. Këtë ia ka borxh shumicës absolute të myslimanëve të Kosovës, fe, së cilës i përkasin edhe vetë**

Përkujtimi i Pejgamberit a.s., gjegjësisht festimi i përvjetorit të lindjes së tij, ka zënë vend të merituar tek myslimanët shqiptarë në periudha të ndryshme kohore. Gjeneratat e viteve tridhjetë të shekullit të kaluar ditëlindjen e tij e konsideronin si një festë kombëtare. Në manifestime të ndryshme merrnin pjesë struktura të larta të qeverisë, që përfaqësoheshin nga ministrat e ndryshëm, e përkrah tyre merrnin pjesë edhe diplomatë të shteteve perëndimore të akredituar në Tiranë. Për kënaqësi të veçantë, në mevludet për gra, merrte pjesë edhe "nëna mretneshë". Në kuadër të manifestimeve të tilla ajo porosiste takime të veçanta. Ishte nder shumë i madh që fjalën e rastit ta merrte edhe dikush nga personalitetet politike të vendit.

Qytetet në trojet shqiptare, posaçërisht në Shqipëri, merrnin një pamje festive me të lagjeve dhe shesheve.

Sipas revistës "Zani i Naltë", festimet bëheshin aq masive, sa në to merrnin pjesë edhe pjesëtarë të feve të tjera. Gëzimi për ardhjen e muajit të lindjes së Muhamedit a.s. i ngjante një pritjeje madhështore që korrespondonte me respektin që myslimanët kanë ndaj tij.

Besoj se edhe shoqëria e re kosovare do të duhej të kishte një qasje tjetër nga e kaluara e afërt dhe të ishte më pragmatike ndaj personalitetit të Muhamedit a.s., së paku me shprehjen e respektit të përvjetorit të lindjes së Pejgamberit të mbarë myslimanëve të botës. Këtë ia ka borxh shumicës absolute të myslimanëve të Kosovës, fe, së cilës i përkasin edhe vetë. Realiteti i ri kosovar obligon një qëndrim tjetërfare nga e kaluara e afërt. Jemi një shtet i ri, që kemi nevojë të krijojmë ura të miqësisë me mbarë botën. Jemi dëshmitarë se ministritë e caktuara, në shumë raste, nderojnë personalitete historike dhe ato nderime organizohen edhe nën patronatin e instancave më të larta të vendit. E ne, me të drejtë, pyesim kur do të vijë dita që një nderim i tillë t'i bëhet edhe pejgamberit tonë, Muhamedit a.s. ashtu siç bënë në periudhën e shkuar?

**Në rrugëtim me Muhamedin a.s.**

Veçori e Islamit është fakti se nevoja për njohjen e tij, gjithmonë të kthen në burimin e shpalljes dhe prej aty merr fuqinë dhe legjitimitetin. Rrugëtimi i Muhamedit a.s. është shembulli praktik se si duhet të ndërtohet jeta islame në të gjitha segmentet e saj, duke filluar nga ajo private për ta shtrirë deri në organizimin e sistemit shtetëror dhe funksionimin në praktikë. Nëse rrugëtimin e tij do ta vinim para vetes për ta studiuar dhe për të nxjerrë rezultate, do të shihnim se shtigjet e tij kanë realizuar synimet, që kanë formuluar objektivat e sistemit islam. Angazhimi për njohjen e Muhamedit a.s. buron nga besimi se Ai është i dërguar i Allahut dhe komunikues i fjalëve të Tij. Allahu na ka urdhëruar që t'i besojmë Pejgamberit a.s. dhe t'i nënshtrohemi atij për gjithë ato që urdhëron ose ndalon, duke na e bërë të qartë se tek ai kemi shembullin më të mirë. Ai është dërguar si mëshirë e përgjithshme, lajmëtar dhe qortues e udhëzues i mirëfilltë që u dërgua për t'i nxjerrë njerëzit nga terri i injorancës drejt dritës së besimit.

Allahu na urdhëron që t'i bindemi Pejgamberit a.s.: "O ju që besuat, binduni Allahut, binduni të dërguarit dhe respektoni përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë tek Allahu (te libri i Tij) dhe tek i dërguari, po qe se I besoni Allahut dhe Ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë".( En Nisa'ë, 59)

**Dëshmia e besës që nuk thyhet!**

Personaliteti i Muhamedit a.s. i jep vazhdimisht shpirt jetës së besimtarit dhe e gjallëron atë. Sa ka të atillë që edhe gjatë jetës së tyre janë të vdekur, e vdekja për ta paraqet fundin e kësaj bote. Në anën tjetër, ka prej njerëzve që vdekja, për ta, paraqet përfundimin e kësaj bote dhe fillimin e një jete të re, edhe më të çmueshme dhe më të begatshme, frytdhënëse derisa të ekzistojë bota dhe të merret frymë në të. Vdekja i bën edhe më të vlefshëm, më të dashur e më të çmuar.

Muhamedi a.s. fizikisht nuk është në mesin tonë, por mësimet e tij janë aktive te çdo besimtar dhe ushtrojnë ndikimin e vet në çdo kohë, me insistimin që jetës t'i japin një kah të caktuar dhe ta orientojnë drejt formësimit mbi bazat e shëndosha të Islamit.

Sa myslimanë lindin në botë dhe fjalët e para që dëgjojnë janë termat e marrë nga dëshmia islame: Besoj Allahun xh.sh. dhe besoj Muhamedin a.s., për të treguar së e tërë jeta jonë duhet të ndërtohet mbi baza të besimit në Allahun dhe në të dërguarin e tij Muhamedin, dëshmi bese e lidhur në mes njeriut dhe Krijuesit të Tij.

Është e qartë se që në frymën e parë të jetës në këtë botë, I kemi dhënë besën Allahut se do ta besojmë Atë dhe besojmë të dërguarin e Tij, atë do ta pasojmë e ta respektojmë. Kështu do ta përmbushim kushtin e besimit, pa të cilin nuk pranohet as besimi në Allahun.

**Përtej përkujtimeve tradicionale!**

Nuk është mirë që organizimet me rastin muajit të lindjes së Muhamedit a.s. të kufizohen me leximin e vargjeve të mevludit, si një thesar kulturor e fetar dhe një gjini e veçantë letrare. Domosdoshmërish kisha tërhequr vërejtjen që kjo festë dhe tubimet që shkojnë në favor të saj, të shfrytëzohen për të ngjallur vetëdijen e besimtarëve ndaj Muhamedit a.s. dhe për të bërë të qarta obligimet që ata kanë ndaj tij.

Mosnjohja e disa detyrave që burojnë nga deklarata islame, bie ndesh me nevojën për njohjen e Profetit të Islamit. Mosnjohja e disa çështjeve, deri në një masë të caktuar është e pranuar, por, kur ajo kap rrethin e njohurive elementare, atëherë është e patolerueshme. Njohja e Muhamedit a.s. për besimtarin paraqet përmbushjen e pjesës së dytë të deklaratës islame.

Sa e sa njerëz në botë sot janë vënë në shërbim të tij. Sa mendje të ndritura, paraqesin me devotshmëri versionin origjinal të jetës dhe veprës së Profetit të Islamit. Sa faqe të specializuara elektronike ofrojnë njohuri burimore për gjithë ata që duan ta njohin nga dora e parë.

Muhamedi a.s. është i dërguar i Allahut dhe rob i Tij. Allahu e dërgoi Pejgamber, si mëshirë për mbarë njerëzinë. Erdhi pas një periudhe kohore njerëzimi kishte mbetur si i dehur, i zhytur në injorancë dhe pabesim.

Tani, flamuri i misionit të Shpalljes po kalonte nga një popull në tjetrin. Allahu kishte shtruar rrethanat për dërgimin e Muhamedit a.s.. Për këtë ishte përgatitur familja dhe tërë shoqëria. Shenjat e pejgamberisë ishin të hetueshme qysh në periudhën e hershme të rinisë së tij. Ishte ruajtur nga çdo lloj devijimi. Ai kurrë nuk u përul para ndonjë idhulli, kurrë nuk kishte gënjyer, nuk merrte pjesë në ndenjje të kota, refuzonte mënyrën e adhurimit që bënte shoqëria e asaj kohe. Kundërshtonte dukuritë negative që kishin përfshirë shoqërinë dhe dalëngadalë filloi të tërhiqej në vetmi.

Në moshën dyzet vjeç meleku Xhibril i solli mësimin nga Allahu, dhe prej aty nisi komunikimi me qiellin. Tani jeta do të udhëzohej me mesazhin e përkryer, ndërsa Muhamedi a.s. do të komunikonte Fjalët e Tij.

**Mëshira e dhuruar**

Personaliteti madhor i Muhamedit a.s. është paraqitur në ajetet e Kur'anit dhe për ne është i njohur deri në detaje. Ai është mëshirë e dhuruar, vulë e vargut të profetëve, mëshirë për mbarë njerëzinë, udhëzues në rrugën e drejtë. Allahu e ka dërguar dëshmitar e lajmëtar. Thirri për çdo të mirë e tërhoqi vërejtjen nga çdo e keqe. Është dërguar që të përkryejë vlerat morale. Pejgamber nga lloji njerëzor, e mundonte ajo që i dëmton besimtarët, ishte i kujdesshëm për atë që sjell çdo mirësi. Në çdo aspekt, për besimtarin ai është shembulli më i mirë, të cilin jemi porositur ta imitojmë dhe të shkojmë shtigjeve të tij. Imitimi i tij e bën jetën më kreative dhe e vë në binarë të shëndoshë e të ndërtuar sipas modelit origjinal, të cilin e gjejmë të tematizuar në Kur'an.

**Mësimet nga lindja që na frymëzon**

Lindja e Muhamedit a.s. na frymëzon të gjithë ne ashtu siç frymëzon miliona e miliona myslimanë në rruzullin tokësor mbarë. Këtë udhë rrëfim duhet ta synojmë të gjithë dhe në këtë janë të barabartë si elita e shoqërisë, ashtu edhe shtresa e gjerë. Ndjenja e përgjegjësisë për njohjen e Pejgamberit lëshon rrezet e veta në të gjitha horizontet. Kjo ndjenjë vazhdimisht konsiston në origjinalitetin e fesë, të kulturës dhe civilizimit,

të cilat u formësuan me rregulla të veçanta dhe u plotësuan me dhuntitë e Allahut duke motivuar vlerat e mirëfillta morale, me synim të ngjitjes së tyre drejt devotshmërisë si pika më e lartë e përkushtimit ndaj Allahut xh.sh.. Historia është dëshmitare se me ardhjen e Muhamedit a.s. kanë ndodhur mrekulli të shumta, të cilat janë pasqyruar në politikën e kohës, në sistemet udhëheqëse, bindjet ideologjike, që deri atëherë mbështeteshin në kulte e ideolatri. Mrekullitë e tilla shtrijnë ndikimin e tyre në individin dhe shoqërinë e gjerë.

Allahu e zgjodhi për bartjen e misionit të tij, prandaj ishte i tillë në të gjitha periudhat e jetës, që nga fëmijëria e hershme e deri në vdekje. Në vegjëlinë e tij e njihnin si "el emin" besnik, sepse edhe në mesin e shokëve të vet dallohej për këtë virtyt shumë të lartë, prandaj kontestet e mundshme i kthenin për gjykim te Muhamedi a.s.. Kështu ndodhi edhe në të gjitha periudhat e jetës. Njohja e jetës së tij është burim i pashtershëm për njohjen e fesë, kulturës dhe civilizimit. Misioni i Muhamedit a.s. ka krijuar një realitet objektiv në sferat e ndryshme të jetës, si në aspektin fetar, historik e kulturor, po dhe në atë individual e shoqëror. Pjesë e një realiteti të tillë të integruar në kornizën islame, jemi edhe ne populli shqiptar, i cili u mishërua me Islamin dhe në atë që lidhet me të.

**Vetëdija për atë që po përkujtojmë sot!**

Ne përkujtojmë njeriun më të dashur në zemrat tona. Atë që Allahu për ne e ka bërë më të afërt se familja, pasuria dhe vetja jonë. Përkujtojmë Muhamedin a.s., të dërguarin e Allahut. Nuk ishte një prijës politik, i cili ofroi projektin për një periudhë të caktuar dhe, me rënien e qeverisë, të përfundonte çdo gjë. Nuk ishte filozof, i cili formuloi mendimet e veta për ta kuptuar një rreth i caktuar. Nuk ishte një yll që shuhet posa të vijë agimi, nuk ishte një i pasur që i bënte të tjerët të bëheshin vasalë për shkak të ndikimit të tij. Rrethi i tij nuk paraqiste një servis në shërbim të tij, por që të gjithë ishin këshilltarë që punën e bënin me shumë devocion. Jo, nuk ishte i tillë. Ne sot po përkujtojmë atë që Allahu garantoi moralin, sjelljen,edukatën, shembullin personal,virtytet morale, rrugën e besimit, metodën e praktikumit, ndjenjën dhe dhembshurinë e tij. Po sjellim në vetëdijen e besimtarit karakterin e tij madhor, shpirtin e tij bujar, dashurinë për njeriun, përpjekjet e pafund për të ndërtuar një shoqëri ideale, të bazuar mbi parimet e besimit. Udhëheqja dhe pushteti nuk i sollën asgjë në rrafshin personal. Me të dalë nga kjo botë, pas vete la vetëm gjësendet personale, kurse një pjesë toke që posedonte, e la në shërbim të sadakasë, e ajo do t'u jepej nevojtarëve.

Shumë herë mbetej i uritur, ngase atë që posedonte, ua jepte atyre që ishin më të nevojshëm. Ishte shumë i ndjeshëm ndaj



kategorive të veçanta. Ai thoshte: "Unë dhe ai që kujdeset për jetimin, në Xhenet do të jemi së bashku", kurse atë që kujdeset për familjen e jetimit, e llogaris si luftëtarin në rrugën e Allahut ose si atë që falet pa u lodhur dhe agjëron pandërprerë. Nuk është mysliman ai që fle i ngopur e fqinji i tij mbetet i uritur. Kush na mashtron, nuk është nga besimtarët. Gjaku juaj, pasuria dhe nderi janë të ndaluara në mes jush. Besimtarët janë vëllezër, mos u urreni, mos shani, mos nënçmoni, mos përgojoni. Kush merr të drejtën e tjetrit, le ta dijë se ka marrë një copë zjarri. Këto ishin vetëm disa nga mijëra e mijëra mësime të Muhamedit a.s. të kësaj natyre, të cilat i kujtojmë me shumë përgjegjësi. Sa mirësi e humanitet bëhet në mbarë botën në përfillje të mësimeve të Pejgamberit a.s.!

**Shembulli i Pejgamberit a.s.**

Ai ishte shembulli më i mirë për angazhimin në shoqëri dhe zgjidhjen e problemeve sociale. Nuk jetonte nga djersa e të tjerëve, edhe pse për këtë kishte mundësi. Puna e kishte skalitur që në periudha të hershme të jetës. Sa prej nesh do të pranonin të bënin punën e bariut? Kujtoni Pejgamberin tuaj, i cili ruante tufa delesh dhe, nga një fitim i tillë, realizonte të mira materiale. Në periudha të mëvonshme kaloi në tregti, ku sinqeriteti i tij i siguroi besimin që iu shpërblye në periudha të mëvonshme. Për nga gjendja e vështirë materiale radhitej në kategorinë e atyre që japin e jo të atyre që marrin. Në mirësi ishte më i shpejtë se era e furishme.

Rregullimi i marrëdhënieve në mes etniteteve dhe fraksioneve të ndryshme në Medinë është model praktik për shoqëritë që kanë probleme bashkëjetese. Në këtë aspekt ai ishte shumë i



udhëzuar dhe, në bashkëpunim me të gjithë, nxori një dokument, ku përcaktoi të drejtat dhe ndau përgjegjësitë.

**Nevoja për shembullin personal**

Sa të bukura janë fjalët për këtë njeri të madh, veçanërisht në këtë kohë kur nga mejdani është tretur shembulli personal dhe mungon modeli i jetës kreative. Shtigjeve të kujt të ecim dhe kujt t'i referohemi në ndërtimin e personalitetit islam sidomos në këtë kohë kur në masë të madhe kanë rënë vlerat morale dhe është zbehur karakteri shembullor në nivele të ndryshme të shoqërisë. Kjo ka bërë që të shembet kriteri i vlerave dhe të shfaqet dukuria e degjenerimit, që shquhet për devijime sistematike.

Ecja që bëri Muhamedi a.s., është model studimi për të gjitha gjeneratat islame në periudha të ndryshme kohore, ngase mundi i tij bëri që të ndërtohej një shoqëri e pashembullt, për të cilën Allahu zbriti ajete për të treguar se është i kënaqur me të. Ketë mirësi ua solli ecja rrugës së Pejgamberit a.s..

Natyrisht, synimi ynë është pasimi i shembullit të tij dhe kjo paraqet intencën ideale për çdo pjesëtar të Islamit. Ai është thellë në zemrat tona. Personaliteti i tij qarkullon në ne ashtu si gjaku në trupin tonë. Emri i tij përmendet me kënaqësi, sa herë të hapim gojën dhe rrotullojmë gjuhën. Ai është me ne derisa të pulsojnë zemrat tona.

**Po vjen edhe një përvjetor**

Po vjen edhe një përvjetor i lindjes së Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s.. Krijesës më të dashur të Allahut, mirësisë së mbarë njerëzisë, kurorës së gjithë profetëve. Po vjen edhe ky përvjetor që në mesin tonë të ngjallë ndërgjegjen e Ymetit më të mire që Allahu nxori në ekzistencë. Ymetit që po kalon nëpër sfida të ndryshme, i cili po ecën si një trup i goditur dhe i dëmtuar në rrugëtimin e tij, aq sa nuk po mund ta shohë rrugën e qartë të treguar nga Krijuesi i gjithësisë, të cilën e zbatoi në jetën praktike i dërguari i Allahut, Muhamedi a.s..

Po vjen edhe ky kujtim për lindjen e tij, e Ymeti edhe më nuk po mund të radhisë safin, të unifikojë qëndrimin, të bartë amanetin, të ecë drejt mirësive të kësaj bote dhe Ahiretit.

Po vjen ky përvjetor që në ne të ngjallë ndjenjën e heshtur, mendjen që ka pushuar së vepruari, ndoshta të ngjallë shpresën e humbur për të ardhmen e Ymetit. Po vjen që për ne të shtrëngojë muskujt e të shtrijë krahët për të na thënë: O Ymet! Ja hipni edhe një herë që t'ju bart drejt fitoreve për të kthyer krenarinë e humbur. Ja ngjituni mbi gjoksin tim, që të ecni të sigurt pa u tundur në bartjen e emanetit. Ymet, vendosu mirë mbi supet e Kur'anit dhe Synetit, dhe qëndro i sigurt që të vazhdosh ecjen me bajrakun e ngritur, i cili lartëson misionin islam.

Është kader i Allahut që ky Ymet të përjetojë rënie, të zbresë tatëpjetave, të rrokulliset e të zmbrapset, sepse sukseset janë të garantuara në masën e përqafimit të Islamit dhe përfshirjes së tij në jetë. Ky është caktim i Allahut: Sa më afër rrugës së Tij, aq më e fortë është ndihma, dhe garancia se Ymeti do të kthehet në pozitën e duhur, që me të gjitha kapacitetet t'i shërbejë ekzistencës në përgjithësi, dhe jo vetëm llojit njerëzor. Nuk ka dyshim se bash për këtë qëllim ka ardhur Muhamedi a.s..

Historia njeh kultura dhe civilizime që janë harruar dhe kanë kaluar në anale të historisë e sot përmenden vetëm se kanë ekzistuar.

Ymeti ka pasur rënie, por ngritja ka qenë shumë më e shpejtë. Është zgjuar si një organizëm shumë i kthjellët dhe është ngritur si feniksi.

Allahu i krijon kushtet për ringjallje, ngase nuk do të fiket drita e Tij edhe se është zbehur. Allahu mbjell farën e kësaj feje, që të vijnë në jetë gjenerata të cilat ndërtojnë veten në rrugën Allahut, dhe nuk ka dyshim se kjo farë po pulson dhe është e gatshme për të vazhduar jetën.

Në parim, Ymeti është i aftë për të bartur amanetin, për të bërë reformat e duhura në shoqëri, me kusht që t'i kthehet vetvetes dhe të ndryshojë botëkuptimet mbi qenien e vet. Kjo nuk do të arrihet pa ligjësimin praktik të kthimit tek Pejgamberi a.s. dhe Syneti i tij. Nuk do të arrihet pa njohur mirë veçoritë e Ymetit dhe përparësitë ndaj të tjerëve. Në aspektin teorik dhe praktik, para nesh kemi shembullin ideal, i lavdëruar nga Allahu dhe i garantuar në çdo pikëpamje të jetës. Mesazhi i tij ishte i karakterit gjeneral, i përhershëm dhe përfundimtar. I shtrirë horizontalisht në mbarë rruzullin tokësor, i zgjatur vertikalisht në mes Tokës dhe qiellit, i lëshuar në thellësi që të përfshijë dynjanë dhe Ahiretin

# Ndodhitë dhe sfidat gjatë jetës së Muhamedit a.s.

**Dr. Hatixhe Ahmedi**

**Ai u dërgua mëshirë (rahmet) për mbarë njerëzimin në të dy botët.**

Qenia e cila e përgëzoi njerëzimin me të vërtetën, ai që e shndriti këtë botë dhe i mundësoi njerëzimit të sigurojnë lumturinë në Botën tjetër (Ahiret), është Pejgamberi, i Dërguari i fundit i Allahut, Muhammedi a.s.Ai u dërgua mëshirë (rahmet) për mbarë njerëzimin në të dy botët (Dynja – Ahiret). Ishte dita e 12 Rebiul Evvelit të vitit 571, dita e Hënë kur në Mekën (Meke) e Shenjtë lindi njeriu më i mirë dhe më i dashuri i Allahut xh.sh..Pema e trungut familjar të Muhammedit a.s. është radhitur në tabela,që në gjuhën arabe quhen "Shexhereh – Trungjet", që e ndrisin prejardhjen e tij deri tek pejgamberi i parë i njerëzimit Ademi a.s..Këto të dhëna për prejardhjen e familjes së Muhammedit a.s. janë të verifikuara deri në paraardhësin e njëzetë të tij familjar, gjyshit - Adnanit, përveç pas radhitjes së paraardhësve të tij pas gjyshit të tij - Adnanit, emrat që janë dhënë kanë prodhuar disa kundërshtime dhe diskutime. Megjithëkëtë, nuk ka dyshim aspak për faktin që Muhammedi a.s. është i biri i Ibrahimit a.s. dhe është nga pasardhësit e Ismailit a.s.. Pra, sipas kësaj që theksuam më sipër, pema e prejardhjes së Pejgamberit a.s. deri tek gjyshi i tij – Adnani, radhitet kështu: Muhammedi i biri i Abdullahut i biri i Abdulmuttalibit i biri i Hashimit i biri i Abdulmenafit i biri i Kusajjit i biri i Kilabit i Murr-rres i biri Ka'bit i biri i Luejjit i biri i Galibit i biri i Fihrit i biri i Malikut i biri i En- Nadrit i biri i Kinanit i biri i Huzejmes i biri i Mudrikes i biri i Iljasit i biri i Mudarit i biri i Nizarit i biri i Me'addit i biri i Adnanit.Dy muaj para se të lindte Muhamedi a.s. në Jethrib (Medinë) i kishte vdekur babai i tij gjersa po kthehej nga një udhëtim tregtar. Nëna e tij - Aminja, ishte e bija e Vehbit të birit të Abdulmenafit, i cili ishte nga fisi Kurejsh dhe një nga pinjollët dhe kryetar i fisit Benu Zehre. Pas lindjes së birit të tij, Aminia nuk mundi të kënaqej dhe ta mbante në duar shumë gjatë birin e vet të vetëm dhe jetim, përveçqë disa herë i dha të pijë qumësht, sepse paria e Mekës e kishte zakon që fëmijët e tyre t'i dërgonin në shkretëtirë dhe atje ia jepnin një gruaje mëndeshë (nënë qumështi), një adet i arabëve në përgjithësi. Pejgamberin a.s., derisa iu dorëzua një mëndeshe me qumësht, e ushqeu edhe nëna e tij tjetër e qumështit, robëresha e Ebu Lehebit e quajtur Suvejbe. Më pastaj Pejgamberin a.s. për një kohë të gjatë do ta ushqente me qumështin e saj Halimeja, e bija e Ebi Zuejbit, e cila ishte nga pjesëtarët e fisit Hevazin që kishin lidhje me fisin Benu Sa'd dhe që jetonin në shkretëtirë, në malësi. Paria e Mekës kishin parashikuar që klima e rëndë dhe e nxehtë e Mekës do të ishte e dëmshme për zhvillimin dhe shëndetin e fëmijëve të tyre dhe, gjithashtu, gjatë periudhës së ceremonisë së Haxhit, ky popull kishte marrëdhënie me popuj të ndryshëm dhe kjo kishte ndikuar që gjuha e tyre arabe, pra e mekasve të ndikohej nga të huajt, ndërsa mekasit ishin një popull që i jepnin shumë rëndësi gjuhës së pastër letrare dhe oratorisë së rrjedhshme. Kjo ishte arsyeja pse ata kishin marrë vendim që fëmijët e tyre në vitet e para të jetës t'i dërgonin nëpër vende larg Mekës nëpër shkretëtira dhe male, ku gjuha flitej e pastër dhe e pandikuar, në formën e plotë dhe të paprishur, me pastërti të gjuhës letrare dhe me oratori të rrjedhshme.

**Fëmijëria**

Kështu, Pejgamberi a.s. i kaloi dy vite e gjysmë të jetës së tij si foshnjë tek fisi Benu Sa'd, i cili fliste një arabishte të pastër. Këtë Muhamedit a.s. Allahu i Madhëruar ia mëndësoi në mënyrë që në të ardhmen të ishte i gatshëm edhe me trup (beden) edhe me shpirt (ruhan) për përsosjen e detyrës së tij të shenjtë hyjnore - të shpërndarjes së mesazhit, për se do ta urdhëronte Allahu i Madhëruar. Pejgamberi a.s. filloi detyrën (vazife) e ftesës (da'ven) në Islam në vitet dyzet të moshës së tij. Duhet ta pranojmë se kjo detyrë ishte një detyrë e shenjtë (mukaddes), e cila, edhe pse ishte e shenjtë në të vërtetë ishte e mundimshme, e lodhshme dhe me shumë vuajtje. Ja pra, për ta përsosur në formën e merituar dhe të duhur këtë detyrë të mundimshme e të vuajtur, nevojitet që personi në krye të kësaj detyre të ishte posedues i një strukture të fortë dhe të shëndetshme. Kështu, Pejgamberi a.s., vitet e para të fëmijërisë së tij i kaloi larg nga klima e nxehtë e ngulfatëse dhe sëmundjesjellëse e Mekes, prandaj po i krijohej mundësia e zhvillimit dhe rritjes së tij duke jetuar në një vend me ujë dhe klimë të mirë, në mal dhe me kushte që i mundësojnë rritje të shëndetshme. Edhe për sa i përket gjuhës atje, dhamë disa sqarime se kushtet i plotësonin vetëm disa vise malore e shkretinore të rrethinës së Mekës. Në të ardhmen kjo do t'i mundësonte Pejgamberit a.s. që të ligjëronte dhe t'u fliste njerëzve të ndryshëm, e që të mund të ngrihej në një shkallë të lartë, ky Pejgamber pa dyshim duhej të ishte posedues dhe zotërues i një gjuhe të mirë dhe të pastër; për përhapjen e mesazhit hyjnor në formën më bindëse dhe më të suksesshme, ishte kusht që gjuha e tij të ishte e pastër, me rrjedhshmëri dhe kjo nuk do të mësohej ndryshe përveçse që nga mosha e hershme e vegjëlisë. Duhet ditur se gjatë kësaj periudhe, pra në periudhën e fëmijërisë dhe rinisë, Pejgamberi a.s. nuk kishte njohuri se në të ardhmen do të bëhej një i Dërguar i Allahut. Kjo gatishmëri nuk po bëhej me vullnetin e tij individual dhe me dijen e tij, por kryekëput ishte nën udhëheqjen dhe drejtimin e Allahut të Vërtetë, i Cili mbante nën kontroll dhe përgjim gjithë rrjedhën e situatës që po zhvillohej. Derisa ndodhej tek nëna e tij e qumështit, pra mëndesha Halime, Pejgamberit a.s. i ndodhi një ngajrje e çuditshme, e cila në historinë islame quhet "çarja e gjoksit ose operimi i gjoksit", ngjarje që merret si spastrim dhe parapërgatitje për të qenë i gatshëm dhe i patëmetë në davet – ftesën e tij në Islam. Gjatë kësaj ngjarjeje gjoksi i Pejgamberit a.s. qe çarë nga dy melekë (engjëj), të cilët ishin emëruar për këtë detyrë. Ata ia nxorën zemrën e tij dhe e pastruan pjesën e ndotur dhe të gabuar nga shejtani (djalli) dhe mënjanuan sulmet e epshit (nefs) dhe e lanë me ujë Zemzemi, për ta vënë sërish në vendin nga e kishin nxjerrë. Pas kësaj ndodhie, Pejgamberi a.s. qe përgatitur për davetin (ftesën) e tij në Islam edhe nga ana shpirtërore (ruh).Ngjarja e kishte frikësuar nënën e qumështit të Pejgamberit a.s., pra nënën Halime, dhe ajo e mori atë menjëherë dhe e dërgoi në Mekë për t'ia dorëzuar nënës së tij - Amines dhe gjyshit të tij -Abdulmuttalibit, dhe kështu, që nga ajo ngjarje e deri në moshën gjashtë vjeç, Muhammedi a.s. do të qëndronte pranë nënës së tij Amine. Gjatë kësaj kohe e ama - Amineja e mori pranë vetes Pejgamberin a.s. dhe shkoi për t'i vizituar (për ziaret) kushërinjtë (akrabatë) e saj në Medinë. Me atë rast ajo po shkonte të vizitonte edhe varrin e bashkëshortit të saj, i cili po mbushte gjashtë vjet që kishte vdekur dhe ishte varrosur në Medinë. Kjo vizitë zgjati një muaj dhe, kur po ktheheshin pas kësaj vizite në Mekë, në një fshat që gjendej jo shumë larg nga Medina e që quhej Ebva, Amineja u sëmur papritmas e vdiq dhe u varros po në atë vend. Pejgamberi a.s. tani kishte mbetur jetim edhe i vetmuar pa asnjërin prind.Pastaj fëmijën (pra Pejgamberin a.s.), i cili kishte mbetur i vetëm në rrugë, në shtëpinë e tij në Mekë do ta sillte Ummu Ejmeni, e cila Muhammedin e vogël do t'ia dorëzonte gjyshit të tij - Abdylmuttalibit. Gjyshi i tij, që ishte në moshë të shtyrë, ushqente një dashuri të madhe shpirtërore për të nipin, një dashuri të madhe dhe mëshirë (rahmet) të papërshkrueshëm ndaj të nipit ai e pasqyroi dhe shfaqi për dy vjet, duke u munduar t'ia kompensonte mungesën e të dy prindërve të tij. Gjyshi i Pejgamberit a.s. ishte një personalitet me ndikim dhe vlera tek bijtë e familjes së Hashimit dhe në Mekë në përgjithësi ai gëzonte një autoritet të lartë, sepse ai kishte vlera të veçanta, kishte një aftësi dhe zgjuarsi të madhe, vlerat e tij morale ishin të ditura për të gjithë mekasit, dhe këto vlera do t'i rriteshin sidomos kur do ta gjente sërish, pas një kohe të gjatë, ujin e humbur të burimit të Zemzemit dhe do t'ua tregonte atyre, prandaj Meka në përgjithësi kishte një respekt të pafund ndaj tij, çmonte dhe respektonte gjithashtu edhe më shumë fjalën e tij, vlera këto që i kishin mundësuar atij të merrte postin e një prijësi (reis) në qytetin e Shenjtë të Mekës. Abdylmuttalibi kishte vendosur, ngjitur me murin e Kabes, një minder të posaçëm vetëm për veten e tij, e aty vinte Këshilli i parisë së Mekës "Darunnedve", dhe paraqiste probleme të ndryshme të tyre ,të cilat i dëgjonte ai dhe gjente rrugën më të lehtë për zgjidhjen e tyre. Muhamedi i vogël, i cili nuk ndahej për asnjë çast nga gjyshi i tij, kishte rastin që të shihte dhe të dëgjonte e të përjetonte nga afër ato problemet e fetare, administrative, ekonomike, shkencore dhe shoqërore të Darunnedves, që më pastaj do të ndikonte që Muhamedi a.s. të kuptonte që nga ajo moshë se në Mekë po mbizotëronte një mizori (zullum) i madh dhe një shkatërrim i tmerrshëm. Kur Muhamedi a.s. mbushi tetë

(8) vjeç, gjyshi i tij Abdylmuttalibi kishte arritur moshën tetëdhjetë e dy vjet të jetës, d.m.th. ishte plakur dhe tashmë nuk mund të sfidonte sëmundjen, kështu që në atë moshë do të vdiste. Mirëpo, kur e pa Abdylmuttalibi se i qe afruar vdekja, nipin e tij jetim - Muhamedin do t'ia dorëzonte Ebu Talibit, të birit të tij, që ishte axha i Muhamedit a.s. dhe kishte edhe fëmijë të tjerë. Ebu Talibi ishte vëlla nga një nënë e një baba me babain e Pejgamberit a.s. - Abdullahun. Kështu Muhamedi a.s. që nga mosha tetë vjeç e deri në moshën njëzet e pesë vjeç, do të qëndronte pranë axhës së tij - Ebu Talibit.

**Ngjarjet e skalitin për të ardhmën**

Pra, për periudhën e ardhshme të Muhamedit a.s. pas kësaj periudhe, dhe për faktin se ai do të bëhej pejgamber dhe rrethin ku jetonte Muhammedi a.s., kemi më pak të dhëna. Mirëpo janë të njohura disa të dhëna që nuk kanë të bëjnë vetëm me Pejgamberin a.s. po edhe me mekkasit e tjerë, dhe kjo na jep të kuptojmë se Pejgamberi a.s. kishte luajtur një rol të veçantë në atë mes. Këto ndodhi janë të njohura dhe përmenden në historinë islame. Një nga ato ngjarje, e cila paraqet rëndësi të veçantë, është ngjarja shumë e rëndësishme e takimit të Pejgamberit a.s. me priftin Bahira.Pejgamberi a.s. në moshën dymbëdhjetë vjeç, së bashku me axhën e tij, kishin marrë rrugën për tregti për në Siri, pra Pejgamberi a.s. i ishte bashkuar këtij karavani, i cili, gjatë udhëtimit, kishte ndaluar në vendin Busra për të pushuar. Aty ishte një prift manastiri, që quhej Bahira, Sipas burimeve islame, prifti, duke i vërejtur cilësitë e veçanta të Pejgamberit a.s., sipas mendimeve dhe të dhënave të tij, kishte arritur të zbulonte se ai djalosh në të ardhmen do të jetë pejgamberi i fundit i njerëzimit.

Pas këtij udhëtimi të parë në jetën e tij jashtë Mekës, Muhamedi a.s. do të udhëtonte edhe në vitet e ardhshme të jetës së tij së bashku me xhaxhallarët e tjerë të tij. Në këto udhëtime tregtare ai do të arrinte të njihej me kulturën, fenë, zakonet, gjendjen dhe situatën e popujve të ndryshëm të rajoneve të ndryshme. Këto njohuri Pejgamberit a.s. do t'i ndihmonin për të ardhmen në përhapjen e Islamit, sepse ai, duke u mbështetur në këto njohuri, do të zhvillonte përhapjen e fesë. Pra, të gjitha këto udhëtime dhe ndodhi duhet të vlerësohen si ngjarje që do ta përgatisnin atë për një pejgamber të përgatitur edhe me dituri edhe me njohuri, që do t'i dëshmonte gjatë jetës.Allahu i Madhëruar e kishte gjithmonë në kontroll dhe mbikëqyrje Pejgamberin e Tij të ardhshëm; atë do ta përgatiste shpirtërisht për të bërë ftesën (da'ven) e fesë së vërtetë, dhe gjithashtu atë do ta mbante larg çfarëdo lloji të shirkut (larg të bëri shok Allahut) dhe nga çfarëdo e keqe e amoralitet, që ishin të përhapura në kohën



e injorancës (xhahilijetit). Mekasit kishin një festë të veçantë fetare, në të cilën ishte zakon që secili të vepronte sipas zakonit, dhe kështu ai duhej hynte në radhë për të madhëruar një idhull që ishte i gatshëm, dhe, përderisa ai, me insistimin e madh të xhaxhallarëve dhe të hallave të tij, kishte hyrë e po priste, ende pa i ardhur radha, ishte alivanosur një kohë të shkurtë dhe nuk kishte bërë shirk (nuk e kishte adhuruar idhullin, pra nuk I kishte bërë shok Allahut). Nga ajo ndodhi të afërmit e tij më nuk insistonin që ai t'i adhuronte idhujt. Natyrisht, Pejgamberi a.s. që nga mosha e vogël e tij dhe gjatë gjithë jetës së tij nuk kishte adhuruar asnjë idhull, nuk kishte prerë kurban në emër të tyre, bile ua kishte bërë të qartë atyre se nuk i vinte mirë as kur përmendte emrat e tyre. Pejgamberi a.s. në moshën e rinisë, duke ruajtur dhentë, po ndihmonte axhën e tij - Ebu Talibin, i cili kishte në gjendje të vështirë ekonomike. Gjatë asaj periudhe ai shpesh ishte përballur me atmosferën shfrenuese të mekasve gjatë ahengjeve të tyre, e kjo do t'i mundësonte atij që të zbulonte dhe të arrinte të rriste të përceptuarit e njohjes së tij se Krijuesi i çdo gjëje ishte Allahu xh.sh., se Ai ishte Pronar dhe Bashkues i gjithçkaje, dhe Muhamedi a.s. e kishte kuptuar shumë mirë se, nëse i bëhet



Allahut shok, kjo ishte një humbje, prandaj të gjitha këto sprova dhe mundime atë do ta forconin shumë shpirtërisht. Njëherë, derisa po ruante delet, vendosi t'ia linte në besë ato një shoku të tij, gjithashtu bari, dhe të zbriste në Mekë nga shkretëtira, për të ndjekur një aheng që ishte përgatitur të mbahej në Mekë, por atij Allahu i Madhëruar ia çoi një gjumë që, ende pa u ulur, nuk arriti t'i shihte ata teksa po pinin pije alkoolike, e që i zgjati derisa luajtën lojrat e tyre dhe bënë amoralitete që i vepronin. Gjithashtu, edhe një herë tjetër, në të njëjtën mënyrë ishte ndaluar nga një vëzhgim i një ahengu të tillë, dhe pas këtyre Pejgamberi a.s. nuk kishte ndier nevojë për të marrë pjesë në to, pra kurrë në jetën e tij nuk kishte vëzhguar ahengje të tilla me harame (gjëra të ndaluara). Kur Pejgamberi a.s. ishte në moshën njëzet e pesë vjeç, ndodhi lufta e Fixharit në mes të mekasve dhe fisit Hevazin. Edhe pse ishte në kushte dhe kishte fuqi të luftonte, Pejgamberi a.s. në atë luftë vetëm i mblodhi shpatat që binin në pjesën tjetër të fushës së luftës dhe ua dorëzoi xhaxhallarëve të tij. Edhe pse në përgjithësi në atë luftë Pejgamberi a.s. ndodhej pothuajse jashtë saj, megjithëkëtë, ajo ndodhi në të ardhmen do t'ia mësonte taktikën dhe teknikën, pra është e vërtetë që ai më vonë do të fitonte dhe do të formonte një praktikë në komandimin dhe në pjesën lëvizëse të luftës. Andaj kjo ishte ndodhia që ai e kujtonte si një situatë që, kur ishte anëtarësuar, kishte autoritet dhe taktikë. Pas asaj ngjarjeje ndodhi ngjarja "Hilful fudul", që i shërbyen Pejgamberit a.s., t'i njihte nga afër gjendjen në shoqëri dhe çështjet që e preokuponin atë, sepse ai kishte parë shumë shembuj në realitet se si në shoqërinë e xhahilijetit (injorancës) i forti shtypte të dobëtin, dhe si ata dridheshin dhe shkriheshin përballë të fortit dhe të fuqishmit.

**Njihte ambientin që e rrethonte**

Kur ishte në moshën njëzet e pesë vjeç Muhammedi a.s. u takua me Zonjën Hatixhe në një karvan tregtar që po e udhëhiqte vetë Muhammedi a.s.. Besnikëria e kësaj udhëheqjeje më pas do t'i mundësonte atij që Zonja Hatixhe të martohej me të, dhe ai të krijonte një familje të re duke u ndarë nga xhaxhai i tij, Ebu Talibi. Pejgamberit a.s. nga ajo martesë i lindën gjashtë fëmijë. Katra ishin vajza, dhe quheshin: Zejneb, Rukijje, Ummu Gulthum dhe Fatime. Që të katrat e arritën vahjin (shpalljen e pejgamberllëkut) të babait të tyre dhe kishin bërë hixhret – shpërngulje duke i besuar në fenë e shpallur babait të tyre. Djemtë e tij quheshin Kasim dhe Abdullah. Djali i parë i Pejgamberit a.s. quhej Kasim dhe, për këtë shkak më vonë edhe Pejgamberi do të merrte nofkën "Ebul Kasim" "babai i Kasimit". Sipas disa burimeve të tjera të dhënash, Pejgamberi a.s. thuhej se kishte pasur edhe dy djem të quajtur Tajjib dhe Tahir, po kjo nuk është e vërtetë, sepse në disa të dhëna të tjera thuhet që ata dy emra ishin llagabe të birit të tij Abdullahut. Djali që i lindi pas Hixhretit – shpërnguljes në Medinë, ishte me robëreshën e Egjiptit - Marijen. Të gjithë fëmijët djem të Pejgamberit a.s. kishin vdekur në moshë shumë të vogël. Pas martesës me Hatixhen r.a., Pejgamberi a.s. ishte munduar që, me anë të tregtisë, të siguronte mbajtjen gjallë të familjes, prandaj ndonjëhërë ksihte bërë tregti me ortakë (të tjerë) e ndonjëherë vetëm. Muhammedi a.s. gjatë zhvillimit të kësaj tregtie, dallohej për drejtësinë, fjalën e tij të drejtë, zbatimin e premtimeve të dhëna, sjelljet e tij të drejta e të matura, veprimin e mirë ndaj secilit, ndihmën ndaj secilit me aq sa kishte mundësi, ndihmën dhe shtririjen e dorës ndaj atyre që nuk kishin (të varfërve) dhe ndaj nevojtarëve, ndihmën dhe interesimin ndaj të afërmve dhe farefisit të tij (akraba), përparësitë dhe formimin e tij moral e shpirtëror, të cilat menjëherë kishin shkëlqyer dhe ishin bërë cilësi të njohura në opinionin ku jetonte, në rrethin ku jetonte secili kishte krijuar për të besim dhe kishte respekt, për të arritur në piedestal, ku secili e numëronte nga të parët dhe e donte atë. Për këtë arsye, në saje të autoritetit, ngritjes

dhe modestisë së tij, mekasit ia kishin dhënë nofkën "El- Emin" – "Person i besueshëm".Kur Pejgamberi a.s. ishte në moshën tridhjetë e pesë vjeç, ndodhi ngjarja e rinovimit të Kabes, dhe gjatë asaj ngjarjeje Muhammedi a.s. ishte nga protagonistët kryesor për vendosjen e "Haxherul Esvedit" – "Gurit të Zi" në vendin e tij, që ndaloi gjakderdhjen në mes të fiseve të Mekës, duke e kthyer mosmarrëveshjen në një pajtim në mes të të gjithëve dhe duke e kënaqur, secilin sepse e zgjidhi problemin në formë dhe në mënyrë të drejtë e të baraspeshuar për të gjithë, prandaj besnikëria dhe siguria ndaj tij qe shtuar edhe më tepër. Dihet shumë mirë se rinovimi i shtëpisë së Allahut, Qabesë, sikur tek gjithkush, ashtu edhe tek Muhammedi a.s. kishte ngjallur ndjenja fetare emotive. Nga kjo shihet se që nga këto vite ishte shfaqur dëshira e Muhammedit a.s. që të qëndronte vetëm me Krijuesin e tij (Rrabb). Të gjitha të këqijat, padrejtësitë, mizoritë (zullumet), amoralitetet, shpërfilljet dhe shkatërrimet që kishin bërë në emër të fesë, e po t'u shtojmë edhe shkallën shumë të ulët të të menduarit të tyre, për atë që bëheshin në atë shoqëri, atëherë më lehtë dhe më mirë do ta kuptojmë se pse Muhammedi a.s. kishte qëndruar larg nga ajo shoqëri, i vetmuar, pa zë, në qetësi, në një shpellë, kohë pas kohe, për një kohë të caktuar. Kështu, nga kjo moshë Muhammedi a.s., gjatë kohëve të caktuara dhe veçanërisht gjatë muajit Ramazan, largohej nga Meka për të gjetur qetësinë dhe rahatinë e tij, e kishte zgjedhur një shpellë në malin Hira, e aty i kalonte ditët e tij duke medituar për Ekzistencën, Njëshmërinë, Fuqinë dhe Madhështinë e Allahut të Vërtetë, dhe aty analizonte varfërinë dhe dobësinë e krijesave përballë Forcës dhe Fuqisë së Tij. Ai analizonte edhe ni'metet (begatitë) e shumta dhe të pafundme të Krijuesit të Madhëruar për njerëzit dhe, në anën tjetër, mosmirënjohjen e njerëzve ndaj këtyre begative (ni'meteve). i kujtonte dhe mendonte për gjendjen e keqe fetare, politike, shoqërore morale, etj., në të cilën kishin rënë njerëzit e asaj kohe. Ja pra, ato ishin ditë të vetmisë dhe të meditimit që e kishin ngritur më vonë Pejgamberin a.s. në një formë të përsosur shpirtërore morale e, në anën tjetër, e kishin formuar edhe në aspektin mendor dhe argumentues, që e ngritën dhe i mundësuan që të arrinte në një shkallë të lartë mendore dhe shkencore.

1. Muhammed bin Is'hak bin Jesar, Siretu Ibni Is'hak el- Musem- ma bi Kitabil Mubtedei vel Mebahithi vel Megazi , E shqipëroi: Muhammed Hamidullah, E botoi: Muhammed el – Fasi, bot: Rabat, 1976 . 2. Ebu Muhammed Abdul Melik Ibni Hisham, "Es-siretun- Nebevijje li Ibni Hisham", shqipëroi: Shejh Fuad Fuad bin Ali Hafidh, boton: Darul Kutub Al Ilmijje, Bejrut, Liban, 2009. 3. Vehbi Sulejman Gavoçi, "Pejgamberi, Muhammedi a.s. – jeta dhe vepra", botim i shtëpisë botuese "Furkan", Shkup, 1994. 4. Safijurrahman El-Mubarekfuri, "Nektari i Vulosur i Xhennetit", botim i Islamhouse. Botim arabisht dhe përkthim në shqip.



# Lufta kundër rebelizmit

**Dr. sci. Musa Vila**

من حمل علينا السلاح فليس منا (متفق عليه و أخرجه أحمد و النسائي و ابن ماجة)

**"Kush bart armën kundër nesh, nuk është prej nesh".Hadithi është mutefekun alejhi. (i shkallës më të lartë. Buhariu dhe Muslimi janë të një mendjeje për këtë transmetim). Po ashtu e kanë regjistruar edhe Ahmedi, Nesaiu dhe Ibn Maxheja. [1] Është transmetuar edhe nga Ebu Musa el Eshariu, Ebu Hurejra, Seleme ibn Ekvea, Ebu Bekrete, Semre dhe Amër ibn Avfi.**

**Transmetimet e Hadithit**

Në një transmetim thuhet: "Kush shquhet vazhdimisht me armë kundër nesh, nuk është prej nesh". Në një transmetim, në vend të fjalës armë, përmendet fjala shpatë. Tek Ahmedi nga Ebu Hurejra transmetohet : "Kush na gjuan me gurë të vegjël, nuk është prej nesh".Te Muslimi, nga Seleme Bin Ekvea, thuhet: "Kush e bart shpatën kundër nesh…"[2]

**Përmbajtja e hadithit**

Hadithi tregon se kush bart armë për të luftuar kundër myslimanëve pa të drejtë, vetëm e vetëm sepse janë pjesëtarë të fesë islame, nuk është mysliman. Mirëpo edhe ai që mban armë për t`i shqetësuar besimtarët dhe për të futur në mesin e tyre frikë dhe panik, nuk është nga gjiri i tyre. Natyrshmëria e njeriut kërkon paqe, qetësi, stabilitet, prandaj çdo gjë që u kundërvihet këtyre synimeve, është në kundërshtim të plotë me esencën e tij dhe konsiderohet jonjerëzore.[3] Thënia e tij "Nuk është prej nesh", nënkupton rrugën që ne ndjekim, pra ai nuk është i rrugës sonë, nuk është i mesit tonë ose nuk është në platformën islame, sepse, sipas së drejtës, myslimani ka detyrim t`i ndihmojë vëllait, si në paqe ashtu dhe në luftë, dhe jo ta frikësojë duke bartur armë, as ta kërcënojë dhe as të luftojë kundër tij. Kjo vlen për myslimanin, gjaku i të cilit është i mbrojtur, e jo edhe për myslimanin që kultivon rebelizëm dhe tallet me ligjin islam, lejon ndalesa, nënçmon simbolet islame, tradhton fenë etj.. Pra, hadithi tregon se ndalohen rreptësisht shqetësimi dhe kërcënimi i myslimanëve, ashtu siç vihet në pah ndalimi i luftës ndërmjet tyre. Kërcënimi i hadithit nuk përfshin udhëheqësin që lufton kundër rebelëve, të cilët, pa arsye dhe pa të drejtë, të mllefosur e plot urrejtje e mizori, rrokin armët kundër myslimanëve, po udhëheqësi vihet në pah në tekstet e tjera të haditheve.[4]

**Kush janë rebelët**

Rebelët janë një grup njerëzish që kanë tri karakteristika:

1. Janë ekstremë ndaj pushtetit duke mos i kryer obligimet dhe taksat shtetërore. Nuk i respektojnë ligjet dhe punojnë për shkatërrimin e udhëheqësit.
2. Posedojnë forcë që mund të mbajnë një pjesë të shtetit nën kontroll.
3. Paraqiten haptazi si kryengritës, revolucionarë me armë, në luftë qytetare, luftë të brendshme. Përdorin dhunë për të arritur realizimin e objektivave politikë, për të cilët është bërë edhe revolucioni.

**Cili është obligimi ynë ndaj rebelëve**

El Kasanij thotë: "Është obligim për secilin person, të cilit imami i bën thirrje për luftë kundër rebelëve, t'i përgjigjet asaj thirrjeje. Nuk i lejohet askujt që ka pasuri dhe mundësi, të tërhiqet, ngase nënshtrimi ndaj imamit që nuk të urdhëron për mëkat, është farz – obligim i patjetërsueshëm".[5] Imam En-Neveviu thotë: "Imami nuk duhet t'i luftojë derisa të dërgojë një njeri të sinqertë – besimtar largpamës e këshillues, që t'i pyesë ata pse po

hakmerreni. E nëse janë këmbëngulës, pasi t'u largohet dyshimi, ose nuk kanë dyshime, po protestojnë për qëllime jetësore, për ta marrë pushtetin në dorë, - atëherë këshillohen e pastaj u shpallet luftë".[6] Në bazë të këtyre thënieve, përfundojmë që është vaxhib t'u kundërvihemi rebelëve, por lufta kundër tyre ka për qëllim shpartallimin dhe nënshtrimin e tyre dhe jo asgjësimin e tyre. Pra, lufta kundër tyre është luftë qortimi dhe edukimi e jo luftë e vërtetë (për shfarosje). Argument për këtë kemi edhe ajetin e Kur`anit: "Dhe në qoftë se dy palë nga mesi i besimtarëve bien në luftë, ju vendosni paqe në mes tyre. Por, në qoftë se njëra prej tyre rebelohet (vërsulet pa të drejtë), atëherë luftoni të gjithë ju atë palë që rebelohet, derisa të veprojë në përputhje me Urdhrin e Allahut". (El Huxhurat, 9)

Urfuxhete bin Shurejhi ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë: "Ai që vjen te ju dhe çështja juaj është unike nën një person, e ai dëshiron thyerjen e thuprës suaj (copëtimin tuaj), ose ndarjen e turmës suaj, atëherë mbyteni atë".[7]

**Transmetimet e hadithit**

Muslimi këtë hadith e ka shënuar me një rrugë tjetër, të transmetuar nga Zijad bin Alaka, nga Urfuxhe, se e kishte dëgjuar të dërguarin e Allahut. të ketë thënë:"Vërtet do të ndodhin çudi (përçarje) dhe çudi, e kush dëshiron ta përçajë çështjen e këtij ymeti, e cila është unike, atëherë mëshojini (atij), mbyteni me shpatë, (pavarësisht) se kush është ai".[8] Muslimi këtë hadith e shënoi edhe me rrugë të tjera, që i transmetoi Urfuxhe, e që janë të ngjashme me hadithin e lartpërmendur. Në të gjitha rrugët e tjera gjendet shprehja "mbyteni atë".Buhariu dhe Muslimi e kanë nxjerrë këtë hadith edhe nga Ibn Abbasi r.a., se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kush vëren tek udhëheqësi (emiri ) i tij diçka që e urren, le të përmbahet me durim, se vërtet ai që ndan turmën vetëm një pëllëmbë dhe vdes, ai do të ketë vdekur me një vdekje injorante (para Islamit)". Ky është teksti i Buhariut.Teksti i Muslimit është: Vdekja e tij është vdekje e injorancës (paraislame)".[9]

Në një transmetim tjetër, te Buhariu gjejmë:Vërtet ai që largohet nga udhëheqësi një pëllëmbë dore, ka vdekur me vdekje të injorancës".[10] Këtu është fjala për atë që nuk i nënshtrohet udhëheqësit dhe nuk i përfill urdhrat e tij.

**Shpjegim i fjalëve të panjohura**

Fjala e tij Çështja juaj është unike , "e përbashkët" .

Fjala e tij: d.m.th.: "Ai që ndan dhe përçan turmën tuaj" dhe fjalën unike, "ashtu siç thyhet shkopi".Fjala e tij:– "Do të ndodhin çudi, befasi, përçarje dhe gjëra me shumë risi" Fjala e tij: " Mëshojini me shpatë, pa marrë parasysh kush është ai" d.m.th. që ngrihet t`i përçajë myslimanët, pasi fjala (çështja) e tyre është unike, duhet të ndalohet nga ajo. Por, nëse nuk pengohet dhe është e pamundshme t`u shmangemi pasojave ndryshe, përveçse me mbytje, atëherë ai mbytet, por gjaku i tij nuk kompensohet. Këtë e vërteton edhe shprehja tjetër e hadithit "Mbyteni", d.m.th. nëse nuk mund të evitohet përçarja ndryshe, atëherë duhet të mbytet. Fjala e tij: - "Përveçse ka vdekur me vdekje të injorancës" (para Islamit). Këtu pjesëza përjashtuese ka kuptim të pjesëzës pyetëse në formë të mohimit dhe do të thotë: se nuk e përçan turmën askush, përveçse do të përjetojë këtë dhe atë" Ose pjesëza "nuk" konsiderohet "paramenduese" , ose pjesëza "përveçse" konsiderohet "shtuese" ose pjesëz lidhëse sipas mendimit të kufinjiëve.[11] Fjala e tij: do të thotë se ka vdekur ashtu siç vdisnin njerëzit në kohën e injorancës (para islamit) në një humnerë, ngase nuk kishin udhëheqës që t`i udhëzonte ose t`i përfillte orientimet e tij dhe as që dinin se një gjë e tillë është e domosdoshme. Në hadith duket se nuk është qëllimi të tregohet se ai vdes si pabesimtar, por se ai vdes si mëkatar i madh. Krahasimi i vdekjes me atë të kohës së injorancës, mund të jetë vetëm krahasim i formës së jashtme.

**Dispozitat e Hadithit**

Këto hadithe përmbajnë dy vendime të rëndësishme:

Ndalimin e kryengritjes, të demonstratave, të rebelimit e të protestave kundër udhëheqësit, për se janë unikë të gjithë myslimanët. Dhe ai, duke falur namaz, vazhdon si prijës i tyre. Ky hadith gjen mbështetje në hadithe të tjera. Ndër to edhe në këtë: Nga Ummi Seleme thuhet se Pejgamberi a.s.. kishte thënë: "Do t`ju sundojnë (udhëheqin) udhëheqës, princa, do t`i përkrahni dhe do t`i urreni (kundërshtoni). Ai që urren (të keqen) me zemër e nuk ka mundësi me dorë e me gjuhë, është i pastër nga mëkati dhe dënimi, por ai që e mohon të keqen me metoda fetare, ka shpëtuar (nga dënimi që parashihet për atë që nuk e mohon), mirëpo mëkati dhe mjerimi mbeten për atë që pajtohet dhe të cilit i pëlqen e keqja. Ata thanë: "O i Dërguari i Allahut, a t`i luftojmë ata"? Ai tha: "Jo, përderisa falin namaz".[12] Nuk duhet të derdhet gjaku vetëm për atë që do ta përçajë dhe do ta destabilizojë unitetin islam, sepse ai lë pas çrregullim dhe shkatërrim për besimtarët, por edhe më tepër nëse shpartallon unitetin e tyre. Nëse evitimi i tij është i mundshëm me mjete që pengojnë mbytjen, atëherë detyrohemi t`i përdorim ato mjete, por nëse mënjanimi i tij nuk është i mundshëm ndryshe, përveçse me

likuidim, merret edhe ky hap (likuidimi fizik). Ibn Haxheri thoshte: “Fukahatë janë të një mendimi se është detyrim (vaxhib) respektimi edhe nënshtrimi ndaj udhëheqësit që e ka marrë pushtetin (me dhunë, ose me grusht shteti), si dhe luftimi përkrah tij. Nënshtrimi ndaj tij është më i mirë sesa protesta kundër tij, ngase synimi është të mos derdhet gjaku dhe të ruhet stabiliteti shoqëror. Mbështetje e tyre është hadithi i mësipërm, si dhe janë hadithe të tjera, që e përkrahin dhe e ndihmojnë atë. Ata nuk përjashtojnë nga kjo askënd, përveç udhëheqësin kufri i të cilit është i qartë. Nuk lejohet bindja ndaj tij, përkundrazi ai duhet të luftohet nga ata që kanë mundësi ta bëjnë, ashtu siç është thënë në hadith.[13] Këtë hadith e transmeton edhe Ibade bin Es-Samiti r.a. që thotë: “Na thirri i Dërguari a.s. dhe iu zotuam (atij). Pastaj tha, sipas asaj që mori vesh nga ne, të zotohemi për dëgjueshmëri dhe për nënshtrim, si në angazhimin tonë, ashtu dhe kur shpirti ynë urren, në vështirësitë tona, ashtu edhe në lehtësimet tona, por edhe në rrezikun (influencën) tonë, pa u tërhequr nga çështja e unitetit të tij, përveç nëse kufri (mosbesimi) shihet haptazi, prandaj kjo ju shërben si dëshmi tek Allahu”.[14] Po ashtu i Dërguari a.s. thotë: “Ai që më nderon mua, kështu e ka nderuar Allahun, por ai që më kundërshton mua, ka kundërshtuar edhe Allahun. Mirëpo ai që respekton udhëheqësin, më ka respektuar mua, e ai që kundërshton udhëheqësin, më ka kundërshtuar mua”.[15] Hadithi vë në pah se dëgjimi i udhëheqësit është i domosdoshëm, nëse ai nuk të urdhëron për mëkate, korrupsion dhe shkatërrim. Pejgamberi a.s. e krahasonte respektin e tij me respektin ndaj Allahut xh.sh.. Këtë e bënte, ngase ai a.s. ka qenë i autorizuar ta zbatonte dhe ta komunikonte Urdhrin e Allahut xh.sh. si dhe të zbatonte Ligjin e Tij. Allahu xh.sh. respektin ndaj Tij e ka krahasuar me atë ndaj Pejgamberit a.s. në shumë vende në Kur`an. Kjo jep të kuptohet se ç`rëndësi ka respektimi i Muhamedit a.s. sipas pikëpamjeve të Kur`anit. Nëse respekti ndaj tij a.s. paska vlerë kaq të madhe, atëherë respekti ndaj atyre që udhëheqin ymetin tonë me mençuri, angazhim, syçeltësi, maturi dhe me përgjegjësi të lartë, duke e konsideruar këtë komunikim edhe si shërbim ndaj Zotit të tyre, është parësor dhe krahasohet edhe me respektin ndaj Pejgamberit a.s., sepse, kush e respekton Pejgamberin, e nderon atë dhe sepse nëpërmjet tij a.s. respektohet Allahu xh.sh.[16] Ndër ajetet e Kur`anit, që e mbështetin hadithin e mësipërm, është edhe ky: “O ju që besuat, respektoni Allahun dhe respektoni të Dërguarin dhe udhëheqësin tuaj, por, nëse nuk pajtoheni në ndonjë çështje (ju edhe ata, - udhëheqësit), atëherë paraqitjani Allahut dhe të Dërguarit, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Fundit. Kjo është më mirë për ju dhe sqarim më i mirë”. (En-Nisa, 9)

Raziu thotë:[17] “Gjithë ymeti është i një mendimi se dëgjueshmëria ndaj udhëheqësve dhe princave është detyrim (vaxhib), nëse kjo vërtetësi dhe e drejtë njihet sipas argumentit, dhe se ky argument janë Kur`ani dhe Syneti. Pastaj thotë: “Dëgjueshmëria ndaj udhëheqësve është detyrim, kur ata përkrahin drejtësinë, por tek ne respektimi i atyre për të cilët masa është kompakte, është detyrim i patjetërsueshëm, ndërsa respekti ndaj udhëhëqësve nuk është detyrim i patjetërsueshëm”.

Për rëndësinë që ka respekti (dëgjueshmëria) dhe për ndikimin e madh që ka për ekzistimin e udhëheqjes (shtetit), Islami urdhëron dëgjueshmëri të plotë ndaj udhëheqjes, si për gjërat që i do, ashtu edhe për ato që s`i do fare, po madje i urren, prandaj shteti nuk mund t`i kënaqë të gjithë qytetarët, por as urdhrat e tij nuk mund të jenë të pranueshëm për të gjithë, patjetër disa do të zemërohen dhe do ta urrejnë atë që bën shteti. Pra nuk lejohet që dëshira e individit të jetë kriter për dëgjueshmëri, prandaj atë që e do, njeriu shpejton ta bëjë, po atë që e urren, për të zvarrit dëgjimin ose refuzon ta kryejë. Atëherë kjo dëgjesë, sipas shijes, nuk mjafton për ta shfajësuar individin nga detyrimi për dëgjueshmëri ndaj shtetit të vet. Këtu askush nuk ka përparësi, secili mundet dhe duhet ta dëgjojë shtetin. Nuk mund të ekzistojë një shtet i ngritur mbi pasione personale të paqëndrueshme dhe që nuk rehabilitohen.[18] Prandaj mund të themi se, nëse udhëheqja nuk mund t`i kënaqë të gjithë qytetarët, ajo që më së shumti kërkohet prej saj, është të kënaqë Allahun dhe të dërguarin e Tij. Kjo i mjafton të shfajësohet para qytetarëve, por dëgjueshmëria e tyre mbetet detyrim i shumë detyrimeve që duhet të përfillen.

(1) Fet`hul Bari, v.6, f. 131; Fejdul Kadir: v. 6, f. 121. (2) Telhusul Habir:, v.4, f.41-42. [3] Fet`hul Bari, v.16, f. 131; Fejdul Kadir: v. 6, f. 121.(2) Telhusul Habir:, v.4, f.41-42. (3) Mr. Musa Vila- Desertacioni i magjistraturës, f. 240. [4] Fet`hul Bari, v. 16, f. 131 [5] Bedaiu Es-sanaiu , v. 7, f. 140 [6] Mugnij el muhtaxh, v. 4, f. 126 [7] Sahihu Muslim, v. 3, f. 1480; El xhamiu lil Albani, f.5820 [8] Sahihu Muslim, v.3, f. 1479, Sunen Ebi Davud , v. 4 f.334 (9) Fet`hul Bari , v. 16, f. 112 dhe 240. Sahihu Muslim v. 3, f.1477-1488. Telhisul habir, v.4, f.41. (10) Po aty. [11] Fet`hul Bari, v.16, f.112.[12] Sahihu Muslim, v.3, f.1480-1481, ; Sunen Ebi Davud, v.4, f.333 [13] Fet`hul Bari, v.6 f.112;Es-sijasetu sher`ije li ibn Tejmije, f.28 [14] Fet`hul bari, v.6 f.113; Mr. Musa Vila, desertacioni i magjistraturës, f. 310-311 [15] Fet`hul Bari; Kitabul Xhihad, v. 6, f. 135 nr: 2957; Sahihu Muslim , Kitabul Imare, V.12 f. 426 nr: 4724 (16) Mr. Musa Vila. Ibid. f.310 [17] Po aty: et-tefsirul kebir, v.4, f. 145 [18] Mr. Musa Ibid. f.311;

# Pasojat e devijimit moral

**Sadat Islami**

**Dijetarët, duke pasur parasysh faktet kuranore dhe profetike, kanë ardhur në përfundimin se njerëzit që kanë çrregullime të epshit, pra që bëjnë jetë të shthurur, kanë humbur njerëzinë e tyre.**

Njeriu është qenia më e përsosur e Allahut në Tokë. Atë e krijoi Zoti në formën e përsosur, për se i dha intelektin si dëshmi konkrete. Allahu ka thënë:"Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur". (Et-Tin, 4)

Kjo formë e përsosur, sigurisht që, para çdo gjëje tjetër, ka të bëjë me intelektin e tij, pra jo me fizikun dhe bukurinë pamore apriori, ngase, këto të fundit, nuk do të luanin asnjë rol nëse mungonte e para. Njeriut që i mungon arsyeja në veprime, nuk i përket ky epitet. Për njerëzit që veprojnë kuturu, Allahu ka thënë: "A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, po vetëm si kafshë, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta". (El Furkan, 44)

Krahas intelektit, njeriut në qenien e tij iu inkorporua edhe elementi i epshit, i cili u vu për qëllime të pastra po me mundësi të shumta të devijimit, sidomos kur nuk është mbrojtje arsyeja. Marrëdhëniet seksuale, në esencë, nuk janë të urryera. Ato janë vënë si kusht i shtimit të gjinisë njerëzore. Allahu ka thënë: "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj Që ju ka krijuar prej një vete (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre të dyve u shtuan burra shumë e gra..". (En-Nisa, 1)

Epshi do të marrë kahun e gabuar vetëm atëherë kur më nuk do t'i shërbejë qëllimit, për të cilin është vënë dhe kur nuk do të jetë më në përputhje me fenë. E them këtë të fundit, duke u bazuar në të vërtetën se ndoshta mund të ketë arsyetime të ndryshme edhe tek disa lapërdharë që ushtrojnë forma të ndaluara të marrëdhënieve intime, si bashkëjetesa, marrëdhëniet jashtë kurorës etj., sikur këtë po e bëjnë që të kenë fëmijë, pra që ta maskojnë krimin e tyre moral në emër të idealit të martesës (gjetjes së pasardhësve), mirëpo këto qëllime nuk arsyetojnë krimin e tyre. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimtari nuk do ta plotësojë besimin e tij përderisa edhe epshin të mos e ketë vënë në vijë me atë me se ju kam ardhur juve"!

Është folur për vargun e transmetuesve të këtij hadithi. Albani ka thënë se është i dobët, kurse Neveviu e vlerëson autentik. Ajo që dihet dhe është në interesin tonë, ka të bëjë me domethënien e këtij hadithi, që është e vërtetë. Jo rastësisht Pejgamberi a.s. ka kërcënuar me pasoja shumë të rënda, madje në disa raste edhe fatale, në kontekst të besimit, ata që ushtrojnë forma të ndaluara të marrëdhënieve intime.

Prandaj, kur është folur për devijimin epshor, janë përmendur pasoja të natyrave të ndryshme, si:

**1) Pasoja të njerëzisë**

Dijetarët, duke pasur parasysh faktet kuranore dhe profetike, kanë ardhur në përfundimin se njerëzit që kanë çrregullime të epshit, pra që bëjnë jetë të shthurur, kanë humbur njerëzinë e tyre. Argument kishin ajetin që cituam më sipër nga kaptina El Furkan dhe ajete të tjera.

**2) Pasoja të besimit**

Njerëzit që bëjnë mëkate të tilla, shfaqin besimin e tyre të dobët ose të shuar fare. Ata bëjnë diçka që besimin e tyre e ekspozon para rrezikut, madje edhe para shuarjes. Në rast se ata devijimin moral e marrin si program jete, në njëfarë forme, kanë adhuruar epshin, ngase




adhurimi, në esencë, nënkupton nënshtrimin. Allahu ka thënë: "A e ke parë atë që për zot çmon epshin e vet, a mos do t'i bëhesh atij mbrojtës"? (El Furkan, 43)

Se epshi rrezikon besimin, mësojmë edhe nga hadithi autentik, në të cilin Muhamedi a.s., prostitucionin, si një nga format më të spikatura të devijimit moral, e sheh rrezik potencial për besimin. Buhariu, Muslimi dhe të tjerë transmetojnë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ndodh që kurvari të bëjë kurvëri e të jetë besimtar (gjatë kryerjes së këtij akti të shëmtuar)..".

Dijetarët kanë sqaruar se kurvari nuk del prej feje, për aq kohë sa nuk pretendon që kurvëria është e lejuar në fe, por kanë thënë se teksti i hadithit është përpiluar kësisoj, në mënyrë që të jetë një vërejtje e ashpër për ata që ndjekin këtë rrugë të shëmtuar.

**3) Pasojat qytetëruese - civilizuese**

Devijimi, për nga natyra, nuk kalon pa u ndëshkuar prej Zotit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "...dhe nuk ndodh që në një popull të përhapet amoraliteti e që Allahu të mos i mbulojë me bela..".[1]

Pasojat mund t'i vërejmë edhe sot në ato vende ku është e përhapur kjo shthurje. Vetëm pak ditë më parë[2], një gazetë jona shkruante se në Nju-Jork çdo vit mbesin shtatzëna hiç më pak se 7.000 vajza nën moshën 17 vjeç, e 2/3 e tyre (ose mbi 2000) abortojnë. Kjo është një gjë që rrezikon shoqërinë dhe, jo rastësisht, Xhejms Roston pati shkruar vite më parë në "New York Times": "...rreziku i fuqisë seksuale në fund të çështjes mund të rezultojë edhe më i madh se ai i fuqisë nukleare".[3]

**4) Pasojat shoqërore dhe etike**

Për shkak të këtij degjenerimi, shoqëria do të përjetojë probleme të ndryshme, si:

- Shfaqja e traditave të urryera në dëfrimin seksual, si: imoraliteti, homoseksualizmi, pedofilia, etj.
- Pjekuria e hershme dhe e pakohë seksuale. Shikimi i materialeve pornografike, shoqërimi me pjesëtarë të gjinisë tjetër, çuarja dashuri në moshë të re, - të gjitha këto kanë bërë, siç nënvizon në vërejtjet e tij një gjykatës evropian, që fëmijët të fillojnë fazën e pubertetit para kohe.
- Ikja nga martesa legjitime. Në bazë të disa statistikave të vjetra, është fjala për vitet shtatëdhjetë (të shekullit të shkuar), në disa vende të Evropës përqindja e atyre që hynin në martesë ishte 10/1000, kurse në Suedi në vitin 1970 ishte 8/1000, për të rënë në 5/1000 në vitin 1973.
- Shkatërrimi i institucionit të familjes
- Shfaqja e formave jo të moralshme të organizimeve, si: "party", mbrëmje vallëzimi etj[4].

**5) Pasojat psikike**

Shthurja dhe devijimi moral kanë për pasojë dhe stresin, depresionin, pesimizmin dhe forma të tjera çrregullimi shpirtëror. Për ta kuptuar këtë më drejt, vetëm shih për jetën e ndonjë "ylli" kinematografik në Perëndim dhe do të mësosh për probleme me të cilat ballafaqohen atje.

**6) Pasojat shëndetësore**

Degjenerimi sjell dhe probleme të pazgjidhshme shëndetësore. Pejgamberi a.s. ka thënë: "...nuk ndodh të përhapet amoraliteti në mesin e një populli dhe ta bëjnë haptazi e të mos përhapen në mesin e tyre murtaja dhe sëmundje të tjera që nuk kanë qenë evidente tek të parët e tyre të ndjerë (që kanë shkuar në botën tjetër)..".[5]

**Përmbyllje**

Devijimi moral nuk është sëmundje e pashërueshme. Islami ka ndërmarrë hapa shumë të rëndësishëm për shërimin e saj, hapa të cilët, sa për ilustrim do t'i përmendim në vijim:

**1) Thirrja për pendim**

Jo rrallë ndodh që njerëzit të zhyten edhe më thellë në mëkate për shkak të bindjeve të gabuara se nuk ka shpëtim për ta. Pejgamberi a.s., në përfundim të hadithit që kërcënon lavirin, e të cilin e transmeton Imam Buhariu në Sahihun e tij, thotë: "...ndërsa pendimi është ende i mundshëm"!

**2) Njohja me rreziqet**

Shthurja morale për pasojë, si në këtë botë, ashtu në Botën tjetër, sjell ndëshkime të rrepta. Në këtë botë, ajo nuk kalon pa u ndëshkuar, për se ndëshkimi bëhet sipas peshës së mëkatit, kurse në Botën tjetër janë paraparë ndëshkime nga më të rreptat.

**3) Vetëdijesimi për përgjegjësinë**

Në Kur'an gjejmë ajete që edukojnë duke i kujtuar njeriut se për shqisat dhe organet me të cilat është fisnikëruar nga Allahu, njeriu nuk do të mbetet pa u pyetur.[6]

**4) Alternativat**

Epshi është pjesë përbërëse e karakterit të njeriut. Ai, në rast se mbahet nën kontroll, është i dobishëm. Për ta ruajtur epshin, më së lehti është duke u martuar. Martesa është hapi më i suksesshëm i ndërmarrë për ruajtjen e nderit. Nëse nuk mund të martohesh, atëherë agjëro, ngase kjo është porosia e atij që nuk flet nga hamendja.[7]

**5) Largimi nga gjërat që nxisin epshin**

Largimi nga çdo gjë që të çon tek epshi, si: mendimet rreth femrave, shikimi i tyre, bisedat rreth tyre, shoqërimi me to, etj..

**6) Shfrytëzimi i kohës së lirë në punë të hairit**

Kohën e lirë, mos e kalo me ose pranë gjërave që ta hijeshojnë mëkatin. Mundohu të gjesh shoqëri të hairit, gjeji vetes ndonjë punë, dobinë e së cilës shpreson ta gjesh në Ahiret, bëj një vepër për hir të Allahut, për të cilën të mos dijë askush!

**7) Mbulesa e femrës**

Mbulesa e femrës është urdhëruar për ta ruajtur shoqërinë nga problemet sikur këto. Në vendet ku nuk ka liri të shfrenuar, problemet morale dhe pasojat e tyre janë më të pakta. Në Arabinë Saudite, shifra e të prekurve nga virusi i SIDA-s është shumë e vogël në krahasim me vendet e tjera, dhe kjo, siç thotë Muhamed Ali El Berr(8), falë numrit të paktë të atyre që bien në mëkatin e zinasë.

Allahun e lusim të na ruajë nga devijimi dhe shthurja morale si dhe të na fisnikërojë me moralin e të ruajturve dhe të devotshmëve!

(1) Ibni Kethiri e përmend në el-Bidaje ve-n-nihaje ndërsa thuhet se ka sened autentik. (2) Gazeta Express, versioni online, 12 nëntor 2012, artikulli me titullin 'Kontraceptivë për nxënësit e shkollave të mesme'. (3) Shih: El-Ukajli, Jahja Sulejman. El-iffetu ve menhexhu-l-isti'faf. f. 17. (4) Ibid. f. 18-24. (5) Hadithin e transmeton Ibni Maxheh, ndërsa Albani mendon se është autentik. (6) Shih: El Isra, 36: "...pse të dëgjuarit, të pamrët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi". (7) Hadithin e transmeton Buhariu nga Ibni Mes'udi: 'O ju turmë e të rinjve! Kush ka mundësi materiale prej jush për martesë, le të martohet, ngase ajo ul shikimin dhe ruan nderin, e kush nuk ka mundësi, le të agjërojë, ngase agjërimi është mburojë!' (8) Shih: El-Berr, Muhammed Ali. Sëmundjet gjenitale & Trebinjac, Ibrahim. Prostitucioni. Përktheu: Nig'jar Bajram Hoti. f. 9





# Roli i ulemasë shqiptare në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë

**Dr.sc. Fahrush Rexhepi**

**Një vend të merituar në lëvizjen tonë kombëtare të shek.XX, e sidomos të periudhës ndërmjet Dy Luftërave Botërore, më parë dhe më pastaj e deri në ditët e sotme, zënë edhe shumë personalitete dhe figura të shquara fetare patriotike e kombëtare të ulemasë shqiptare, të cilët dhanë një kontribut të çmuar si në fushën e kulturës islame, ashtu edhe në fushën e gjuhës dhe arsimit shqip si dhe morën pjesë aktive në Lëvizjen Kombëtare për çlirimin dhe bashkimin e trojeve etnike shqiptare.**

Këto figura kanë kontribuar edhe në përgatitjen e terrenit dhe rrethanave politike për shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 28 nëntor të vitit 1912. Haxhi Vehbi Dibra, i cili në vitin 1909 mori pjesë në kongresin e Dibrës që u zgjodh kryetar i këtij kongresi, së bashku me Ferid Vokopolen, ishin ndër të parët që vunë nënshkrimin në Kuvendin e Vlorës më 28 nëntor 1912. Haxhi Vehbi Dibra, i cili ishte zgjedhur kryemyftiu i parë i Shqipërisë pas pavarësisë, ishte kryetar i senatit të parë qeveritar dhe shpeshherë zëvendësonte Ismail Qemail Be Vlorën kur mungonte. Ndërsa Ismail Efendi Ndroçi, i njohur si “flamurtar i nacionalizmës” në nëntor të vitit 1912, pas shpalljes së Pavarësisë i pari kishte ngritur flamurin në Tiranë.

Deputeti tjetër i Kuvendit të Vlorës që përfaqësonte popullin e Dibrës ishte Hafiz Sherif Langu. Krahas shërbimeve fetare, ai punonte për ngritjen e ndjenjës atdhetare. Populli i Dibrës dhe i zonës që përfshinte shqiptarët, zgjodhën delegat të tyre edhe Hafiz Sherif Langun për shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë në qytetin e Vlorës më 28 nëntor 1912. Ai, me firmën e tij, vulosi ëndrrën shekullore të popullit shqiptar për të pasur shtetin e tij.

Aktivitetin e tij patriotik Hafiz Sherif Langu fillimisht e kishte zhvilluar në rrethinën e Dibrës dhe të Manastirit, më vonë e shtriu në Mat dhe Elbasan. Në Elbasan bashkëpunoi me Aqif Pashën, Luigj Gurakuqin, Aleksandër Xhuvanin e me patriot të tjerë. Në vitin 1942 Hafiz Sherif Langu u emërua kryetar i Komitetit mysliman shqiptar me qendër në Tiranë.

Një personalitet tjetër që kishte kontribuar për shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë dhe që kishte marrë pjesë në ngritjen e flamurit kombëtar në Tiranë e në Kavajë më 1912, ishte myftiu Mytesim Kělliçi, të cilit aty iu dha rasti të njihej e të miqësohej me Isa Boletinin. Të kujtojmë me këtë rast se myftiu Mytesim Këlliçi, i cili kishte mbaruar mësimet e larta të teologjisë në Stamboll dhe, pas kthimit nga Turqia, qe emëruar myfti në Kavajë, në gusht të vitit 1912 në krye të një grupi atdhetarësh përfaqësues të Shqipërisë së Mesme e të Veriut, me ftesë të Hasan Prishtinës, shkoi në Shkup për miratimin e Memorandumit prej 14 pikësh, që i paraqitej komisionit osman për të drejtat kombëtare.

Një kontribut mjaft të rëndësishëm për shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 1912 kishte dhënë edhe islamologu shqiptar Ibrahim Karabunara nga Lushnja, i cili me atdhetarët e tjerë si Nebi Sefa e të tjerë, ndihmuan kalimin pa rreziqe të Ismail Qemalit në nëntorin e vitit 1912 drejt Vlorës, duke e mbrojtur nga forcat qeveritare osmane. Ai përkrahu pa rezervë Ismail Qemalin, me të cilin ishte njohur që në Stamboll dhe qëndronte përkrah tij edhe në momentin e ngritjes së flamurit dhe shpalljes së Pavarësisë më 28 nëntor 1912.

Se sa të përkushtuar për kauzën kombëtare ishin teologët islamë, tregon edhe teksti i “Lutjes së Ditës së Flamurit”, të cilin e kishte hartuar në gjuhën shqipe atdhetari e dijetari i shquar imam Vehbi Ismaili, që të lexohej për ditën e flamurit. Në vazhdim po japim vetëm disa pjesë të kësaj lutjeje:

“I lavdëruar qoftë emri Yt, o i Madhi Zot, sa të rrojë Gjithësia!

O i plotfuqishmi Zot, të lutemi përunjësisht që t`i dhurosh mbarësi dhe lumturi kombit shqiptar, të rrojë me nder e lavdi, i lirë e i pavarur!

O i plotfuqishmi Zot, të lutemi Ty, që t`i përkrahësh e t`i ndihmosh të gjithë ata që punojnë për të mirën e Shqipërisë, qofshin persona ose shtete!

O krijuesi i Gjithësisë, të lutemi përvujtërisht që të bësh të dështojnë veprat e atyre personave ose shteteve që duan copëtimin e Shqipërisë dhe që përpiqen ta plaçkitin lirinë dhe pavarësinë e saj!

O i Larti Porendi, të lutemi ta bekosh flamurin e Shqipërisë e të bësh që "zhgaba dykrenare" të valëvitet sa të jetë jeta në qiellin e lirë shqiptar…".

Përderisa Shqipëria hyri në etapat e zhvillimeve të reja historike, politike, fetare e kulturore të periudhës së pavarësisë, fillimi i shekullit XX për shqiptarët jashtë Shqipërisë solli ndarjen e kombit tonë. Me copëtimin e trojeve shqiptare dhe grabitjen e tyre nga mbretëritë serbe, malazeze e greke e më pas të Jugosllavisë Versajase dhe të Greqisë, filloi një nga periudhat më të rënda, më të vështira dhe më të rrezikshme të historisë së tyre.

**Rrethanat e Luftës së Dytë Botërore**

Politika e ndjekur ndaj shqiptarëve të Kosovës, të Çamërisë e të viseve të tjera, ndërmjet Dy Luftërave Botërore, ishte politikë e dhunës dhe e gjenocidit ndaj popullit të pafajshëm e të pambrojtur, e cila synonte shkombëtarizimin e popullsisë, ndryshimin me çdo kusht të përkatësisë etnike të këtyre viseve.

Në rrethanat e pushtimit serbo-malazias dhe grek, përkatësia fetare e popullsisë së këtyre viseve, ku dominonte popullsia e besimit islam, si dhe lufta për ruajtjen e këtij besimi, u bë një faktor i rëndësishëm qëndrese dhe një mjet i fuqishëm shprehës i përkatësisë kombëtare të popullsisë. Për këtë arsye gjenocidi antishqiptar, i ndërmarrë gjatë asaj periudhe, synonte likuidimin fizik të shqiptarëve si komb e si popull. Në këtë kuadër, një vend të veçantë zunë dhe përpjekjet për t'i detyruar ata për të braktisur fenë e besimin islam dhe për të përqafuar fenë e pushtuesit.

Në atë situatë jashtëzakonisht të vështirë për popullsinë shqiptare nën okupimin e huaj, një rol të rëndësishëm për mbrojtjen e të drejtave kombëtare të popullsisë shqiptare, luajtën organizatat dhe partitë politike të kohës dhe sidomos komiteti "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" dhe Organizata për mbrojtjen e të drejtave të myslimanëve "Xhemijeti" (Bashkimi), si dhe organet e tyre "Populli" dhe "Hak". Këto dy organizata u krijuan afërsisht në të njëjtën kohë dhe udhëhiqeshin nga dy prej figurave më të shquara të Lëvizjes sonë Kombëtare, Hoxhë Kadri Prishtina (personalitet i njohur), dhe Ferat



be Draga (udhëheqës i organizatës politike të myslimanëve të "Jugut të Jugusllavisë" ).

Pas kapitullimit të Jugosllavisë së Vjetër, Kosova mbeti e pushtuar dhe e copëtuar nën pushtuesit gjermanë, italianë dhe bullgarë. Shumica e territoreve të Kosovës mbetën nën pushtetin italian dhe iu aneksuan "Shqipërisë Etnike". Gjatë Luftës së Dytë Botërore, myslimanët e Shqipërisë forcuan lidhjet e tyre me myslimanët shqiptarë të Kosovës , të trojeve tjera shqiptare , të Malit të Zi e të Maqedonisë si dhe me popullatën çame. Këto lidhje ndikuan fuqishëm në ngritjen e ndërgjegjes kombëtare në këto zona. Bashkësia Islame e Kosovës në rrethana të reja, veprimtarinë e vet e zhvilloi në kuadër të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë me qendër në Tiranë, pra në kuadër të Shqipërisë Etnike, përkatësisht nën okupimin italian.



Kontributi dhe roli i dijetarëve islamë në mbrojtjen kombëtare të Shqipërisë Etnike ishte i shquar edhe në vitet 1941-1945 (Lufta e Dytë Botërore). Gjatë kësaj periudhe ulemaja shqiptare, pjesa absolute e tyre, ishin ata që qëndruan në ballë të organizimit të mbrojtjes kombëtare të Kosovës me viset e tjera të rrezikuara prej çetnikëve dhe komunistëve serbosllavë.

Midis qarqeve patriotike të Kosovës, që ngritën zërin kundër kërkesave anglo-amerikane dhe ruse në fund të vitit 1942, për ruajtjen e lirisë së Jugosllavisë Versajase, ishin edhe drejtuesit e institucioneve fetare myslimane dhe paria e tyre: "Protestojmë kategorikisht kundër atyre që janë për ndarjen e tanësisë etnike të kombit tonë dhe jemi gati me mbrojtur me gjak kurdoherë që ta lypë nevoja çdo pllëmbë të tokës shqiptare", shkruante paria popullore fetare e nënprefekturës së Gjilanit.

Ndërkaq, në protestën që vinte nga paria kombëtare e fetare e bashkësisë së Pejës, vihej në spikamë se ministrat e jashtëm të Anglisë, të Amerikës e të Rusisë: "Nuk deshkan me ditë se Kosova e Çamëria formojnë pjesën më të madhe të Shqipërisë së vërtetë".

**Kauza kombëtare**

Të dhënat burimore dhe kujtimet e historisë së popullit të shumëvuajtur shqiptar, vërtetojnë se krerët e komunitetit mysliman ishin frymëzues dhe drejtues, komandantë shtabesh e njësish të vullnetarëve për mbrojtjen e Shqipërisë Etnike nga sulmet çetnike e synimet komuniste për ripushtimin jugosllav të Kosovës e të viseve të tjera shqiptare në vitet 1941-1945.

Për ta vërtetuar faktin se dijetarët islamë shqiptarë ishin mësues të denjë të kauzës kombëtare, kujtojmë edhe disa vlerësime politike të artikuluara në programin e mbrojtjes kombëtare të Shqipërisë Etnike nga vaizi i mulla Vejsel Gutës, mbajtur në xhaminë "Bajrakli" të Prizrenit, më 17 prill 1943, në dyvjetorin e çlirimit nga pushtuesit jugosllavë. Citojmë: "Pas pesë shekujsh robnie të vështirë, Kosova nga Traktati i turpshëm i Versait hangri grushtin ma të rëndë, u nënshtrua nën zotimin mizuer të një pakice t'egër. Mbeti pothuaj 30 vjet rresht nën shkelmin serb e shkëputun prej nanës Shqipëri… Por durimin nuk e humbi, shpresën e kishte të gjallë se dikur për hir të së drejtës hynore do të binte edhe për Kosovën buria e lirisë".

Në anën tjetër, personalitetet fetare islame shqiptare patriotike, kishin denoncuar me kohë tradhtinë kombëtare, që mund të vinte veçanërisht nga partia komuniste. Mulla Mustafë Bara, pas formimit të aradhes partizane të Shalës, pasi fali namazin e xhumasë, kërkoi nga xhemati të betoheshin mbi Kur'an se do të luftonin deri në fund kundër partizanëve në tokat shqiptare etnike, ndërsa partizanëve nga radhët e shqiptarëve u tha: "Të ktheheni në shtëpi, ose të dilni në Serbi, përndryshe në çdo moment ju pret plumb i Mbrojtjes Kombëtare të Shqipërisë".

Lista e hoxhallarëve të viseve shqiptare jashtë Shqiprisë londineze, që la gjurma të pashlyeshme në historinë e mbrojtjes kombëtare të Shqiprisë Etnike është shumë e gjatë dhe kalon numrin mbi 300 hoxhallarë. Në mesin e tyre ishin edhe: Mulla Iljaz Broja, Mulla Ibrahim Polaci, Mulla Zekë Bërdyna, Mulla Nura i Gjinocit, Haxhi Jahja Daci, Asim efendi Luzha, Mulla Hamit Bytyçi, Mulla Ahmet Çunaku, Mulla Riza Osmani, Hafiz Imer Shemsiu, Mulla Rexhep Krasniqi, Mulla Kadri Llashtica, Mulla Shaqir Halili, Mulla Jakup Kamberi, Haki efendi Sermaxhaj, Muhamet efendi Gashi, Mulla Adem Ibrahim Maloku etj..

# Vizita e Sulltan Mehmed Reshadit në Kosovë më 1911*

**"Ndihem shumë i gëzuar për ardhjen time këtu, që të shoh popullin dhe të vizitoj vendin ku ra dëshmor Sulltan Murati (Meşhed-i Hüdavendigâr). Qëllimi i kësaj vizite është njohja me shërbimet e bëra këtu. Është kënaqësi e madhe të shoh rezultatin e shërbimeve këtu".**

Gjatë vizitës së Rumelisë më 15-17 qershor 1911, Mehmed Reshadi kishte vizituar edhe Prishtinën. Ditën e mërkurë të datës 15 qershor, në orën 5 të mëngjesit, kishte ardhur me tren në Prishtinë Sulltan Mehmed Reshadi me stafin e tij të përbërë nga: Sardiazemi Hakki Pasha, Bordi luftarak, stafi i Ministrisë së Brendshme, stafi i Ministrisë së Arsimit dhe stafi Hymajun. Ai kishte pushuar për një kohë në sallonin e përgatitur për Padishahun në stacionin e Prishtinës. Menjëherë pas pushimit, nga stacioni ishte nisur në drejtim të qytetit të Prishtinës, i rrethuar në të dy anët nga ushtarët osmanë mbi katër kuaj. Në rrugën për qytet, me veturën e tij, e prisnin paria e popullit të Prishtinës me duartrokitje dhe me gëzim e hare. Kur stafi i Padishahut arriti në rezidencën e qytetit të Prishtinës, ushtarët u dhanë zjarrin topave të tyre, në shenjë përshëndetjeje të Sulltanit. Nëpunësit, kuvendi administrativ, këshilli komunal dhe stafi ushtarak, që të gjithë ishin të pranishëm në pritjen e Padishahut.

**Padishahu në Prishtinë**

Pas mbledhjes dhe tubimit të parisë së Prishtinës për pritjen e Padishahut, si dhe stafi administrativ i qytetit, sipas rregullores për të mbajtur fjalimin përshëndetës, në emër të vilajetit të Shkupit, foli deputeti Said Efendiu, i cili, në emër të popullit të Kosovës, i uroi mirëseardhje Padishahut osman. Më pastaj Mehmed Reshati vazhdoi e tha: "Ndihem shumë i gëzuar për ardhjen time këtu, që të shoh popullin dhe të vizitoj vendin ku ra dëshmor Sulltan Murati (Meşhed-i Hüdavendigâr). Qëllimi kësaj vizite është njohja me shërbimet e bëra këtu. Është kënaqësi e madhe të shoh rezultatin e shërbimeve këtu". Më pastaj iu drejtua Komandantit Xhavit Pasha, duke i thënë: "Falënderoj këtë staf ushtarak dhe të oficerëve të ndershëm. Ushtria është shpirti i shtetit. Ashtu sikurse trupi nuk mund të jetojë pa shpirt, po ashtu nuk jeton as shteti pa ushtri. Me dëshirën e Krijuesit, jam shumë krenar që shoh rritjen e ushtrisë çdo ditë e më tepër". Në vazhdim të programit, Muderris Hoxha Bekir Efendiu nga Tetova kishte bërë një dua, së cilës i qenë bashkuar të pranishmit si dhe vetë Padishahu, duke thënë "amin". Në këtë ceremoni pritëse morën pjesë edhe valiu, stafi i vilajetit, stafi i degës ushtarake, dijetarët dhe përfaqësuesit e krishterë, esnafët e qytetit, komisioni i grupit Ittihad ve Terakki si dhe konsulli. Në ceremoni morën pjesë edhe të rinjtë e Prishtinës, të cilët, në prani të Padishahut, kënduan, luajtën lojëra folklorike vendëse, luajtën me tupane, surle dhe kavalle. Me përfundimin e kësaj ceremonie Mehmed Reshadi me stafin e tij shkuan në vendin e pushimit përgatitur për të.

**Namazi i xhumasë me banorët e Prishtinës**

Meqë dita e dytë e vizitës së Sulltanit ishte ditë e xhuma, për Padishahun, në një vend në afërsi të Tyrbes së sulltan Muratit I, ku kishte rënë dëshmor, vendosen hytben e xhumasë, qyrsin dhe mihrabin, që ai bashkë me banorët të falte namazin e xhumasë. Prej aty ata i dhanë lamtumirën Padishahut. Nga ora 13:00 Padishahu Mehmed Reshadi, me stafin e tij, u nisën dhe, pas një pushimi të shkurtër gjatë rrugës, arritën në pushimoren në afërsi të Prishtinës. Gjatë kësaj kohe, Ismail Hakki Manastirliu mbajti një fjalim para dhjetëra mijëra xhematlinjve të pranishëm,







Stacioni i Prishtinës i zbukuruar në prag të vizitës së Sulltan Reshatit (Mehmetit të V-të) në Kosovë më 16 Qershor 1911

Falja e namazit të Xhumasë afër Tyrbes së sulltan Muratit I

para Padishahut, ku tregoi rëndësinë fetare për të dy botët, sepse Padishahu po tregonte mirësjelljen dhe angazhimin e tij për vendin. Aty prezantonin edhe autoritete të njohur të popullit, si Sylejman Batushi dhe Isa Boletini si dhe një pjesë e komunitetit të krishterë. Pas vazit Mehmed Reshadi dhe kabineti i tij falën namazin e xhumasë Imam për faljen e namazit qe po ashtu Ismail Hakkiu, dhe pas namazit janë kënduar lutje e dua të shumta. Pastaj, në emër padishahut, Sadriazem Hakki Pasha kishte dalë në qyrsi për të lexuar një kumtesë. Në kumtesë u fol për kryengritjet e vitit të kaluar, për të gjykuarit se atyre u janë falur gabimet për sjelljet e tyre, borxhet e tyre për ndëshkime do të paguheshin nga arka e shtetit, që të braktise zakonet e shqiptarëve në lidhje me gjakmarrjen, që të drejtat e tyre t'i kërkonin në drejtësinë shtetërore". Në fund të kumtesës u bë edhe kjo lutje: "Kërkoj nga Madhëria Hyjnore që të na ndihmojë në ngritjen dhe paqen e popullit dhe të vendit". Pas kësaj kumtese, një fjalim mbajti edhe anëtari i lëvizjes Ittihad ve Terakki, Omer Naxhi beu, dhe të gjitha këto fjalime qenë përkthyer edhe në gjuhën shqipe. Pas namazit, në Meshhed-i Hydavendigar, qenë bërë përgatitje dhe qe ngritur një pushimore, ku Mehmed Reshadi do të hidhte themelet e ndërtimit të një medreseje të madhe në atë lagje. Pas një pushimi të shkurtër që kishte bërë Padishahu, së bashku me kabinetin e tij, arritën tek po hidhej themeli i medresesë, dhe ai vetë vuri aty gurin e parë të themelit duke bërë edhe dua e lutje. Më pas në vendqëndrimin e tij i kishte pritur në takim të afërmit e lagjes, të cilët i kishte gostitur. Ndër të tjera, Padishahu sulltan Mehmed Reshadi, ashtu siç ekziston edhe në deklaratë, u kishte dhënë 30.000 lira atyre që kishin borxhe dhe nuk kishin mundësi t'i paguanin, 50.000 lira për ndërtimin e medresesë së re dhe 1.000 lira të tjera për të varfrit e tjerë. Kjo ceremoni ka përfunduar në ora 22:00 në mbrëmje. Më pas Sulltani së bashku me kabinetin u larguan nga aty që të kalonin në vend fjetjen për ta kaluar natën, me falënderimet dhe duartrokitjet e të pranishmëve.

**Mbarimi i vizitës dhe kthimi**

Ditën e shtunë, më 17 qershor në orën 13,oo sulltan Mehmed Reshadi kishte arritur në stacion së bashku me kabinetin e tij, të shoqëruar nga ushtria osmane, derisa paria i jepnin duartrokitje dhe lutje mirësie. Pas një pushimi të vogël që bëri aty, përshëndeti të pranishmit që ishin mbledhur tek stacioni të tregonin përkrahjen e tyre, dhe që aty treni mori rrugën. Gjatë kthimit, treni ndaloi në shumë stacione, ku Padishahu përshëndeste po ashtu të pranishmit që gjendeshin në ato vende. Në stacionin e Shkupit Padishahut i patën dhuruar buqeta lulesh, e po kështu edhe në stacione të tjera i jepnin dhurata të ndryshme. Me kërkesën e madhe që kishin bërë banorët e Strumicës, treni ishte ndalur aty një kohë të gjatë. Njësoj kishte ndodhur gjatë gjithë rrugës, ku Padishahu pritej me përshëndetje e kënaqësi. Në orën 12, në mesnatë, treni kishte mbërritur në stacionin e Selanikut. Padishahu Mehmed Reshadi ishte vendosur aty ku duhej të kalonte natën.

* Arkivi Osman i Kryeministrisë Başbakanlı Osmanlı Arşivi, BOA, NGG.d, 907/55-12, f. 39-42 Rumi fi 3 Haziran sene 1327 /16 Qershor 1911.

Transkriptoi: Sedat Uyar / Përktheu: Mr. Zymer Ramadani

# Zekati që u jepet atyre që u duhet përfituar zemrat

Mr. Ejup Haziri

**“Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t’u takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s’kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet të jepet edhe për lirimin nga robëria, pastaj të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet”. (Et-Tevbe, 60).**

Në temat paraprake kemi shtjelluar tri grupet e para përfituese të zekatit, që janë: grupi i parë - të varfrit, i dyti - të ngratët dhe grupi i tretë - punonjësit, gjegjësisht ata që e tubojnë atë. Jemi duke u munduar që çdo grupi t’i kushtojmë nga një temë të veçantë, me qëllim që këto të shtjellohen sa më mirë dhe të trajtohen dispozitat që kanë të bëjnë me këto grupe. Në këtë shkrim do të trajtojmë grupin e katërt, i cili ka të bëjë me përfituesit e zemrave përmes shpërndarjes dhe distribuimit të zekatit. Sigurisht që do të trajtojmë çështje të ndryshme që ndërlidhen me këtë grup përfitues të zekatit, të cilëve u jepet jo për shkak të varfërisë së tyre, po me qëllim të përfitimit të zemrave të tyre.

**Konfirmim përmes tekstit**

Edhe ky grup përfituesish, sikurse edhe grupet e tjera, gjejnë mbështetje në Kur’anin famëlartë, ngase pikërisht Kur’ani flet tekstualisht për këto grupe, duke mos hyrë në detaje për dispozitat e tyre. I Madhërishmi, në lidhje me këtë, thotë: “Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t’u takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s’kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet të jepet edhe për lirimin nga robëria, pastaj të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet”. (Et-Tevbe, 60).

**Zekati ndaj atyre që u duhen përfituar zemrat**

Nëse flasim për këtë lloj të përfituesve të zekatit në retrospektivën profetike, sigurisht që zekati i këtij grupi përfshinte lloje të ndryshme, si nga aspekti teorik, ashtu edhe nga ai praktik. I Dërguari i Allahut a.s. ua jepte zekatin njerëzve, zemrat e të cilëve anonin nga Islami, për t’u fituar kështu zemrën, siç mund të ishte një prijës, i cili pritej të pranonte Islamin, ose homologu i tij, i cili pritej gjithashtu të pranonte Islamin, ose dikush nga i cili pritej të mos u bënte keq myslimanëve, ose dikush që kishte mundësi të mblidhte zekatin nga populli i tij dhe, nëse nuk i jepej prej zekatit, ai popull nuk e jepte zekatin - duke e mohuar ose duke e ndaluar. Pra, këta njerëz kishin me pozita të veçanta në popullin e tyre dhe për këtë arsye u jepej prej zekatit për ta bërë popullin për vete, për t’u ruajtur nga e keqja e tyre, për t’u forcuar atyre besimin dhe për të qenë të bindshëm ndaj prijësit të myslimanëve. Ky është edhe shkaku përse këta njerëz përfitojnë nga zekati. Kur erdhi hilafeti i Omerit r.a., kur Islami u forcua dhe u bë më i qëndrueshëm, kur frika ndaj të parëve të fiseve, nga të cilët në fillimet e Islamit ekzistonte frika e së keqes së tyre, e cila u bë si frika ndaj njerëzve normalë, nuk u jepej më nga zekati dhe Omeri thoshte: “Me të vërtetë Allahu e ka ndihmuar Islamin, kush dëshiron, le të besojë dhe kush dëshiron, le të mos besojë”.[1]

**Kush janë ata të cilëve u duhen përfituar zemrat?**

Sa i përket zekatit ndaj atyre të cilëve u duhen përfituar, juristët myslimanë kanë theksuar se ata mund të jenë njerëz me besim të luhatur; të rinj në Islam; jobesimtarë; për parandalimin e së keqes; udhëheqës përmes të cilëve të mund

të ndikohen të tjerët; njerëz me ndikim; njerëz që jetojnë në zonat kufitare me myslimanët, duke i stimuluar ata që ta mbrojnë kufirin nga pabesimtarët dhe të mos u shkaktojnë të këqija myslimanëve. Me fjalë të tjera, këta kategorizohen në dy grupe, prej të cilave secili grup përfshin disa lloje:

Grupi i parë: Myslimanët

Grupi i dytë: Jomyslimanët.[2]

Për sa i përket grupit të parë që përfshin myslimanët, këtu mund të hyjnë lloje të ndryshme të njerëzve, si në vijim:

-Udhëheqësit dhe prijësit e myslimanëve, të cilët mund të kenë ndikim tek jomyslimanët. Këta sigurisht nuk kanë nevojë për zekat, mirëpo, qëllimi është krejtësisht tjetër. Ebu Bekri i kishte dhënë zekat Adij ibn Hatim-it, i cili ishte mbret, dhe Ziberkan ibn Bedr-it, që ishte udhëheqës i një vendi. Që të dy kishin pranuar Islamin dhe shquheshin si besimtarë të mirë, mirëpo zekati i është dhënë për shkak të pozitës së tyre dhe respektit të madh që kishin popujt e tyre për ta.

-Prijës dhe udhëheqës me besim të dobët nga myslimanët, të cilët kanë ndikim në mesin e popullit të tyre, dhe, kur t'u jepet atyre zekati, ka shpresa që do t'u forcohet besimi dhe do të jenë më të vendosur. I Dërguari i Allahut u dha dhurata të shumta prej presë së Havazinit, disa njerëzve, që ishin udhëheqës të ndryshëm, që kishin pranuar Islamin, e në mesin e tyre kishte hipokritë dhe me besim të dobët, por, sikur transmetohet, shumica e të cilëve kishin përmirësuar Islamin e tyre.[3]

-Popullit mysliman që jeton në kufi me jomyslimanët, i jepet zekati me shpresën që ata të mbrojnë veten e tyre dhe myslimanët, në rast se i sulmon armiku.

-Atyre personave që kanë ndikim në popull për ta mbledhur zekatin. Nëse u jepet atyre, atëherë ata do të ndikojnë tek të tjerët për të dhënë zekatin.[4]

Për sa i përket grupit të dytë që përfshin jomyslimanët, këtu bëjnë pjes dy lloje:

-Ata që shpresohet se, duke u dhënë zekat, mund ta pranojnë Islamin, ose ndoshta Islamin mund ta pranojnë edhe familjet dhe populli i tyre. Pra, nga zekati që u jepet atyre, mund të ketë përfitime. Shembull për këtë kemi Safvan ibn Umejje, të cilit i Dërguari i Allahut i dha shumë deve që ndodheshin në një luginë, duke i thënë: "Kjo dhuratë është prej atij që nuk i frikësohet varfërisë". Më vonë, ai pati deklaruar: "Për Zotin, i Dërguari i Allahut më dha, ndonëse ai ishte personi më i urryer tek unë, ai vazhdonte të më jepte, derisa ai u bë më i dashuri tek unë". Më vonë ai kishte pranuar Islamin dhe ishte përmirësuar. Po ashtu edhe Ujejneh ibn Bedr-it, atyre që ishin me të, dhe Akrea' ibn Habis-it dhe të tjerëve - u ishin zbutur dhe përfituar zemrat në Islam përmes zekatit që u jepej. Transmetohet nga Enesi se i Dërguari i Allahut, sa herë që pyetej për diçka ose që i kërkonte ndokush atij, i jepte. Një herë atij i erdhi një njeri dhe i kërkoi diçka. I Dërguari i Allahut i dha dele që ndodheshin në mes dy kodrave. Kur u kthye tek populli i tij, ai tha: "O njerëz, pranojeni Islamin, ngase Muhamedi jep aq shumë pasuri, saqë nuk frikësohet fare prej varfërisë".

-U jepet zekati jomyslimanëve, me të vetmin qëllim që të mbrohen dhe të sigurohen myslimanët nga dëmi i tyre. Kjo bëhet atëherë kur shpresohet se, duke u dhënë zekat, do të pengohet dëmi prej tyre dhe dëmi prej të tjerëve.[5] Nga Ibn Abasi transmetohet se bëhet fjalë për përfitimin e zemrave të njerëzve që i vinin të Dërguarit të Allahut dhe pranonin Islamin, e i Dërguari u jepte atyre, dhe, sa herë që u jepte, ata thoshin: "Kjo fe është e mirë"! E kur nuk u jepte, ata ankoheshin dhe e braktisnin atë.[6] Zuhriu është pyetur për fjalën e Allahut: "... atyre që u duhen përfituar zemrat..". (Et-Tevbe, 60), e ai kishte thënë: "Ata janë që kanë pranuar Islamin prej çifutëve dhe të krishterëve". Edhe nëse janë të pasur? "Madje edhe nëse janë të pasur". Ngjashëm me këtë kishte thënë edhe Haseni: "Ata janë që sapo kanë hyrë në Islam". (Taberiu, v. 16, f.314-315).

Me fjalë të tjera, të gjitha këto lloje hyjnë në grupin e atyre që u duhen përfituar zemrat, pa marrë parasysh nëse janë myslimanë apo jomyslimanë, ndonëse Shafiu është i mendimit se ky grup nuk përfshin jomyslimanët, po ata që kanë hyrë në Islam. E nëse thuhet se i Dërguari u dha disa pabesimtarëve në vitin e Hunejnit, për t'u përfituar zemrat, atëherë u themi se ato kanë qenë dhurata nga plaçka e luftës, që ishin nga pasuria personale e të Dërguarit të Allahut. Së këndejmi, Shafiu justifikohet edhe me hadithin e Muadhit, ku i Dërguari i Allahut i kishte thënë: "Ti do të shkosh në mesin e ithtarëve të librit. Gjëja e parë për se do t'i ftosh, duhet të jetë devotshmëria e sinqertë dhe adhurimi ndaj Allahut. Kur ta pranojnë Allahun, thuaju se Ai ua ka lënë detyrim kryerjen e pesë namazeve përgjatë një dite e një nate. Kur të fillojnë të kryejnë namazin, lajmëroji se Allahu për të pasurit e ka bërë detyrim zekatin, i cili u kthehet skamnorëve të tyre..". (Buhariu, nr. 1458) Mirëpo, e vërteta është se raste të shumta dhe të ndryshme favorizojnë mendimin se mund t'u jepet edhe pabesimtarëve, sikurse ishte rasti i atij që kërkoi pasuri nga i Dërguari i Allahut dhe, kur shkoi në vendin e tij, tha: "O njerëz, pranojeni Islamin, ngase Muhamedi jep aq shumë pasuri, saqë nuk frikësohet fare prej varfërisë". Ai nuk ishte mysliman. Por, edhe raste të tjera të shumta, siç ishin personalitetet e ndryshme dhe prijësit e asaj kohe, të cilëve i Dërguari i Allahut u dhuronte pasuri, për qëllime të lartpërmendura.

**A funksionon ky grup i zekatit?**

Çështja e funksionimit a mosfunksionimit të këtij grupi pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut, është një çështje që ka krijuar dy mendime të kundërta në lidhje me këtë. Ebu Hanife është i mendimit se ky grup nuk funksionon më. Imam Tahaviu e komenton këtë duke thënë: "Kjo për faktin se Allahu i Madhëruar e forcoi fenë dhe myslimanët, prandaj nuk qe e nevojshme më tutje një gjë e tillë, e përfitimit të zemrave. Ndonëse përfitimi i zemrave përmes dhurimit të pasurisë, bëhej për dy shkaqe:

E para: Për të penguar dhe parandaluar prapësinë dhe dëmin e pabesimtarëve karshi myslimanëve, dhe

E dyta: për t'i përfituar zemrat e tyre, në mënyrë që ata të hyjnë në Islam.[7]

Kjo dispozitë ka qenë e vlefshme, e bazuar në tekst, pastaj zbatimi i saj është ndërprerë gjatë kohës së hilafetit të Ebu Bekrit, për shkak të ndërprerjes së arsyes për aplikimin e saj dhe për shkak të fuqisë së Islamit.[8] Juristi i njohur hanefit, Kasani, mosfunksionimin e këtij grupi e argumenton edhe me konsensusin e ashabëve, kur Ebu Bekri (me disa përjashtime) dhe Omeri, pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut, nuk i kishin dhënë zekat këtij grupi, për shkak të forcimit të Islamit dhe numrit të madh të myslimanëve, dhe nuk raportohet që dikush nga ashabët ta ketë kundërshtuar një veprim të tillë. E raportohet se i Dërguari i Allahut zekatin e kishte dhënë për përfitimin e zemrave, atëherë kur Islami ishte i dobët dhe myslimanët ishin të paktë në numër e, në anën tjetër, pabesimtarët ishin të fuqishëm dhe në numër të madh.[9] Shafiu ka shfaqur dy mendime për këtë çështje: mendimi i parë përputhet me mendimin hanefit, që nënkupton se ky grup nuk duhet të funksionojë më, ndërsa mendimi tjetër është i kundërt, sepse sipas tij, duhet të funksionojë. Mendimet e tij vijnë për shkak të rrethanave të ndryshme në mes dy mentaliteteve dhe dy vendeve të ndryshme, ndoshta edhe për shkak të ndryshimit të gjendjes së myslimanëve. Malikinjtë janë të ndarë dhe kanë shfaqur dy mendime për sa i përket kësaj çështje: disa mendojnë se ky grup nuk duhet të funksionojë me shfaqjen dhe forcimin e Islamin; dhe mendimi tjetër i jep qëndrim të plotfuqishëm dhe funksional këtij grupi, pa marrë parasysh kohën. Hanbelinjtë kanë dy mendime: Ahmedi mendon se dispozita e tij është ndërprerë, kurse medhhebi i tij është i mendimit se ky grup është i plotfuqishëm dhe i vlefshëm. Mendimi i fundit për këtë çështje në këtë medhheb merret në konsideratë dhe në bazë të tij gjykohet. Pjesëtarët e kësaj shkolle juridike argumentojnë se ajeti që flet për përfituesit e zekatit është në kaptinën Tevbe dhe konsiderohet nga zbritjet e fundit, gjithashtu është saktësuar se i Dërguari i Allahut u ka dhënë myslimanëve dhe jomyslimanëve për



t'i përfituar zemrat e tyre, e po ashtu Ebu Bekri i ka dhënë Adij ibn Hatimit 300 dele dhe 30 deve. E kundërshtimi i librit të Allahut dhe Synetit të të Dërguarit nuk lejohet, e në asnjë mënyrë nuk vërtetohet derogimi i këtij ajeti me mosdhënien e pasurisë për përfitim zemrash nga Omeri dhe Othmani. Ndoshta ata nuk kanë pasur nevojë për ta dhënë atë pasuri, prandaj ata mund ta kenë lënë për shkak të panevojshmërisë së tij (për momentin), dhe jo se ka rënë dispozita e tij.[10] Ka mendime se ky grup duhet të funksionojë kur myslimanët janë të dobët dhe në gjendje të keqe, e kur ata ndodhën në gjendje të mirë dhe janë të fuqishëm, nuk duhet të zbatohet. Nga të gjitha këto mendime që u paraqitën këtu, na bëhet e qartë se për këtë çështje janë kryesore këto mendime:

I pari: Ky grup nuk duhet të funksionojë më për shkak se gjendja e Islamit dhe e myslimanëve ka ndryshuar dhe, përderisa ky grup funksiononte në fillim të Islamit për shkak të gjendjes së myslimanëve, erdhi koha që, me ndryshimin e gjendjes, kur myslimanët u forcuan dhe Islami depërtoi në të gjitha viset, për se dhënia e zekatit për një grup të tillë u pa e panevojshme.

I dyti: Ky grup duhet të funksionojë në varësi prej gjendjes së myslimanëve dhe rrethanave të ndryshme kohore.

I treti: Ky grup duhet të funksionojë dhe është i plotfuqishëm në çdo kohë, pa marrë parasysh rrethanat.

**Shqyrtim rreth mendimeve paraprake**

Nëse i shqyrtojmë mendimet paraprake, mund të konstatojmë se pretendimi i atyre që mendojnë se kjo pjesë e ajetit, e cila përfshin përfitimin e zemrave të njerëzve përmes dhënies së zekatit,



është shfuqizuar, - është pretendim i pabazë dhe i paargumentuar. Gjithashtu edhe mendimi për shfuqizimin e kësaj pjese kuranore me veprimin e Omerit, nuk ka asnjë bazë, ngase Omeri nuk e ndaloi tekstin, por ndaloi një veprim që bëhej në kohën e të Dërguarit për shkak të nevojës dhe rrethanave, dhe, përderisa Allahu e forcoi Islamin, atëherë kjo gjë u bë e panevojshme. Kjo për faktin se përfitimi i zemrave nuk është një çështje që bëhet në vazhdimësi dhe përgjithmonë, prandaj jo secili që ka nevojë për përfitim brenda një kohe, mbetet i tillë edhe për kohët e tjera. Duhet theksuar edhe fakti se veprimi i Omerit nuk paraqet kundërshtim të tekstit dhe as shfuqizim juridik, ngase zekati parashihet të shpërndahet për tetë kategoritë e njohura, e nëse një kategori a grup nuk gjendet, atëherë edhe zekati ndaj atij grupi bie, mirëpo nuk duhet të kuptohet se një veprim i tillë është në kundërshti me librin e Allahut apo shfuqizim i tij. Kurdo që të ekzistojë grupi "për përfitimin e zemrave", për shkak të mos ekzistencës së një qeverie islame, atëherë zekati mblidhet dhe distribuohet për ata që e meritojnë.[11] Mund të ketë këtë mungesë edhe të ndonjë grupi tjetër, por kjo nuk sinjalizon që dispozita është ndërprerë ose ajeti është shfuqizuar. Prandaj, nëse për një kohë mungon ndonjë grup, nuk mund të thuhet se nuk parashihet zekat për të, ngase edhe nuk mund të thuhet se nuk do të ketë në të ardhmen një grup të tillë. Edhe po të shfuqizohej një dispozitë e tillë, kjo do të bëhej sigurisht në kohën e të Dërguarit të Allahut, dhe kurrsesi në kohën pas vdekjes së të Dërguarit, për shkak se shpallja ishte ndërprerë përfundimisht, pasi misioni qe përmbushur dhe kompletuar. Përfundimisht, për këtë çështje rreth mendimeve të shkollave juridike, juristët hanbelinj e kanë trajtuar nga pikëpamja më reale, prandaj qëndrimin e tyre e mbështesin dhe përkrahin shumë juristë, madje edhe juristët bashkëkohorë, gjë që rezulton si mendimi më i qëlluar në këtë aspekt. Nevoja për përfitimin e zemrave nuk është ndërprerë dhe, nëse nuk ka nevojë brenda një periudhe, mund të bëhet e nevojshme në periudhën vijuese. Madje, për një grup të tillë, mund të ndahet pasuri edhe jashtë sferës së zekatit, nëse paraqitet nevoja, siç është sot me të konvertuarit e rinj, kur një pjesë e tyre largohen nga familja dhe nuk kanë pasuri, prandaj një ndihmë e tillë do të ishte e mirëseardhur.

**Shpërndarja e këtij lloji e drejtë e udhëheqësve**

Shpërndarja dhe distribuimi i këtij lloji të zekatit është e drejtë e prijësve dhe udhëheqësve të shtetit. I Dërguari i Allahut dhe halifët pas tij e kryenin vetë këtë detyrë. E në mungesë të udhëheqësve të drejtpërdrejt të shtetit, atëherë këtë detyrë mund ta marrin përsipër institucionet fetare që veprojnë në ato vende. Në mungesë edhe të institucioneve, çështja kalon tek individi, dhe ai e jep atë sipas dëshirës. Juristët e kanë trajtuar çështjen nëse individi ka të drejtë t'i japë zekatin një pabesimtari, në mungesë të institucioneve, për se janë të ndarë në mendimet për dhe kundër, ndonëse juristi bashkëkohor Kardavi, një gjë të tillë e ndalon, përveç rastit kur nuk ka grup të tjera, si për shembull nëse myslimani jeton në vendet e pabesimtarëve dhe atje nuk ka ndonjë mysliman që meriton zekatin dhe parasheh që, nëse ia jep një pabesimtari, mund t'i zbutet zemra e tij për Islamin. Në këtë rast të domosdoshëm, lejohet një gjë e tillë.[12] Mirëpo, në kohën moderne, kur të kihet parasysh teknologjia e avancuar, një problem që ka qenë i theksuar në të kaluarën, nuk mund të imagjinohet, për shkak se paratë mund të dërgohen në çdo vend, pa ndonjë problem dhe mund të madh.

**Përfundim**

Ky është grupi i katërt në renditje, që përfiton nga zekati, të cilin jam munduar ta shtjelloj në formë të balancuar e të argumentuar dhe të detajuar sipas shkollave juridike. Shpresoj se ia kam arritur qëllimit me shpjegimin e dispozitave dhe normave që ndërlidhen me këtë grup.

(1) Grup dijetarësh, Zekati detyra e panjohur, f. 102-103.(2) Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, v.1, f, 447-448. (3) Po aty.(4) Sofiu, Flamur, Fikhul Ibadat, f. 201-202. (5) Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v.2 f. 595. (6) Taberiu, Ebu Xhafer, Xhamiul bejan fi te'vilil Kur'an, me recenzurë të Ahmed Shakirit, bot.1, 2000, Muessesetu-rr Rrisaletu, v. 14, f. 313. (7) El-Xhessas, Ebu Bekr Rrazi, Sherh Muhtesar Et-Tahavij, bot. 2, daru s-Siraxh, Medine-Arabia Saudite, 2010, v. 2 f. F. 373.(8] Tuhmaz, Abdulhamid Mahmud, Fikhu Hanefi, f. 446.(9) Kasani, Alaudin, Bedaius Sanaiu fi tertibish Sherai', v.2 f. 45. (10)Ibn Kudameh, Muvefikudin Abdullah ibn Ahmed, El-Mugni, bot.I-rë, Dar Ihjau-t-Turath el-arebij, 1985, v.2. 6.f. 328.(11) Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v.2.f. 601-602.(12] Po aty, f. 608.

# Tregtia, Paraja dhe Kamata

**Dr. Islam Hasani**

**"... por Allahu e ka lejuar tregtinë dhe e ka ndaluar kamatën..". (El Bekare, 275)**

Për të trajtuar këtë temë, fillimisht duhet ta kuptojmë lidhshmërinë në mes të tregtisë, kamatës dhe parasë, duke iu referuar disa ajeteve kuranore. Është e rëndësishme që të kuptohet se cili është dallimi në mes të kamatës mbi kapitalin dhe tregtisë që është e përmendur edhe ne Kur'anin e madhërishëm. "... dhe ata thonë: tregtia është e njëjtë sikurse kamata, por Allahu e ka lejuar tregtinë dhe e ka ndaluar kamatën". Kamata ka kaluar në një proces të ndalimit gradual, pasi në kohën e atëhershme njerëzit ishin të zhytur thellë në transaksione kamatore, saqë edhe thoshin se kamata është model i pranueshëm për tregti. Edhe në kohën tonë, tregjet financiare përdorin të njëjtin arsyetim - se norma e ngarkuar e kamatës është çmimi i shitjes së parasë.

Mbështetje tregtisë si një burim kryesor për zhvillim ekonomik, i është dhënë edhe në një thënie të Pejgamberit a.s.: 'Zoti i ka vendosur nëntë të dhjetat e furnizimit (rrëskut) në tregti. Saktësia e kësaj thënieje të Pejgamberit a.s. po vërtetohet për çdo ditë, sepse pasuria që fitohet nga tregtia e kapitalit, është e krahasueshme me atë që fitohet nga puna. Tregtia është shumë e rekomanduar jo vetëm për shkak të fitimeve që sjell, po edhe për sferën e varësive ekonomike që shtrinë në mes të popujve dhe shteteve. Gjatë historisë, shumë të mira ekonomike të ndërsjella ka pasur në shoqëri dhe shtete të ndryshme për shkak të rritjes së marrëdhënieve tregtare bilaterale në mes të shteteve të ndryshme. Verseti kuranor dhe thëniet e të Dërguarit të Zotit kanë vënë në pah rëndësinë e tregtisë dhe mënyrën se si duhet të bëhet ajo, për të qenë legjitime.

Në anën tjetër, paraja është mjeti më i fuqishëm, është mjet i ndërrimit të mallrave që mundëson tregtimin nga e tërë bota. Kjo tregon pse mungesa e parasë në ekonominë bartare (ekonomi e ndërrimit të mallit me mall) i privon njerëzit nga të mirat e tregtisë, kjo më së shumti e ka privuar nga këto të mira ekonomike shtresën shumë të varfër të popullsisë. Nga perspektiva islame, funksioni kryesor i parasë është "mjet i ndërrimit', por ka edhe funksione të tjera të rëndësishme: standard i vlerësimit, njësi për llogaritje dhe vlerë për kursime, të gjitha këto kanë evoluar nga koncepti primar i funksionimit të parasë si mjet i ndërrimit të mallrave.[1]

Paraja është kapital potencial, nuk është kapital i vërtetë në vetvete, po është një mjet për të gjeneruar pasuri përmes ndërmjetësimit të ndërrimit të mallrave, prodhimeve dhe shërbimeve, që të gjitha mund të konsiderohen si prodhime tregtie. Prandaj, paraja abuzohet në transaksionet kamatore, ku devijon nga funksionimi normal i saj, kështu që në vend që të ndihmojë tregtimin e prodhimeve të ndryshme, është bërë objekt i shitjes dhe duke u vënë çmim për të. Norma e kamatës si një çmim i blerjes/shitjes së parasë, ka bërë që në tregun e parasë të gjenerojë më shumë para përmes kredive që është kundër tregut real të prodhimeve dhe shërbimeve që gjeneron më shumë pasuri përmes transaksioneve reale. Me përqendrimin në transaksione të bazuara mbi kamatën, tregtuesit e parasë e dëmtojnë funksionimin e tregtisë në dy mënyra:

1) Tërheqja e parasë nga tregtia e prodhimeve dhe shërbimeve

2)Largimi nga pasuria reale që krijohet nga tregtia

Në rastin e parë, një pjesë e madhe e furnizimit të parasë bëhet e pashfrytëzuar si një mjet i ndërrimit të mallrave në funksionimin e tregtisë. Në rastin e dytë, pjesë e madhe e pasurisë kalon te tregtuesit e parasë, edhe pse ata janë agjentët kryesorë të pengimit për krijimin e pasurisë reale, dhe ata shpërblehen mirë në sistemin e bazuar mbi kamatën në vend që të dënohen. Arsye kryesore pse ekziston kamata, është për shkak se kamatë-dhënësit e kanë më të lehtë të kontrollojnë burimet kryesore ekonomike duke kapitalizuar fuqinë e parasë sesa të marrin pjesë në aktivitete prodhimi, duke bartur edhe përgjegjësi dhe rrezik të humbjes. Prandaj, ndalimi i kamatës është shërimi kryesor i rrjedhës së tregut për kthimin e parasë në treg duke u bërë pjesë e procesit për gjenerim të pasurisë. Dhënia e huave, sipas parimeve islame, nuk bëhet për qëllime fitimi, veçse është një punë bamirësie në konceptin e quajtur Kard al-hasen (borxh për mirësi), ku huadhënësi nga kthimi nuk merr më shumë sesa shuma që ka dhënë.[2]

Ndalimi i kamatës është bërë jo vetëm për arsye se paraja duhet të mbetet mjet i ndërrimit të mallrave për të ndihmuar tregtinë, por edhe për arsye se paraja nuk është pasuri që mund të jepet me qira. Për të pasur të drejtë që diçka të jepet me qira, ajo duhet të mbetet edhe pasi të jetë përdorur, si për shembull: toka, vetura, rrobat, librat etj.. Nëse ndonjë pasuri mbijeton përdorimin e parë, ajo pasuri konsiderohet pasuri me përdorim afatgjatë. Përkundrazi, pasuria harxhuese nuk mbijeton përdorimin e parë dhe më nuk ekziston pas atij përdorimi. Për shembull, ushqimi, uji, karburantet e ndryshme, paraja, etj. konsiderohen pasuri harxhuese. Paraja konsiderohet pasuri harxhuese, edhe pse ajo nuk shkatërrohet kur të blihet diçka me të. Nëse një person blen një kompjuter, nuk mund të përdorë të njëjtat para për të blerë një kompjuter tjetër ose diçka tjetër. Pasuritë harxhuese janë në të shumtën pasuri homogjene, kur të tregtohet me këtë kategori të pasurisë, duhen mbajtur parasysh rregullat që kanë të bëjnë me pasuritë homogjene, për t'i ikur ndonjë transaksioni që bart kamatë.

Pasuritë harxhuese nuk mund të ofrojnë ndonjë përdorim të vazhdueshëm, sepse ato përdoren vetëm një herë. Si rezultat, disa transaksione nuk aplikohen për pasuritë harxhuese, për shembull, ushqimi dhe paraja nuk mund të jepen me qira, sepse ato janë pasuri harxhuese dhe kështu veprohet edhe me prodhimet e kategorisë së njëjtë. Këto prodhime mund të jepen hua pa u lidhur me ndonjë kusht, i cili kërkon shtim, sepse bien në kategorinë e kamatës.[3] Nga rregullat dhe konceptet e përmendura, huadhënia duhet të jetë vetëm për shkaqe humanitare, dhe dhënia e parasë me qira - nuk është e lejuar.

**Konsekuencat e shpërndarjes në eliminimin e kamatës**

Kjo ka të bëjë më shumë me efektet që sjell ndalimi i kamatës në fuqizimin e tregtisë dhe arritjen e barazisë shoqërore. Vëmendje në këtë rast u kushtohet dy ajeteve kuranore, të cilat, në mënyrë shumë të prerë, tregojnë për ndalimin e kamatës: "... por Allahu e ka lejuar tregtinë dhe e ka ndaluar kamatën..". (El Bekare, 275), dhe: "... Allahu do ta privojë kamatën nga çdo bekim, dhe do të shtojë punët e bamirësisë..". (El Bekare, 276).

Ajeti i parë përcakton ndikimin e ndalimit të kamatës në institucionet e tregut, kurse i dyti ka të bëjë me institucione jotregtare, për të kompletuar paketën e rregullave të nevojshme rreth temës. Urtësia e ndalimit të kamatës studiohet nga shumë këndvështrime dhe shumë arsye, njëra prej të cilave është edhe arritja e drejtësisë shoqërore ekonomike. Lejimi i tregtisë që është përmendur në fillim, para se të përmendej ndalimi i kamatës, është shpjeguar si vlerësim që i është bërë ndërvarësisë ekonomike të vendeve dhe popujve si një mjet legjitim për të arritur mirëqenie dhe prosperitet. Pastaj, vëmendje u është kushtuar dëmeve që shkakton kamata në rrjedhën e tregtisë në mënyrë normale, duke u dhënë të drejtë huadhënësve që të vjelin fitim pa marrë pjesë në aktivitete ekonomike të prodhimit dhe pa bartur asnjë rrezik.

Paraja patjetër që ka forcën e vet ekonomike për prodhim, nëse rreziku ndahet me pronarin e kapitalit (financuesin e kapitalit) dhe në të njëjtën kohë edhe fitimi është për t'u ndarë në mes të anëtarëve në ndërmarrësi. Në veçanti kjo bëhet në mes të rabul mal dhe mudarib në konceptin e Mudaraba dhe në mes të partnerëve sipas konceptit të Musharaka, ku financuesit e kapitalit kanë statusin e aksionarëve në një projekt industrial. Ky financim, sipas rregullave ekonomike, quhet financimi në ekuitet, ku ndarja e humbjes dhe fitimit bëhet në fund të projektit dhe në këtë rast janë të paracaktuara vetëm përqindjet, po jo shuma fikse. Kjo formë e financimit tregon drejtësi, sepse asnjëra palë nuk ngarkohet me diçka që nuk është realizuar. Ndërmarrësi nuk ngarkohet për ta kthyer kapitalin duke i shtuar edhe normën e kamatës mbi shumën bazë në mënyrë të padrejtë, po është vetëm ndërmarrës dhe ndan fatin me financuesin në projekt, duke ndarë dhe humbjen edhe fitimin, sipas marrëveshjes që bëhet në fillim të projektit.

(1) ISRA (International Shari'ah Research Academy for Islamic Finance) Islamic Financial System: Principles and Operations, (Kuala Lumpur: ISRA, 2012), 55-57.(2)Razali Hj Nawawi, Islamic Law on Commercial Transactions, Kuala Lumpur: CT Publications, 1999, f.21.(3)Muhammad Yusuf Salim, A handbook on Fiqh for Economist, Kuala Lumpur: IIUM, 2005, f. 23

# MOZAMBIKU

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Republika e Mozambikut është një shtet afrikan, që shtrihet në jug-lindje të kontinentit të Afrikës, përkatësisht del në Oqeanin Indian, përmes brigjeve që kanë gjatësinë deri në 2470 km. Vendi arriti pavarësinë e tij në vitin 1975 nga Portugalia. Pushtimi portugez kishte zgjatur më shumë se katër shekuj e gjysmë. Shumica e popullit të vendit vendbanimet e tyre i përqendruan në zonat bregdetare e më pak në rajonet e tjera të vendit. Shumica dërrmuese e popullit të Mozambikut i përkasin racave të zeza, të quajtura Bantu. Më shumë se 33% e tërë popullit të vendit jetojnë në qytete dhe pranë porteve bregdetare. Shumica e banorëve punojnë në sektorin e bujqësisë, kurse veprimtaria e dytë në vend është rritja e bagëtive. Edhe pse vendi vuan nga prapambetja, kryesisht në fushën e arsimit dhe në kushte të vështira jetese; sidomos çrregullime të mëdha dhe revolucione të ndryshme kanë dobësuar Republikën e Mozambikut, të cilat e shoqëruan vendin që nga pavarësimi i tij, për të pushuar këto trazira në vitin 1992. Përveç kësaj, në Mozambik ndodhen ende ushtarë të Kombeve të Bashkuara për ruajtjen e sigurisë, rendit dhe paqes[2].

Republika e Mozambikut kufizohet me gjashtë shtete fqinje. Pra, nga veriu kufizohet me Tanzaninë - në një gjatësi 756 km, nga perëndimi me Malavin në një gjatësi deri në 1569 km, me Zambian në një gjatësi deri në 419 km dhe me Zimbabvenë në një gjatësi deri në 1231 km, nga jugu me Afrikën e Jugut në një gjatësi deri në 491 km dhe me Suazilandin në një gjatësi 105 km.[3] Bazuar në të dhënat e vitit 2007, Republika e Mozambikut ka gjithsej 147 aeroporte, prej të cilave 22 të asfaltuara dhe 125 të paasfaltuara[4]. Republika e Mozambikut ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti Enes ibn Malik, Universiteti Pedagogica, Universiteti Lurio, Universiteti Politecnica, Universiteti Zambeze, Universiteti Tecnica de Mocambique, etj5..

**Të dhëna statistikore[1]:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Mozambique.
• Emri zyrtar: Republika e Mozambikut.
• Sistemi i qeverisjes: Republikë.
• Sipërfaqja: 801,590 km².
• Numri i banorëve: 22.894.000 (2009).
• Dendësia: 28,7 (banorë në 1 km²).
• Feja: katolikë 32.8%, myslimanë 27.8%*, protestantë 17.5%, të tjerë 16.8%, pa fe 5.1%.
• Kryeqyteti: Maputo (konsiderohet qyteti më i madh në vend).
• Qytete të tjera: Manica, Nampula, Niassa, Sofala, Tete, Zambezia, etj.
• Grupet etnike: Disa fise afrikane vendëse (Tsonga, Lomwe, Sena, Makhuwa, etj) 99.66%, evropianë 0.06%, euro-afrikanë 0.2% dhe indianë 0.08%.
• Gjuhët kryesore: emakhuwa 26.1%, xichangana 11.3%, portugeze 8.8% (gjuhë zyrtare, 27% e popullit e flet si gjuhë të dytë), elomwe 7.6%, cisena 6.8%, echuwabo 5.8%, gjuhë të tjera mozambikane 32%, gjuhë të tjera të huaja 0.3% dhe gjuhë të papërcaktuara 1.3%.
• Njësia monetare: Metikal Mozambiku (1.00 MZN = 0.025 EUR).
• Data e pavarësisë: 25 qershor 1975 (nga Portugalia).
• Festë kombëtare: 25 qershor 1975 (Dita e Pavarësisë).

**Maputo:** Si kryeqytet i Republikës së Mozambikut, konsiderohet qyteti më i madh i vendit. Ky qytet ndodhet në jug të vendit, respektivisht në brigjet e Oqeanit Indian, 77 km larg kufijve të Afrikës së Jugut. Gjithashtu Maputo ka shtrirje në grykën e lumit Tempe, ndërsa gjatësia e shtrirjes bregdetare të qytetit arrin deri në 95 km dhe 30 km gjerësi. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin deri në 1.099.102 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2007), e bashkë me rrethinat e tij, numri i banorëve arrin në 2.000.000 banorë. Maputo si qytet u themelua në vitin 1876. Në fillim u quajt në emër të tregtarit portugez Marquis Lorenzo, i cili zbuloi këtë zonë për herë të parë në vitin 1544, e pastaj mori emrin Maputo. Kurse ngritja e linjës hekurudhore e këtij qyteti që e lidh me Pretorian – qytet në Afrikën e Jugut – ka rezultuar rritjen e popullsisë së qytetit. Maputo konsiderohet prej qyteteve më me vlerë të vendit dhe konsiderohet si qendër e rëndësishme tregtare, duke pasur dhe portin kryesor të vendit, përmes të cilit kryhen aktivitete të eksport–importeve të mallrave, të prodhimeve të konsumit dhe të industrisë me shtete të tjera[6].



**Përhapja e fesë islame në Mozambik**

Arritja e Fesë Islame në Mozambik ishte e lidhur ngushtë me përhapjen e Islamit në Afrikën Lindore. Para asaj kohe, tregtia në mes arabëve dhe popullatës së rajoneve të Afrikës Lindore kishte marrë hov të madh, saqë kishte edhe migrime arabe drejt qyteteve bregdetare përgjatë bregdetit afrikan. Kështu, myslimanët kishin filluar të orientoheshin në drejtim të bregdetit lindor të kontinentit të Afrikës. Pastaj, tregtarë dhe pedagogë myslimanë vazhduan këtë nismë dhe synonin brendësinë e këtyre zonave. Këtë zonë, myslimanët e njohin me emrin Ishulli Musa Es-sambik – dhe nga këta dy emra mund të ketë ardhur emri i shtetit Mozambik. Emigrimi i myslimanëve drejt këtyre zonave shtohej dhe me aktivitetet e tyre ata ndikuan në ndërtimin e qyteteve bregdetare. Nga mesi i shekullit VII h. / fillimi i shekullit XIII , qytetet islame ishin shtrirë përgjatë bregdetit lindor të Afrikës, nga Suakini – në Sudanin e sotëm – në veri, e deri tek Mozambiku në jug. Përpara ngjarjeve të mëdha dhe migrimeve të shumta islame drejt Afrikës Lindore dhe Mozambikut, historia e përhapjes së Islamit në Mozambik mund të përmblidhet në tri faza:

1) Faza e parë: Kjo fazë e përhapjes së Islamit në Mozambik kishte filluar me themelimin e dy qyteteve: Mozambik dhe Sofala. Udhëpërshkruesi i njohur Ibn Batuta, gjatë udhëtimit të tij në këto zona në shekullin VIII hixhri / XIV ka përshkruar gjendjen e qyteteve islame në bregdetin lindor të Afrikës dhe ka vlerësuar përparimin e tyre. Një përshkrim i ngjashëm vinte edhe nga udhëpërshkruesi portugez – Duarte Barbosa (vdiq në 1521) – , i cili kishte vizituar bregdetin e Mozambikut në vitin 906 hixhri / 1500. Pra, Islami në fazën e parë kishte arritur në brigjet e Mozambikut përmes tregtarëve myslimanë që depërtuan në brendësi të vendit.

2) Faza e dytë: Kjo fazë filloi me shfaqjen e portugezëve përballë brigjeve të Afrikës Lindore, zona që përjetuan një konflikt të përgjakshëm, që e shkaktuan portugezët me fanatizmin e tyre kryqtar kundër principatave dhe qyteteve islame përgjatë brigjeve të Afrikës Lindore. Gjatë kësaj faze portugezët i vunë shpatën në qafë popullit dhe shkatërruan qytetin Kelve e treqind xhamitë e tij për të vazhduar shkatërrimet drejt qyteteve Lamu – në Keni – dhe në Bati – që mund të jetë në Etiopi –, ku konflikti në mes myslimanëve dhe portugezëve vazhdoi pothuaj për dy shekuj, dhe zhvillohej në brigjet e Afrikës Lindore. Pra, myslimanët nuk iu nënshtruan lehtë pushtimit portugez. Nën hijen e pushtimit portugez në Mozambik, misionarët e krishterë kishin filluar aktivitetet e tyre fetare me synimin e krishterizimit të popullatës. Myslimanët, të revoltuar ndaj pushtuesve portugezë dhe synimeve të tyre të këqija, i luftuan ata edhe për shkak të shfrenimit të misionarëve. Pavarësisht nga sfida portugeze, Feja Islame arriti edhe në Nyasaland – në Malavi – dhe tek brigjet e liqenit Tanganjika në Afrikë.

3) Faza e tretë: Kjo fazë filloi me pavarësinë e Mozambikut, nga pushtimi i gjatë prej portugezëve. Myslimanët me vendbanimet

e tyre kryesisht u përqendruan në krahinat veriore të Mozambikut si dhe në zonën e kryeqytetit e në krahinën Sofala. Myslimanët, me luftërat e tyre, sakrifikuan shumë për pavarësinë e Mozambikut, po, megjithëkëtë, ata keqtrajtohen nga regjimi i ashpër aktual marksist. Shumica e myslimanëve këtu janë bujq dhe punëtorë të varfër, vetëm një numër i vogël i tyre merren me tregti[7].

**Historia e Mozambikut**

Popujt që flisnin gjuhën bantu, banonin në zonat e Mozambikut të sotëm qysh nga shekulli i parë i erës sonë. Pastaj, disa shekuj më vonë, prej emigrantëve që u orientuan drejt këtyre zonave, qenë edhe tregtarët arabë, dhe kjo ndodhi në shekullin e nëntë. Ndërkaq, në vitin 1498 në krahinat e Mozambikut kishte arritur Vasko De Gama (1469 – 1524), i cili konsiderohet nga zbuluesit portugezë më të suksesshëm. Portugezët në vitin 1505 pushtuan edhe Mozambikun. Mandej, në vitin 1510 portugezët nënshtruan të gjitha autoritetet arabe që shtriheshin në brigjet lindore të kontinentit të Afrikës. Me pushtimin e Mozambikut, politika portugeze solli aty popullatë evropiane dhe i vendosën padrejtësisht në zona të ndryshme të Mozambikut, duke injoruar interesat e Mozambikut dhe të banorëve të tij autoktonë. Pushtimi dhe kolonializmi portugez në Mozambik zgjati më shumë se 450 vjet. Ky konsiderohet lloji më i keq i kolonializmit, ngase ishte përqendruar në zhdukjen e zakoneve dhe të kulturës së popujve që pushtonte. Më pastaj, në fillim të viteve gjashtëdhjetë të shekullit të kaluar populli i krahinave të Mozambikut shfaqi kundërshtimin e tij ndaj pushtimit të huaj, dhe formoi frontin për çlirimin e vendit. Ky front ishte thjesht një grup popullor, i cili nisi luftën e armatosur kundër portugezëve. Pas dhjetë vjetësh lufte – afërsisht nga viti 1960 deri në vitin 1974 –, lufta u zgjerua deri në detyrimin e Portugalisë që të dërgonte 40 mijë ushtarë nga forcat e veta, për t'i luftuar revolucionarët. Ndërkaq, në shtator të vitit 1974 u nënshkrua marrëveshja e armëpushimit, kur Portugalia u pajtua për t'i dhënë pavarësinë Mozambikut. Revolucioni i vitit 1974 në Mozambik përgatiti rrugën e transferimit të sistemuar të autoriteteve portugeze tek Fronti për Çlirimin e Mozambikut, kështu që më 25 qershor të vitit 1975, Mozambiku shpalli pavarësinë e vendit[8].

**Klima**

Mozambiku ka një klimë tropikale, të ngrohtë dhe me shumë diell gjatë tërë vitit, shumë rrallë bën ftohtë. Këto karakteristika klimën e këtij vendi e bëjnë ideale për aktivitete turistike, të cilat mund të organizohen dhe realizohen gjatë gjithë vitit. Temperaturat mesatare të vendit sillen rreth 28 gradë celsius. Moti përgjatë bregdetit është me diell dhe i ngrohtë edhe në dimër. Klima në Mozambik, në një kohë të caktuar të vitit karakterizohet nga shira stinore. Stina e shirave fillon kryesisht në nëntor dhe vazhdon deri në prill, kur temperaturat mund të jenë të larta e moti me lagështi, veçanërisht në mes të dhjetorit dhe shkurtit. Mund të bie shi edhe gjatë muajve prill-maj, po është e pazakontë të bjerë në mes qershorit dhe nëntorit. Veçori tjetër e klimës në Mozambik është që 8 deri 9 orë ka diell çdo ditë gjatë tërë vitit, natyrisht me ndryshime sipas zonës. Ndërkaq, zonat në brendi kanë klimë të freskët, ndryshe nga zonat bregdetare. Në disa zona të larta mund të bjerë edhe dëborë, po edhe shi midis janarit dhe marsit[9].

**Gjendja ekonomike**

Afërsisht 75% të popullsisë në Mozambik mbështetet në bujqësi dhe peshkim, dy sektorë që konsiderohen mbështetje për ekonominë kombëtare. Me gjithë sipërfaqen e vogël të tokës së punueshme që plotëson kushtet për bujqësi, e cila nuk është më shumë se 10% e sipërfaqes së përgjithshme tokësore, në Mozambik kultivohen disa kultura bujqësore. Prej tyre më të rëndësishmet janë: arrë kokosi, çaji, pambuku dhe sheqeri. Ndërkaq, sektori i peshkimit i siguron shtetit deri në 500 mijë tonë në vit. Në Mozambik ka qymyr dhe sasi të konsiderueshme ari, të cilat nuk janë vlerësuar ende saktësisht, si dhe diamant, mangan, uranium dhe sasi të mëdha të gazit. Qeveria e Republikës së Mozambikut kohën e fundit është orientuar për të mbështetur turizmin si bukuri natyrore, konkretisht në brigjet e Oqeanit Indian, ku sigurohen plazhe natyrore, pyje dhe arkipelagë të ishujve, duke e bërë atë një arsye për të zënë turizmi një vend të veçantë, vetëm po të shprehin interesim për këtë autoritetet e vendit. Ajo që ndihmon në progresin e projekteve turistike në vend, është rrethana se vendi ka gjurma arabe islame, afrikane dhe evropiane, të cilat datojnë nga shekuj më parë[10].

*Përqindja e përkatësisë islame në Mozambik dallon shumë nga një burim tek tjetri, sepse mund të jetë edhe 30% e më shumë.

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 537. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 112, 113. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 169. Dasara, 2007, Tiranë. ar.wikipedia.org. (2) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 292, 293, 294. Dar Alem El Kutub, 1997, Rijad. (3) www.moqatel.com Muhammed Atris; f. 537.(4) www.moqatel.com (5) en.wikipedia.org (6) ar.wikipedia.org/wiki. Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f. 459. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani. (7) www.al-islam.com (8) Muhammed Atris,Ibid f.38. www.islam4africa.net (9) www.mozambiquetravelservice.com (10) www.nabdh-alm3ani.net



# Barazia gjinore çështje universale

**Mr. Sadat Rrustemi**

**“Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për të përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)”. (Err-Rrum, 41.)**

Historia që nga kohët e lashta ka për mbështetje binomin natyrore, kurse fundi i shekullit njëzet dhe fillimi i atij njëzet e një ka vënë në qendër të studimit dhe vëmendjes çështjen e femrës. Janë bërë hulumtime në rrafshe të ndryshme kushtuar rolit të femrës, si në familje ashtu edhe në shoqëri, nga të cilat rezultatet bëjnë me dije se ajo historikisht në shumë shoqëri ka status inferior, diskriminues, nënvlerësues, e privuar nga shumë të drejta themelore, madje dhe e trajtuar si subjekt i paaftë për punë. Në anën tjetër, hasim shumë organizata, shoqata, asociacione, rrjete grash me renome botërore, të cilat trumbetojnë rreth barazisë gjinore duke e konsideruar këtë si prioritet për integrimin e femrës në shoqëri, megjithëse nga këto shoqëri, të vet emërtuara si shoqëri moderne-demokratike, është punuar fare pak në këtë drejtim.[1] Allahu Fuqiplotë krijoi botën dhe gjithë ç'ka në të. Ai vendosi drejtësi absolute dhe barazi në mes njerëzve, pa marrë parasysh gjininë e tyre-burra apo gra. Allahu u dëshiron barazi të gjithë njerëzve, ndonëse ata mund t'u përkasin kombeve të ndryshme, mund të jenë nga vende të ndryshme, mund të kenë ngjyra dhe gjuhë të ndryshme.[2]

Ndonëse zakonet e hershme bënin diskriminim gjinor që nga e kaluara, me theks të veçantë tek gjinia femërore, madje që nga periudha e paslindjes, duke e trajtuar si krijesë të padëshiruar në familje dhe shoqëri, duke e konsideruar si plaçkë të pavlerë që shitet dhe blihet në treg pa çmim.

Femra në histografinë e hershme ishte e privuar nga të gjitha të drejtat e saj private, nisur nga të drejtat elementare jetësore, vendimmarrja, trashëgimi, shkollimi, e drejta e punës, e drejta e zgjedhjes së fatit të saj-bashkëshortit, etj..[3]

Për të kuptuar më drejt pozitën e femrës në Islam, praktikisht statutin e saj në shoqërinë islame, konstatoj se është e rrugës t'i hedhim një vështrim studimi qëndrimit të shoqërive të hershme si dhe atyre moderne, lidhur me pozitën e femrës, më konkretisht trajtimin e barazisë gjinore.

**Përkufizimi i barazisë gjinore në aspektin shkencor**

Studiues të huaj të çështjeve gjinore barazinë gjinore e përkufizojnë si: ‘barazi e plotë midis grave dhe burrave', duke pranuar dhe vlerësuar në mënyrë të barabartë diferencat ndërmjet burrave e grave dhe rolet e ndryshme që ata luajnë në shoqëri. Po ashtu barazia gjinore përfshin të drejtën për të qenë i ndryshëm. Nga kjo konkludojmë se në këtë fushë duhet të merren parasysh ndryshimet ndërmjet dy gjinive, të lidhura me klasën, bindjen politike, fenë, etninë racën dhe orientimin seksual.[4]

**Qëndrimet e popujve të hershëm mbi barazinë gjinore**

Burimet historike të shoqërive të hershme bëjnë të ditur se shumë prej tyre, me gjithë realitetin që predispozonin kulturë dhe traditë të lashtë, shoqëritë ishin të ndara në kategori dhe shtresa.

Zakonisht më të privilegjuarit prej tyre ishin klerikët, aparati shtetëror, të pasurit, njerëzit me influencë etj.. Kishte nga ata që adhuroheshin

dhe konsideroheshin të shenjtë nga masa e gjerë, kurse shtresa e ulët e shoqërisë, përfshirë punëtorët fizikë, skllevërit, trajtoheshin nën nivel të kafshëve, si dhe ishin pa farë të drejtash elementare. Duke mos anashkaluar këtu edhe femrën në të gjitha shoqëritë e hershme, si ajo: hinduse, persiane, greke, përfshirë edhe mendimet e filozofëve të vjetër , etj.[5]

Kishte nga shtetet e lashta që, pos diskriminimeve të lartpërmendura, kishin formuluar edhe ligje që bënin diferencime në mes shtresave shoqërore, e prej tyre ishin romakët, të cilët përpiluan dy lloje të ligjeve:

-E drejta civile, përfshinte vetëm shoqërinë romake.

-Ligji i popujve, përfshinte shoqëritë e pushtuara nga romakët.

Disa të tjerë, si çifutët (të cilët shtrembëruan dhe ndryshuan atë që i zbriti Allahu i Lartëmadhërishëm Musait (a.s) në Tevrat-dhiatën e vjetër, ky veprim i shtyri të ndiheshin të privilegjuar nga njerëzit e tjerë botërorë, po ashtu ishin të krijuar nga komponentë që i bënin të ndryshonin nga të tjerët, si dhe të tjerët ishin krijuar në shërbim të tyre), pretendonin se ishin populli i përzgjedhur nga Allahu, ndërsa njerëzit e tjerë i konsideronin si kafshë dhe shpirtrat e tyre ishin të ngjashëm me shpirtin e kafshëve apo të djallit, pohonin se Allahu i kishte krijuar të huajt për t'u shërbyer çifutëve. Kështu deklaron edhe protokolli i pesëmbëdhjetë. Në këtë kontekst ata diskriminuan edhe femrën, duke e etiketuar si mollë sherri, mëkatare e prirë për të keqen, shkaktare e nxjerrjes së Ademit (a.s.) dhe Havës nga Xheneti, etj.

Kishte edhe nga ata që, përveç të tjerash, kontestuan qenien njerëzore të femrës; të tillë ishin të krishterët, të cilët e diskriminuan femrën aq shumë, saqë diskutuan rreth një realiteti të pamohueshëm: nëse, vallë, femra posedon shpirt apo jo? E përjashtuan nga pjesëmarrja në rituale fetare, i mohuan të drejtën në vendimmarrje etj..[6]

Të tillë ishin edhe arabët gjatë periudhës së injorancës, edhe ata e kishin ndarë shoqërinë në shtresa. Ata që me origjinë ishin arabë, përbënin shtresën e lartë -udhëheqësit shtetërorë dhe të ndershmit nga masa e gjerë. Për ata kishte privilegje ekskluzive, ndër të cilat: kur bënin vjedhje të ndershmit, -i lironin, ndërsa i dobëti prej tyre dënohej, e po ashtu dhe kompensimet për ndëshkim për të ndershmit ishin sa dyfishi i të dobëtëve .[7]

Nga tërë kjo që u theksua, mund të përfundojmë që edhe gjatë periudhave të hershme historike kishte diskriminim në të gjitha rrafshet dhe poret e jetës, sidomos diskriminim gjinor ndaj femrës që la pasoja trashëguese.

Studiues të shumtë evropianë e konsiderojnë shekullin e tetëmbëdhjetë si shekull i respektimit të të drejtave të njeriut dhe të mbrojtjes së tyre.



Për herë të parë barazia gjinore është diskutuar me rastin e pavarësisë së Shteteve të Bashkuara të Amerikës, në vitin 1776, kurse me shpalljen e Kushtetutës së ShBA-së më 1787 është përfshirë në të edhe kodi mbi të drejtat e njeriut, përfshirë edhe barazinë gjinore. Të parët që nxorën barazinë gjinore si një proces të domosdoshëm, kanë qenë iniciatorët e Revolucionit Frëng në muajin gusht të vitit 1789, dhe, pas asaj date, për herë të parë në historinë evropiane u miratua dokumenti i parë mbi të drejtat e njeriut dhe të qytetarëve. Ky dokument fillonte me këtë hyrje:'' Njerëzit lindin të lirë dhe me të drejta të barabarta'', e cila u inkuadrua edhe në Kushtetutën shtetërore franceze, që u miratua në vitin 1791.

Nga ai proces i miratuar rezultoi që francezët të amendamentonin në Kushtetutën shtetërore edhe Ligjin mbi të drejtat e njeriut dhe, në kuadër të tij, kodin mbi barazinë gjinore, për faktin se femra evropiane ishte e diskriminuar, e dhunuar, e persekutuar dhe e përbuzur.[8]

Më pas çështja e barazisë gjinore është inkorporuar edhe në shumë konventa ndërkombëtare për të drejtat e njeriut, si ato të viteve 1952, 1967, 1979, etj.. Dokumente të tilla ishin dhe janë edhe: Deklarata e Përgjithshme e Kombeve të Bashkuara për të Drejtat e Njeriut (1948), Deklarata e Përgjithshme Islame e të Drejtave të Njeriut (1981), Deklarata e Kajros mbi të Drejtat e Njeriut në Islam (1990), Deklarata e Islamabadit për Rolin e Gruas, Samiti Ndërkombëtar i Gruas mbajtur këtë vit (2012) në Prishtinë etj..[9]

Studiues në fushën e barazisë gjinore në Evropë pohojnë se thirrja për barazi gjinore dhe për çlirimin e femrës, nuk ka ardhur si rezultat për reforma të arsyeshme, të administrimit të drejtësisë apo implementimit të barazisë për të shtypurit, po ka ardhur si rrjedhojë e kërkesave gjatë protestave me motive të ndryshme, si pasojë



e shkeljes së të drejtave të femrës në Evropë, e fyerjes së ndërgjegjes së saj, si dhe e përçmimit të dinjitetit të saj. Ky veprim na shtyn të meditojmë më thellë se në ligjet evropiane dhe në vende të tjera, me gjithë ekzistimin e ligjeve mbi të drejtat e njeriut, parimin për barazi gjinore si ide dhe veprim, hasim në një realitet të kundërt, sepse diskriminimi racor dhe diskriminimi gjinor janë dukuri në shkallë të lartë.

Sociologia e njohur evropiane Margarit pohon se diskriminimi gjinor në rrafshe të shumta në Evropë është ende evident në një masë të madhe, si në sferën e punësimit, specializimit, etj., sepse puna me orar të shkurtuar, e veçantë vetëm për femra - përfshin 25% prej tyre, kurse paga mujore e meshkujve është më e lartë 34% sesa e femrave. Këtë e vërtetoi, gjatë Samitit Ndërkombëtar të Gruas, që u mbajt në Prishtinë muajin e kaluar, edhe Ministrja e Kroacisë - Vesna Pusic –eksperte për çështje të edukimit.[10]

Nuk duhet harruar që në shumë vende të botës, gruaja edhe më tej nuk gëzon shumë të drejta elementare jetësore, si: ajo nuk ka të drejtë të ketë llogari rrjedhëse personale, nuk mund të firmosë marrëveshje krediti pa praninë e burrit të saj, si dhe nuk posedon të drejta të barabarta në shumë sfera sociale, etj.. Ky diskriminim ka ndikuar që në Britaninë e Madhe të ndërpresin punën më shumë se 50 mijë gra, për shkak se nuk ndiheshin të barabarta, si në punët me profesione të njëjta me mashkullin, ashtu edhe me të ardhura mujore.

Është shumë e nevojshme që të shohim disa nga opinionet e femrave evropiane e më gjerë lidhur me barazinë gjinore, në mënyrë që të vlerësojmë realisht këtë çështje.

Një eksperte për përkujdesje të familjes amerikane pohon se, ideja për barazi në mes të meshkujve dhe femrave është një absurditet; ky fenomen i ka shkaktuar femrës dëme të paparashikuara, dëme personale, familjare po edhe shoqërore. Po ashtu edhe në Gjyqin Ndërkombëtar të Brukselit është diskutuar lidhur me çështjet që kanë të bëjnë me krimet e burrit ndaj gruas. Në një seancë kushtuar barazisë gjinore në Evropë, u paraqitën të dhëna se rreth 48% të të anketuarave nuk pranuan të bëheshin ndryshime lidhur me gjendjen e femrës apo të ketë benificione shtesë, 18% e tyre kërkuan ndryshime formale të kushteve, kurse 24% deklaruan se kjo temë nuk është në interes të tyre. Lidhur me këtë ekspertja amerikane pohon se gratë amerikane kanë filluar të mplaken parakohe, në moshë të re, si rezultat i shpenzimit të energjisë së tyre në kërkim të barazisë gjinore.

Kurse një gjinekologe, po ashtu amerikane, pohon se nga pasojat e plakjes së parakohshme të femrave, është ndryshimi i hormoneve të tyre si rezultat i presionit jo të natyrshëm të femrave për t'ua kaluar meshkujve. Ky fenomen pastaj shkakton ndërprerjen e parakohshme të ciklit menstrual, tharjen e lëkurës, dobësimin e flokëve, dhimbje të gjymtyrëve, djersitje gjatë natës dhe sterilitet, duke u shtuar edhe shumë defekte në zemër, etj..[11]

Disa studiuese të barazisë gjinore mendojnë se barazia gjinore në mes meshkujve dhe femrave shkakton reaksione negative për të dyja palët, dhe se një çështje e tillë mund t'i vërë të dyja palët para procesit të falimentimit, kështu të paktën mendon Kryesuesja e Shoqatës së Grave Franceze.

Edhe pse çështja e barazisë gjinore, në njërën anë, është në fokus, në anën tjetër, të shumtë janë ekspertët e kësaj fushe, që mendojnë se hyrja e femrës në këtë garë është e dëmshme, kjo dhe i ka inkurajuar këta studiues që të nxjerrin deklarata dhe rezultate rreth vlerësimit të barazisë gjinore, praktikisht konkluza mbi dallimet esenciale të natyrshme në mes të dyja gjinive mashkull – femër, që e bëjnë të pamundur barazinë në mes tyre. Nga ky këndvështrim dua të cek disa nga këto dallime natyrore në mes të dy gjinive, për të ardhur në përfundimin e vlerësimit mbi barazinë gjinore.[12]

(1) Sqarim Yni, nxjerrë nga Samiti i fundit mbajtur në Prishtinë këtë vit.[2] Të drejtat e Gruas në Islam, Muhamed Rashid Rida, Nektari, Tiranë 2006, f.11-12.[3] El-Meretu bejne elislami velkavanin elalemije, Salim el Behnesavi, b.1 2003, f. 141, Darul vefa'ë, Egjipt-Mensura[4] Hyrje në studime gjinore, Dr. Bahtije Gërbeshi Zylfiu, Prishtinë 2008, f.19.[5] Kadaja elmeretu fi elmutemerat ed-devlije, Dr.Fuad Abdulkerim elabdulkerim, bot 1, 2009, B.C.W.S, v.. 1, f.207, 213.[6] Kadaja elmeretu fi elmutemerat ed-devlije, , f.301.Dhe Mekanetul mereti fil Kur'ani elkerim ve es-suneti es-sahiha, elhukuk es-sijasije velixhtimaije ve esh-shahsije limer'eti fil muxhtemea elIslami, Dr.Muhamed Beltaxhi, bot.1, Darus-selam, 2000, f.75.[7] Kadaja elmeretu fi elmutemerat ed-devlije, , f.306.[8] Kadaja elmeretu fi elmutemerat ed-devlije, , f.207.[9] Po aty, f.214 dhe Gruaja ndër shekuj, -Arsimimi dhe emancipimi i saj-Hajrullah Koliqi, ''Libri shkollor'' Prishtinë, 2009, f.393. [10] Samiti Ndërkombëtar i Gruas, Dokument për diskutim në panel.[11] El-Meretu elgarbije erkam natika ve hakaik shahide, Abdulmelik Husejn Et-Tagj, f.98, pa vit botimi dhe shtëpi botuese.[12] Sqarim Yni.

# Frika ndaj Sheriatit nga përkrahësit e tij para kundërshtarëve të tij!

**Fehmi Huvejdi**

**Frika reale ndaj legjislacionit islam (Sheriatit) nuk është nga kundërshtarët e tij, me gjithë numrin e madh të tyre dhe lartësinë e zërit të tyre, po është nga përkrahësit e tij, të cilët e banalizuan dhe e nënçmuan.**

Xhumanë e kaluar, kur dolën mijëra burra e gra në sheshin "Tahrir" , për të kërkuar aplikimin e legjislacionit islam (Sheriatit) përmes thirrjeve dhe parullave të tyre, gazeta "El-Ahram" botoi një raport me titullin "40 milionë egjiptianë janë në rrezik". Në atë raport thuhej se 50 % e fshatrave të Egjiptit janë të privuar nga përkujdesja shëndetësore, ata hanë e pinë nga plantacionet dhe ujërat e përziera me mbetjet e kësaj përkujdesjeje dhe ndiqen nga sëmundje e epidemi vdekjeprurëse. Për të zgjidhur këtë problem nevojitet realizimi (sigurimi) i afërsisht 80 milionë xhunejh (10 milion e 208.000 €) dhe një punë që zgjat prej 10 deri 15 vjet.Në mëngjesin e së njëjtës ditë gazeta botoi një raport të gjatë rreth borxheve që janë duke prangosur vendimin kombëtar në Egjipt, dhe raporti na rikujtoi se ne kemi trashëguar nga sistemi i kaluar një shtet me borxhe dhe kurriz të thyer; aty thuhej se borxhi total vendor në muajin mars të këtij viti arrin në 1183 miliardë xhunejh (1 xhunejh = 0.13 cent) dhe çdo qytetar egjiptian ka borxh 14.232 xhunejh (1.814.00 €).Vëllezërit dhe motrat tona që dolën atë ditë në sheshin "Tahrir", ia kthyen kurrizin asaj çfarë kishte ndodhur në shtet. Nuk i lexuan lajmet rreth problemeve të shtetit, nuk i ndien dhimbjet e tij dhe nuk i dëgjuan pikëllimet e tij. Asnjëri prej tyre nuk preokupohej nga ajo që është duke ndodhur në realitet, po u përqendruan vetëm në një çështje, në çështjen që e kishin zbukuruar dhe thurur në tri fjalë, që janë: "Aplikimi i Ligjit të Zoti. Kjo do të kishte kuptim, sikur të përkthehej si një veprim nga i cili njerëzit kanë dobi dhe një çështje që ua lehtëson atyre sadopak disa dhembje dhe pikëllime të tyre, mirëpo do të hamendesh kur ta kuptosh se kërkesat e tyre për aplikimin e Ligjit të Zotit (Sheriatit) janë ato që në Kushtetutë të ceken me formulime të qarta të ndryshme. Sikur ajo të jetë një çështje letrare apo gjuhësore, të cilën e përcakton formulimi e nuk ka lidhje me realitetin apo historinë!

**Mbyllja në vetëvete**

Ajo që kam vërejtur, ishte se shumica e atyre që ngritën zërin për të aplikuar Ligjin e Zotit (Sheriatin) dhe atyre që mendonin se Ligji i Zotit nuk ishte prezent në Egjipt gjatë gjithë viteve të kaluara, ishin prej atyre që kishin hyrë vonë në shesh, pasi kishin qëndruar për një kohë të gjatë nën hije. Ata kishin jetuar të mbyllur në vetveten e tyre dhe nuk kishin kuptuar asgjë nga realiteti, për këtë arsye nuk krijuan ndonjë lidhje me mjedisin e tyre dhe as me botën që i rrethon. Kjo mbyllje në vetvete ka reflektuar tek ata (negativisht) në të kuptuarit e drejtë të fesë, dhe si rezultat i kësaj, ata nuk i kanë vërejtur qëllimet, vlerat dhe bërthamën themelore të tij, po janë përqendruar vetëm në formulime, rite ose në disa pamje të jashtme, të cilat ndërlidhen me çështjet e ndaluara ose me formën dhe veshjen.

Këtë e mbështet fakti se ata që e rikthyen vetëdijen e tyre dhe kuptuan diçka nga realiteti që i rrethon, nuk dolën në protestën e ditës së xhuma. Këtë e kemi vënë re nga mosprania e Vëllazërisë Myslimane dhe nga ajo që kemi kuptuar nga prononcimet e udhëheqësve të "El-Xhema'ah El-Islamijje", të përmbledhura në fjalët e Dr. Naxhih Ibrahim, anëtar i Kuvendit

Konsultativ (Esh-Shura) të "El-Xhema'ah El-Islamijje", i cili, ndër të tjera, për ata që kishin dalë në protesta me kërkesën për aplikimin e Sheriatit, kishte thënë: "E kanë tepruar, janë duke i shfrytëzuar ndjenjat e njerëzve".Këta ardhacakë të rinj, të cilët erdhën nga "ena" e teksteve dhe riteve, janë ata që dëmtojnë më së shumti Islamin dhe e shtrembërojnë atë. Përvoja e lëvizjes së talebanëve në Afganistan është vështirë të harrohet, ndërsa ajo që bëjnë simotrat e saj në Mali dhe në disa shtete perëndimore të Afrikës, këtyre ditëve i ripërtërijnë përvojat negative afgane, saqë konsiderojnë se lufta e tyre reale është kundër tempujve (varrezave) e jo kundër varfërisë, injorancës dhe prapambetjes. Këto lëvizje sot kanë homologë në Tunizi, të cilët nuk janë duke u interesuar që t'ia rikthejnë vendit të tyre lirinë dhe prosperitetin, nuk janë duke u marrë me probleme ekonomike, me të cilat ballafaqohen si rezultat i rënies së turizmit dhe investimeve të huaja, e gjithashtu nuk janë duke u preokupuar për rindërtimin e vendit me qëllim të realizimit të ëndrrës së pritur nga kryengritja.

**Media, joreale në pasqyrimin e ngjarjeve**

Mirëpo ata e kanë tepruar ndaj të gjithëve me britmat e tyre, duke kërkuar aplikimin e Ligjit të Zotit përmes shpalljes së luftës ndaj kinemave, klubeve të natës dhe lokaleve ku shiten pije alkoolike, dhe çdonjërin që i kundërshton në këtë luftë, ata e konsiderojnë si njeri të dalë nga feja (qafir) dhe njeri i cili e ka braktisur Ligjin e Zotit (sheriatin). Të tillët dijetari i mirënjohur Abdulfetah Moro, njëri nga themeluesit e Lëvizjes En-Nehda-Rilindja, i ka cilësuar me shprehjen: "Fëmijë të fesë" dhe i ka kritikuar duke u thënë: "Na keni nxjerrë nga feja - na bëtë qafira (kishte për qëllim udhëheqjen e Lëvizjes dhe në ballë të tyre udhëheqësin Rashid El-Ganushin dhe shokët e tij themelues), ndërsa heshtët ndaj "Ben Alis" (ish-Kryetarit) dhe nuk e nxorët atë nga feja (nuk e bëtë qafir)".Shumica e atyre që kishin dalë ditën e xhuma në Egjipt janë nga të cilësuarit si "Fëmijë të fesë", të cilët kërkojnë ta aneksojnë "atë që nuk bie në kundërshtim me Ligjin e Zotit në çdo nen të Kushtetutës". Ata nga ligji nuk kuptojnë tjetër përveç çështjeve penale të Sheriatit, të cilat i konsiderojnë si shenjë të ngritjes së shtetit islam dhe themelim të Hilafetit me flamurin e zi, për të cilin thonë se është ngritur në betejat në të cilat ka marrë pjesë Pejgamberi a.s., ndërsa, për sa u përket çështjeve ekonomike, sociale, shëndetësore, arsimore apo të ndonjë natyre tjetër, atyre kjo nuk u intereson fare.Problemi nuk qëndron vetëm tek këto modele-tipe, po qëndron edhe te mediet joreale, që u duartrokasin këtyre citateve dhe këtyre thirrjeve, duke i përhapur ato dhe duke i paraqitur si shenja paralajmëruese apo lajmëtarë të islamizimit, nga i cili është duke anuar Egjipti, duke e bartur tek njerëzit atmosferën e mjerimit.Mund të imagjinosh, për shembull, ndjenjën e një qytetari të thjeshtë kur të lexojë gazetën "Es-Sabah" të datës 26/10 me titullin kryesor: Vëllazëria Myslimane dhe grupi i tradicionalistëve kanë rënë në ujdi për kufizimin e neneve të lirive me shprehjen: me çdo gjë që bie në kundërshtim me Ligjin e Zotit. Apo të lexosh në të njëjtën gazetë titullin kryesor në numrin e datës 8/11: Anulimi i barazisë mes burrit dhe gruas në Kushtetutë. Për këtë shkak nuk duhet të habitemi nëse ndodh diçka e jashtëligjshme ose rritet fusha e frikës nga Ligji i Zotit. Kjo frikë mendoj se ka përfshirë dhe ka shkaktuar huti tek një masë e madhe e myslimanëve praktikantë, e po atëherë çfarë do jetë gjendja tek jomyslimanët?Kohën e fundit jam arsyetuar tri herë për mospjesëmarrje në programet televizive, ku jam ftuar për të diskutuar për çështjen e aplikimit të Ligjit-Sheriatit Islam. Ata që më bënin pyetje në konferenca shtypi, i kam këshilluar që pyetjet e tyre t'i përqendrojnë në ato që po ndodhin në terren, dhe të mos pyesin rreth thirrjeve-ankesave që janë duke frekuentuar në hapësirë.Nuk hezitoj të them se shumica e rebelimit që po ndodh tani në lidhje me formulimet rreth aplikimit të Ligjit-Sheriatit Islam, është më shumë një nguti dhe rebelim sesa një qëndrim serioz dhe me përgjegjësi. Këtu dëshiroj t'i shtoj edhe katër vërejtje, që janë:

E para: shumica dërrmuese nuk janë kundër aplikimit të Ligjit-Sheriatit Islam, mirëpo kjo shumicë nuk akordohet rreth qëllimit dhe domethënies së fjalës "Sheriat" dhe mënyrës së progresit në rrugën e aplikimit të kërkuar. A do të jetë fillimi i aplikimit, për shembull, me rritjen e mjekrave apo me rritjen e lirive, dhe mjeti i cili çon në aplikim, do të jetë përmes ligjërimit ndaj masës apo përmes shërbimit ndaj tyre dhe mbrojtjes së dinjitetit të tyre?

E dyta: lidhja është mjaft e fortë në mes aplikimit të Ligjit-Sheriatit dhe pavarësisë së vendit. Kjo për arsye se referimi ligjeve përbënë njërin nga elementet e identitetit të shoqërisë. Prandaj nuk ka qenë e habitshme –bile ka qenë e kuptueshme dhe e arsyeshme- që të anulohej aplikimi i Ligjit-Sheriatit në Egjipt në vitin e dytë pas okupimit nga ana e Anglisë në vitin 1882 dhe të zëvendësohej me Ligjin francez, i cili u bë burimi esencial i legjislacionit në vend.

Pas kësaj juristët egjiptianë kishin kërkuar korrigjimin e asaj situate. Madje, e drejta civile që kishte themeluar-vendosur Dr. Abdurrezak Es-Senhurij, ishte frymëzuar të shumtën e rasteve nga e Drejta Islame. Prandaj të kuptuarit e asaj lidhjeje të fortë në mes Ligjit-Sheriatit dhe pavarësimit të identitetit kombëtar, zbulon se deri ku ka arritur absurditeti i rebelimit të ngritur rreth Ligjit-Sheriatit me këtë perceptim ekzistues në këtë kohë.



E treta: referimi i Sheriatit –ose parimet e tij- për vendosjen e ligjeve nuk bien në konflikt-kundërshtim në të konsideruarit e popullit-ymetit si një burim i autoriteteve, sepse dallimi në mes burimit të Sheriatit dhe burimit të autoritetit është obligim. Të qenët e ligjit romak burim i legjislacionit në shtetet perëndimore të Evropës, nuk e ka anuluar të drejtën e atyre shoqërive për themelimin e sistemeve të tyre demokratike; e njëjta situatë është edhe me popujt ose shoqëritë islame, të cilat mund të frymëzohen nga Sheriati për ligjet e tyre, ndërsa veprohet me dëshirën e tij të plotë në përzgjedhjen e autoritetit që e përfaqëson atë.

E katërta: ne nuk jemi duke biseduar për një Hilafet Islam, me të cilin krenohen të gjithë e disa të tjerë e lakmojnë, duke e konsideruar si mburojë, e cila ka mbrojtur Ymetin. Po ne jemi duke biseduar për një sistem demokratik, i cili pasqyron identitetin e Ymetit, realizon interesat e tij të larta dhe i respekton vlerat e tij esenciale. Ata që e konsiderojnë Hilafetin si një sistem të vetëm që tregon për sistemin islam, e teprojnë dhe trillojnë, sepse ne e kemi kuptuar që Islami nuk e ka përcaktuar formën e sistemit udhëheqës, mirëpo ai ka përcaktuar një vlerë për sistemin politik, të përfaqësuar në sistemin konsultativ "Esh-Shura", i cili mund të formulohet në çfarëdo mënyre, sepse puna është më e rëndësishme sesa termi.

**Inatet në dy tabore**

Juristët e dinë shumë mirë se vetëm teksti i shkruar në Kushtetutë - se Islami është fe zyrtare e shtetit, mjafton në përcaktimin e rolit të Sheriatit dhe referencën e tij. Neni i dytë i përcaktuar në Kushtetutën e vitit 1971, i cili tregon për referimin e parimeve të Sheriatit, thekson dhe përforcon atë kuptim. Dhe çdo formulim tjetër shtesë, përveç këtyre që i jep të njëjtin kuptim, konsiderohet si përsëritje e panevojshme dhe teprim nga ana e fëmijëve të fesë dhe ligjit.Ndoshta shumica e kujtojnë se kryetari i lëvizjes "En-Nehda-Rilindja" në Tunizi, z. Rashid El-Ganushin, pranoi se mjaftohet me një tekst në Kushtetutën e re, që shteti të ketë identitetin islam, pasi disa ngritën polemika në lidhje me nevojën e theksimit tekstualisht të Sheriatit, duke llogaritur se përcaktimi i identitetit mjafton në përcaktimin e rolit të Sheriatit dhe Islamit në sistemin e ri, dhe ky tekst ishte shkas i unifikimit të spektrit politik dhe parandalues i përçarjeve në arenën kombëtare të vendit. Habitem gjithashtu edhe nga ata që orvaten që prania e Ligjit-Sheriatit të jetë vetëm sipas "bazave të konsiderueshme tek ehli-syneti", sepse me këtë ata janë duke ngushtuar një hapësirë të gjerë, siç thonë dijetarët e Usulit.Ajo më e keqja që ka ndodhur gjatë kësaj polemike rreth Kushtetutës së re, është se disa forca islame, të cilat kanë marrë pjesë në formulimin e saj, kanë qenë të preokupuara më shumë me praninë e teksteve fetare sesa me unitetin e popullit, edhe pse inati ishte i pranishëm në të dy taboret. Më herët kam aluduar për domethënien e tregimit-ngjarjes që ka përmendur Kur'ani në kaptinën "Ta-ha", me atë çfarë kanë bërë benu-Israilët me Musain a.s. dhe vëllanë e tij - Harunin a.s., atëherë kur i pari prej tyre mungoi dhe i la nën përkujdesjen e vëllait të tij, e ata, gjatë mungesës së tij, e kundërshtuan atë dhe adhuruan viçin. Pas kthimit të Musait a.s., ajo që kishin bërë ata, e hidhëroi shumë dhe ai e qortoi shumë vëllanë e tij, i cili kishte heshtur. Mirëpo përgjigjja e Harunit ishte se ai ishte frikësuar se mos do shkaktonte ndasi në mes tyre, nëse do t'i detyronte të përqendroheshin në fenë e tyre, çështje të cilën Musai a.s. e kuptoi shumë mirë dhe heshti ndaj asaj çfarë kishte ndodhur, duke i dhënë përparësi, në ato rrethana, unitetit të popullit ndaj pastërtisë së bindjeve të tyre.Imponuesit mund të imponojnë një prani ashtu siç dëshirojnë në projektin e përpilimit të Kushtetutës, mirëpo jam shumë i bindur se ky veprim nuk do ta ngrejë shtetin islam, përkundrazi ata do të kontribuojnë në shpartallimin e unitetit në vend dhe do të rrisin frikën e njerëzve. Dhe gjëja e vetme që kanë realizuar, është se ata kanë fituar futjen e një teksti të shkruar, por kanë humbur gjithçka tjetër.

www.shorouknews.com 13.11.2012,Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe,Vedat Shabani

# Shikimi i telenovelave!

**Xhevat Fetahi**

**Serialet janë pjesë të një filmi të gjatë, që qëndrojnë pak a shumë si pjesë në vete. Film me dy e më shumë seri…[1]**

**Ç'janë serialet dhe telenovelat?**

Telenovela është tregim i gjatë, që përshkruan një ngjarje nga jeta. Përmbledhje novelash.[2] Telenovelat janë format novele të ekranizuara dhe zakonisht transmetohen si filma serial. Ekranizuesit më të dalluar të telenovelave janë vendet e Amerikës Latine: Kili, Venezuela, Brazili, Kolumbia, Meksika etj… Ka edhe telenovela të tjera, nga vende të ndryshme të botës, por në këtë punim do të bëjmë fjalë për telenovelat "latino amerikane". Veçori e telenovelave është se përmbajtja emetohet në disa seri, të cilat janë paraparë gjatë ekranizimit. Telenovelat zakonisht ndahen në 150-250 pjesë, në varësi prej përmbajtjes së novelës… Mund të ketë seri edhe më të gjata, po dhe më të shkurtra se këto që u përmendën.

**Historiku i tyre ndër ne**

Lidhur me historikun e serialeve a të telenovelave ndër ne, mund të thuhet se ato janë duke u shfaqur më shumë se tash e një dekadë. Në Kosovë ato transmetoheshin qysh para luftës përmes kanaleve serbe. Telenovela të stilit të Kasandrës dhe Lovisnës, një pjesë e kosovarëve,të mëdhenj e të vegjël, burra e gra, i ndiqnin me ëndje e me shumë përkushtim. Edhe pas luftës, televizionet tona Rtv 21 e KTV, po edhe TV TOP-CHANEL e të tjera në Shqipëri, po shfaqin seriale të shumta "latino amerikane", saqë një pjesë e madhe programeve të këtyre televizioneve plotësohet po me këto seriale dhe me përsëritjet e tyre…Përveç serialeve që u përmendën më lart, këto kanale televizive transmetojnë edhe seriale nga vende të tjera…

**Të dhëna për Brazilin dhe Meksikën**

Brazili me kryeqytetin Brazilia, është një nga pesë shtetet më të mëdha në botë… dhe Meksika, me kryeqytetin Meksiko-Siti, një nga qytetet më të mëdha të botës, kanë popujt e tyre, ekonomitë e tyre, bregdetin e tyre, reliefin e tyre, sundimin e ligjit, marrëdhëniet e tyre me shtetet e tjera, arsimin,kulturën e tyre, bujqësinë, ushtrinë e tyre , etj.. Më gjerësisht shih për gjeografinë e Brazilit dhe të Meksikës.[3] Në këto vende janë të përhapura edhe disa veti kriminale, si droga, amoraliteti, trafikimi i qenieve njerëzore, rrëmbimi i njerëzve të pasur për të fituar të holla, analfabetizmi, luftërat në mes bandave të drogës e shumë të tjera. Të gjitha këto e të tjera, e bëjnë jetën atje edhe më të veshtirë e të mundimshme...

Vetëm gjatë vitit 2010, në Amerikën Latine, raportojnë mediet ngjarje të shumta kriminale në Brazil dhe Meksikë, skene të ushtrisë dhe policisë për luftimin e bandave të ndryshme të drogës dhe trafikimit të njerëzve në Rio-de-zhanerio, po ashtu luftime në vende të ndryshme në Meksikë në mes bandave të drogës, me dhjetëra të vrarë etj.[4] Këto që u përmendën, po edhe të tjera, japin një pasqyrë jo të mirë për shoqëritë e tilla, megjithëse këto dukuri janë të përhapura edhe në shumë vende të tjera. Këto elemente negative ndikojnë negativisht në shoqëri, që synon për një jetë sa më të mirë dhe siguri për të gjithë njerëzit në përgjithësi.

**Transmetimi i telenovelave në TV dhe sponsorizimi i tyre**

Televizionet nacionale në Kosovë, si RTV 21, KTV dhe Klan Kosova transmetojnë seriale a

telenovela, sikurse edhe në Shqipëri kanalet televizive, si Top-Chanel, Vizion plus, Klan etj.. Për t'u transmetuar një serial në një medie, duhet të ketë edhe donator... Në bazë të atyre që shfaqin televizionet, si para shfaqjes së serialit ashtu edhe gjatë shfaqjes dhe, në fund të saj, shohim se ato kanë sponsor nga më të ndryshmit. Kryesisht janë biznese dhe firma të njohura, që bëjnë marketing për vete dhe njëkohësisht sponsorizojnë telenovelat në fjalë. Pra, ato biznese bëjnë të mundur që televizionet t'i shfaqin për publikun e tyre. Në ekrane shfaqen reklama "... ky serial kjo telenovelë u mundësua nga…". Ka edhe firma të atilla që në serialet që kanë një shikueshmëri, më të madhe, të bëjnë edhe më shumë marketing, për bizneset e tyre, ndonëse në rastet e tilla edhe marketingu është më i shtrenjtë…Vlen të theksohet se firmat dhe bizneset tona, të shumtën e rasteve, me gjithë investimin që bëjnë për sponsorizimin e serialeve, janë të pakta biznese që sponsorizojnë emisione edukativo-arsimore nga vendi ynë, ose manifestime të ndryshme kulturore, që kanë një vlerë të mirëfilltë kulturore. Kjo për faktin se ata nuk përfitojnë në këtë drejtim, se emisionet edukativo-arsimore dhe kulturore nuk po shikohen nga popullata dhe se komercialiteti është më pak fitimprurës për ta. Kështu arsyetohen këto firma-biznese.

**Përmbajtja e telenovelave**

Tematikat e telenovelave, janë nga më të ndryshmet, ashtu siç janë edhe emërtimet serialeve... Mund të përmendim se gjatë vitit 2004,në RTV 21 janë shfaqur telenovela si braziliane, siç ishte "Kloni", dhe meksikane, siç ishte "Për ty", por ka edhe telenovela të shumta latino-amerikane që vazhdojnë të shfaqen edhe në TV- të tjera, si "Paloma", "Kujdes nga engjëlli", "Gruaja e hekurt" etj.. Edhe përmbajtja e telenovelave ndryshon nga njëra tek tjetra, sikundër që ndryshojnë edhe aktorët që vijnë në role të ndryshme nga një serial në tjetrin. Pra, në këto telenovela mund të ketë edhe tematika nga më të ndryshmet, si dashuri, xhelozi, trashëgim, prindër të vertetë biologjikë, feja, elemente kulturore, aspekte filozofike, psikologjike, sociale, arsim,etj.Nëse marrim për shembull telenovelën "Kloni", që është transmetuar në RTV 21, dhe në Top-Chanel, aty mund të vërejmë se pasqyrohet jeta në dy vende, njëri në Perëndim – në Brazil, dhe tjetri në Lindje – në Marok. Me protagonistët Zhade dhe Lukas, të cilët dashurohen, por aspekti "fetar" nuk e lejon atë dashuri... Po ashtu protagonistët e tjerë, si Dr. Abieri si "ekspert" i klonimit, me punë në Brazil…, xha Aliu, kujdestar dhe përgjegjës i "familjes myslimane"... Përmbajtja e filmit nuk pasqyron me objektivitet të qartë atë që propagandon, sepse u bëhet një shtrembërim i madh vlerave të mirëfillta të Islamit, madje edhe degjenerues, ku paraqiten tradhtia bashkëshortore dhe prostitucioni. Në këtë telenovelë shumë gjëra që kanë të bëjnë me fenë islame, vijnë të devijuara…[5] Edhe telenovela "Për ty" telenovela e parë e dubluar në shqip, trajtonte tema të ndryshme. Te telenovelat "latino-amerikane", mund të vërejmë se në to, përveç dashurisë, së cilës i kushtohet hapësirë e veçantë, dhe të shumtën e rasteve, ata janë edhe protagonistët kryesorë, aty trajtohet edhe aspekti i xhelozisë dhe xhelozisë bashkëshortore,po edhe aspektit fetar i kushtohet një vëmendje – përveç ceremonive të tyre të martesës, që i bëjnë në kishë, aty pasqyrohet siku roli i priftit është edhe si udhëheqës shpirtëror për ta. Edhe temat e tjera, siç është trashëgimia, ose dhe probleme në vende të ndryshme, siç është jeta në fshat a qytet, si e bëjnë jetën të ashtuquajturit "ciganë", aspekte sociale të të pasurve që "posedojnë vila të mëdha", dhe të varfërve, që "u shërbejnë" atyre etj.. Vlen të theksohet se edhe arsimit dhe aspekteve të tjera i u kushtohet një hapësirë, sikurse dhe "tradhtisë bashkëshortore", akteve kriminale, rrëmbimit të pasanikëve dhe fëmijëve të tyre. Në këto seriale shtrohen edhe aspekte të tjera, shih....[7]

**Këndvështrimi kuranor për ruajtjen e moralit dhe vlerën e kohës!**

Lidhur me këtë temë, duhen mbajtur parasysh edhe aspekte për të cilat bëhet fjalë në Kur'an. Kur'ani urdhëron në mënyrë të prerë që ndalohen amoraliteti, "gjysmëlakuriqësia", tradhëtia bashkëshortore, rrena, dhuna ndaj të tjerëve, alkooli, droga e shumë të tjera, dukuri që të gjitha i ndeshim në telenovela. Pra, ndalohen të gjitha dukuritë që ndikojnë në prishjen e moralit dhe që mund të nxitin të keqen , dhe njëkohësisht Kur'ani na ndalon që nëpermes tyre, të motivohemi për të bër keq. Keqbërja ndalohet ndaj çdo njeriu,pavarësisht nga gjuha, nacionaliteti,religjioni etj… Megjithatë, Kur'ani na e tërheq vërejtjen që të kemi kujdes për kohën e humbur. Në Kur'an gjejmë ajete rreth ruajtjes së moralit, me vërejtjen se, nëse humbet morali, atëherë mund të dëmtohet edhe imazhi ynë si shoqëri, aktiviteti ynë dhe nuk mund kemi sukses as në arsimim dhe as në segmente të tjera.

Do të përmendim disa citate nga Kur'ani, për ruajtjen e moralit, që kanë të bëjnë me faktin se si shoqëri duhet të mësojmë e t'i studiojmë të gjitha shkencat.

"Dhe mos iu afroni amoralitetit, sepse vërtet ai është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe". (El Isra, 31); "Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet (prej haramit) ,të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre, se kjo është më e pastër për ta….Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre,të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre, të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme…". (En-Nur, 30-31); " Lexo (studio),me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)"… (El Alak,1); "…Thuaj: A

janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë? Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim". (Ez -Zumer,9) Në këto citate obligohemi që të ruajmë moralin. Vlen të theksohet se në Islam nuk ndalohet e keqja vetëm si akt i tillë, por na ndalohen të gjitha rrugët që të çojnë në atë rrugë… Po ashtu në citatet e lartpërmendura obligohemi të mësojmë e të studiojmë, pavarësisht cilat shkenca i mësojmë, pa dallim, dhe na bëhet me dije se nuk mund të jenë të barabartë të diturit dhe të padituritt, ata që punojnë dhe ata që nuk punojnë. Për të gjitha këto, ka argument për ata që logjikojnë dhe vënë në funksion mendjet e tyre. Në anën tjetër, ka gjithashtu shumë thënie të Pejgamberit a.s., që ne si besimtarë duhet të ruajmë moralin, të kemi kujdes nga dukuritë që bëhen shkaktarë e na çojnë në gjynahe, se duhet të arsimohemi sa më shumë etj.

**Vlera e kohës**

Një prej faktorëve që lidhen me telenovelat, është edhe koha e humbur në to, sepse një serial mund të ketë 150-200 pjesë. Në anën tjetër, kur kemi parasysh se në të njëjtin kanal televiziv mund të shfaqen dy a tri seri të tilla, brenda ditës, atëherë mund të themi se humbet shumë kohë për to. Duhen bërë përpjekje që të shfrytëzojmë kohën dhe të mirat e saj. Kur'ani i kushton kujdes të madh kohës, shfrytëzimit të saj, për shkak se, nëse humb diçka, ka mundësi ta gjesh, po nëse humbet koha, nuk ka shpresë për kthimin e saj. Koha është gjëja më e shtrenjtë që posedon njeriu dhe njeriu i mençur duhet ta shfrytëzojë gjithmonë e të marrë mësim prej saj. Zaten, një kaptinë e shkurtër në Kur'an është quajtur "Koha", ku flitet për rëndësinë e saj…[12]: "Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen së vërtetës, dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm". (El Asr, 1-3). Pra, Zoti betohet në kohën, që është gjëja më e çmueshme për njeriun, nëse e shfrytëzon si duhet. Është këshilluesi më i mirë që të jep mësim se si i dobëti dhe i ligu, me angazhimin e tyre në punë, në dituri, kanë arritur të bëhen më të fortë dhe të ngritur, ndërsa ai që ishte i fortë e i lartë, nga përtacia e tij, u bë më i dobëti. Koha është përplot ndodhi e ngjarje të çuditshme;njerëz të mëdhenj humbin vlerën, njerëzit e panjohur arrijnë famë, pasanikët varfërohen, të varfrit pasurohen e kështu me radhë në të gjitha fushat e jetës, prandaj duhet marrë mësim që të mos humbim e të dështojmë në këtë jetë. Nuk është I humbur ai që ka besuar dhe ka bërë vepra të mira, sepse ai e ka ditur se kjo jetë është kalimtare, as e mira e as e keqja nuk janë të përhershme, prandaj nuk është mashtruar pas dëshirave që rrënojnë njerëzinë e njeriut, është ruajtur dhe ka qenë i matur në të gjitha rastet e gjendjet.[14] (Sherif Ahmeti,1988, f.732) Pra, nuk janë në humbje as njerëzit që mësojnë njëri-tjetrin-për punë të mbara, për drejtësi dhe për njohjen e Krijuesit Fuqiplotë. Kurrë nuk janë të humbur as ata që këshillojnë njëri-tjetrin që të jenë të durueshëm në vështirësi e mundime, në zbatimin e urdhrave të Zotit, në largimin prej punëve të këqija e të ndyra. Duke pasur kujdes të vazhdueshëm, për të shfrytëzuar kohën dhe të mirat e saj, vazhdimisht duhet të angazhohemi, të mësojmë, të punojmë në të gjitha fushat. Në këtë mënyrë mund të përballemi me sfidat për të ardhmen, që punën e sotme të mos e lëmë për nesër. Të planifikojmë konceptin e jetës sonë, dhe jo vetëm të rrimë duarkryq. Nga historia kemi mjaft shembuj se sa e sa popuj kanë përparuar me angazhime dhe me punë të mirëfilltë, sikundërqë kemi edhe shembuj për popuj që kanë ngecur në saje të neglizhencës dhe mos arsimimit dhe punëve të këqija. Gjithçka mund të arrijmë si shoqëri, vetëm po të duam dhe të angazhohemi për të…

**Përmbledhja**

Për shkrimin e këtij punimi, duke shfletuar literaturën nga libra , TV dhe interneti, jam informuar për telenovelat e ndryshme, që shfaqen dhe transmetohen nga TV-të e ndryshme ndër ne. Në këto telenovela vërtet që mund të vërehen shumë dukuri, për disa prej të cilave kemi folur më herët, gjatë shtjellimit të temave. Megjithatë, edhe televizionet tona duhet të bëjnë përpjekje që t'i zëvendësojnë këto seriale me emisione më me vlerë për shoqërinë, ose të paktën t'i transmetojnë telenovelat në orët e vona kur nuk mund t'i shikojnë fëmijët. Ka mjaft tema, nga aktualiteti i shoqërisë, që duhet të shfaqen në TV-të tona, për t'i zgjidhur vështirësitë dhe brengat tona. Edhe më shumë emisione për fëmijët, që të stimulohen ata, për të mësuar më shumë, që të pajisen me moral e sjellje të mirë dhe jo me seriale, që tek ata mund të inspirojnë dhunën dhe sjelljen jo të mirë, si në familje, ashtu në shoqëri, në shkollë etj.. Edhe njerëzit e biznesit dhe firma të ndryshme duhet të investojnë në këto segmente dhe jo për telenovela. Gjithashtu Kur'ani na ndalon gjithçka që është në dëmin tonë, na urdhëron të ruajmë moralin dhe të bëjmë përpjekje të mos shikojmë emisione që kanë si qëllim ta prishin atë. Të studiojmë të gjitha shkencat, pa dallim, se përmes mësimit dallojmë vlerën dhe antivlerën. Të kujdesemi për kohën dhe të mirat e saj. Nëse jemi vazhdimisht në trend me të, atëherë edhe do të përparojmë, ashtu siç kanë përparuar shumë popuj, kuptohet vetëm me besim e me punë sistematike.

(1) Ndreca Mikel, "Fjalor fjalësh dhe shprehjesh të huaja" ,Prizren, 2000, f.631. (2) Akademia e Shkencave e Shqipërisë,Instituti i gjuhës dhe letërsisë shqipe, "Fjalor i Shqipes së sotme" "Toena",Tiranë,2002. (3) www.vikipedia.org.brazil&meksik,28.01.2011). (4) www.Vizionplus.tv, 25.12.2010,). (5) www.Studenti.info,30.01.2011). (6) www.radio-pendimi.com, 03.02.2011,). (7) . www.kosova.de.,13.02.2010. (8) . Gazali Muhammed, "Karakteri i Muslimanit",përktheu:Bashkim Aliu,boton, "Furkan ISM",Shkup,2001, f.249. (9) Ahmeti h. Sherif, "Kurani përkthim me komentim në gjuhën shqipe",Medine,1988. f.732

# Dollapi

**Abdulatif Shuvejrif**

Nga këndvështrimi i disa njerëzve dekori i shtëpisë është gjerësia dhe ngrohtësia e dhomës së ndenjjes a pritjes. Në modelet e rralla të divaneve e kolltukëve, në tapetin e disenjuar deri në hollësi, në llambadarin e shkëlqyer i cili, me kandilat e tij të shumtë, i jep dritë tërë shtëpisë. Disa të tjerë mendojnë se dekori i vërtetë është dhoma elegante e gjumit - mobiliet luksoze, gdhendjet artistike në orendi, në krevatin e butë, ku pushon pronari i tij. Dhe kështu shijon gjumin dhe relaksimin duke fluturuar në një hapësirë pa fund të ëndrrave të bukura e çlodhëse. Të entuziazmuarit pas ushqimit, të cilët i bëjnë hyzmet barkut së tepërmi, mendojnë se dekori i shtëpisë është kuzhina dhe orenditë e saj, një vend ku ndihet era e këndshme e ushqimeve të ndryshme. Aty, pa marrë parasysh rrethanat, grumbullohen anëtarët për të ngrënë, dhe ajo i jep kënaqësi tërë familjes, një kënaqësi kjo e patjetërsueshme në jetën e njeriut. Kurse unë dekorin e vërtetë të shtëpisë e shoh tek ai dollapi i librave.

Një dollap i cili, me lavdi e krenari, mban mbi supet e tij atë thesarin tepër të çmuar. Qoftë edhe të jetë punuar nga një dru i thjeshtë a një hekur i ndryshkur, dhe në të librat të jenë radhitur pa kujdes e të krijojnë një ndjenjë rregullsie, ose qoftë dhe vendi i ngushtë. Megjithatë, zemra është aq e gjerë për këtë bukuri, saqë atë e perceptton si një mrekulli të pashoqe. Sikur shtëpia të mos e ketë këtë dollap, le të jetë shumë i vogël, për mua ajo shtëpi është sikur një shtëpi e ndërtuar mbi varreza. E pabanuar nga të gjallët, sikurse shpella e vjetër e boshatisur, në të cilën enden pa qëllim egërsirat. Nuk ka mundësi që diçka tjetër të zërë vendin e këtij dollapi, edhe sikur të jetë kjo një prej kështjellave përrallore. Dollapi nuk ka zëvendësues, edhe nëse shtëpia është përplot harmoni e shumë e mirëqenë. Ata që në shtëpinë e tyre këtë dollap e kanë për dekor, ose sa të mos thuhet që nuk e paskan, ose thjesht për të ruajtur traditën, prania e këtyre librave, që hijeshojnë vendin ku janë, më bën të ndihem i kënaqur me pronaret e tyre, qoftë edhe të jenë analfabetë. Nga gjiri i këtyre familjeve do ketë gjenerata që do t'ia dinë vlerën reale këtij dollapi, do t'ia shkundin pluhurin, do ta lirojnë nga robëria dhe do t'i shijojnë mirësitë që gjenden aty. Ose ndoshta një i afërm i tyre, një prej shokëve ose ndonjë mysafir në atë dollap do të gjejë një gjë të çmuar. Ky dollap mund të jetë një vepër, mirësinë (sevapin) e të cilit do ta ketë pronari edhe pas vdekjes, ngase nga ai dollap do të përfitojë dikush, mund t'i jepet ndonjë biblioteke për të përfituar nxënës ose studentë. E kështu mund të supozojmë shumë e shumë situata që dollapi gjithsesi do të shërbejë për të mirë dhe vetëm për të mirë. Prej natyrshmërisë së këtij dollapi është që të japë dritë. Nuk i intereson nëse i ndrituri është nga anëtaret e familjes apo jo. Ai është si Dielli që kryen funksionin e tij çdo ditë, tek rrezon tërë Tokën pa hile, duke mos i interesuar se kush përfiton nga rrezet e tij e kush ikën nën hije për t'u larguar kështu nga një dhunti e madhe.

(Marrë nga libri "Nemadhixh ve Suver", që do të thotë "Shembuj dhe Fragmente" i dijetarit dhe letrarit të madh Libias, mësuesi Abdulatif Shuvejrif.)
Shipëroi nga gjuha arabe Shkelzen S. Hoxha

## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA KRYEMINISTRI TURK ERDOGAN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, është pritur më 25 dhjetor nga Kryeministri i Turqisë, Rexhep Tajib Erdoğan, të cilin e falënderoi për pritjen e ngrohtë vëllazërore si dhe për angazhimin e kujdesin e vazhdueshëm të tij e të Qeverisë Turke për Kosovën.

Myftiu, falënderoi Kryeministrin turk veçanërisht për mbështetjen e Kosovës në organizmat ndërkombëtarë dhe sidomos për angazhimin e tij për shtimin e njohjeve për Kosovën nga vende të ndryshme. Më tutje e falënderoi për kontributin e dhënë së fundmi për njohjen e Kosovës nga Pakistani. Myftiu Tërnava kërkoi nga Kryeministri turk që në takimin me Kryeministrin e Tunizisë, të kërkojë prej tij që ta përshpejtojë procesin e njohjes së Kosovës.

Kryeministri Erdoğan e siguroi Myftiun Tërnava se do të kërkojë njohjen e Kosovës nga Tunizia, dhe të vazhdojë përpjekjet për shtimin e njohjeve të Kosovës edhe nga vende të tjera, që ende s'e kanë njohur Kosovën.



## MYFTIU TËRNAVA TAKOI KRYETARIN E DIYANET-IT PROF. DR. MEHMET GÖRMEZ

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, me ftesë të DIYANET-it, po qëndron për vizitë në Turqi, ku u prit nga kryetari i Diyanetit Prof. Dr. Mehmet Görmez, i cili shoqërohej nga tre zëvendësit e tij.

Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin, Prof. Dr. Mehmet Görmez, për pritjen e ngrohtë e vëllazërore. Myftiu i njohu nikoqirët për arritjet e Kosovës në përgjithësi dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës, në veçanti. "Turqia është një vend mik për ne, një vend shumë i afërt dhe, sa herë që vizitojmë Turqinë, asnjëherë nuk e konsiderojmë veten të huaj, ngase këtu jeton një pjesë e madhe e bashkëkombësve tanë. Ne kemi histori të përbashkët mbi 5- shekullore"- tha, përveç të tjerash, Myftiu Tërnava.

Ndërsa, kryetari i DIYANET-it, Prof. Dr. Mehmet Görmez, tha: "Nuk ju konsiderojmë kurrë si të huaj, po si vëllezër e miq tanë, me të cilët na lidh e kaluara. Zemrat tona dhe shtëpitë tona gjithmonë janë, dhe do të jenë, të hapura për ju dhe kemi gatishmërinë që t'ju ndihmojmë ju dhe shtetin tuaj në të gjitha fushat". Më pas, për nder të Myftiut Tërnava dhe delegacionit nga Kosova, kryetari i DIYANET-it shtroi një drekë si për miq.






## MYFTIU TËRNAVA MERR PJESË NË KONFERENCËN E 8 TË KËSHILLIT TË LARTË ISLAMIK TË EURO-AZISË

Gjatë qëndrimit në Stamboll Myftiu pati një takim me Kryeministrin turk Rexhep Taip Erdoan, ndërsa në Ankara u prit nga Presidenti Abdullah Gyl.

Më 19 e 20 nëntor 2012, në Stamboll u mbajt Konferenca e tetë e Këshillit të Lartë Islamik të Euro-Azisë, në të cilën morën pjesë -përfaqësuesit e 33 vendeve nga Evropa e Azia.





Kosova në këtë konferencë u përfaqësuar nga Myftiu Naim Tërnava.

Konferenca u kryesua nga kryetari i DIJANET-it, Mehmet Gyrmez, ndërsa në hapje qe i pranishëm edhe Kryeministri turk Rexhep Taip Erdoan, i cili, pasi përshëndeti të pranishmit, ndër të tjera, tha: "Më nderon prania ime në këtë konferencë. Ju, të nderuar, jeni prijësit tanë fetarë dhe keni përgjegjësi për zhvillimin dhe ngritjen e shoqërive myslimane në vende tuaja. Turqia, gjithmonë ka mbështetur dhe do të mbështesë dhe më tej të gjitha nismat tuaja që janë në të mirë të shoqërisë njerëzore". Kryeministri turk Erdogan në Stamboll organizoi pritje të veçantë për prijësit fetarë të Euro- Azisë dhe me atë rast pati një takim shumë miqësor edhe me Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava. Myftiu Tërnava e falënderoi Kryeministrin turk për përkrahjen dhe mbështetjen që po i bën Qeveria turke Kosovës në institucionet ndërkombëtare. Myftiu i kërkoi Kryeministrit turk që edhe në të ardhmen Qeveria turke të mbështesë Kosovën. Kryeministri turk Erdoan, në takimin me Myftiun Tërnava tha se Turqia do të mbështesë si deri tash Kosovën në të gjitha institucionet e forumet ndërkombëtare.

Në seancën e parë të Konferencës së Këshillit të Lartë të Euro- Azisë Myftiu Tërnava, para të pranishmëve u paraqit më kumtesën për vizionet e Kosovës pas pavarësisë. Këshilli i Lartë Islamik i Euro - Azisë zgjodhi edhe organet drejtues për mandatin e ardhshëm dhe Myftiu Tërnava u zgjodh anëtar i Kryesisë.Pjesëmarrësit e Konferencës së Këshilli të Lartë Islamik të Euro - Azisë më 20 nëntor në Ankara u pritën edhe nga Presidenti i Turqisë Abdulah Gyl.Pasi i përgëzoi e uroi liderët fetarë të Euro- Azisë, Presidenti Gyl tha se konferenca është një rast i mirë që liderët fetarë të diskutojnë për problemet e myslimanëve dhe shoqërive islame. Ai po ashtu theksoi se liderët fetarë janë përgjegjës për përhapjen e vlerave të mirëfillta islame - të tolerancës, mirëkuptimit e mirëbesimit për shoqëritë tuaja.



## MYFTIU TËRNAVA MERR PJESË NË INAUGURIMIN E QENDRËS NDËRKOMBËTARE PËR DIALOG NDËRFETAR E NDËRKULTUROR

Më 26 nëntor 20012, në Vjenë të Austrisë, në prani të shumë personaliteteve të larta fetare, politike e kulturore, u bë inaugurimi i Qendrës Ndërkombëtare për Dialog Ndërfetar dhe Ndërkulturor "Abdullah bin Abdulaziz". Në ceremoninë inauguruese qenë të pranishëm: Ministri i jashtëm i Spanjës, Ministri i jashtëm i Austrisë, Ministri i jashtëm i Mbretërisë së Arabisë Saudite, pastaj Dr. Ekmeludin Ihsanoglu- Sekretar i përgjithshëm i Konferencës Islamike, Abdulla Turki- Sekretar i përgjithshëm i Ligës Arabe, Mitropoliti Ortodoks me seli në Stamboll, një kardinal nga Vatikani, rabini kryesor për Evropë si dhe shumë personalitete të tjera nga vende të ndryshme. Kosova në këtë manifestim u përfaqësua nga një delegacion, të cilit i priu Myftiu Naim ef. Tërnava. Përmes videolinkut të pranishmëve në inaugurim iu drejtuan edhe Mbreti i Arabisë Saudite, Abdullah bin Abdulaziz, Kryetari i Austrisë dhe përfaqësuesi i Mbretit të Spanjës.Themelimi i Qendrës është bërë me iniciativën e përbashkët nga Mbreti i Arabisë Saudite, Mbreti i Spanjës dhe Qeveria e Austrisë. Duhet theksuar se themelimit të kësaj qendre i parapriu mbajtja e tri konferencave në Mekë, Madrid dhe Gjenevë, që për temë kishin nxitjen e dialogut ndërfetar e ndërkulturor.

Në Vjenë përfaqësuesit e të gjitha besimeve të mëdha botërore nënshkruan një memorandum mirëkuptimi. Gjatë qëndrimit në Vjenë, Myftiu Tërnava takoi shumë personalitete të shquara botërore, të cilët i njohu me të arriturat e Kosovës dhe kontributin që ka dhënë dhe po jep BIK në afrimin e komuniteteve në Kosovë.

Duhet veçuar se për disa herë me radhë, shumë të pranishëm në diskutimet e tyre, iu referuan harmonisë dhe mirëkuptimit ndërfetar në Kosovë, si shembull e model për vendet e tjera.

## MYFTIU TËRNAVA MERR PJESË NË FESTIMIN E SHËNIMIT TË 100-VJETORIT TË SHTETËSISË SË SHQIPËRISË

Me ftesë të autoriteteve më të larta të shtetit shqiptar, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, qe i pranishëm në festimet e organizuara në Tiranë me rastin e përvjetorit të 100-të të shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, ku të pranishëm ishin edhe udhëheqësit më të lartë të Shqipërisë e të Kosovës: Presidenti i Republikës së Shqipërisë - Bujar Nishani, Presidentja e Kosovës - Atifete Jahjaga, Kryeministri i Republikës së Shqipërisë - Sali Berisha, Kryeministri i Republikës së Kosovës - Hashim Thaçi, Kryetarja e Kuvendit të Republikës së Shqipërisë - Jozefina Topalli, Kryetari i Kuvendit të Republikës së Kosovës - Jakup Krasniqi si dhe shumë personalitete të jetës politike e kulturore nga të gjitha trojet shqiptare.



Në pritjen nga presidenti i Shqipërisë, Bujar Nishani në Pallatin e Brigadave në Tiranë, përveç udhëheqësve të lartë të shtetit nga Shqipëria, Kosova e Maqedonia qenë të pranishëm edhe Presidenti i Malit të Zi - Filip Vujanoviç, Kryeministri i Sllovenisë - Janez Janshah, ambasadorë të akredituar në Tiranë, përfaqësues të Komuniteteve fetare dhe shumë të ftuar të tjerë. Përveç takimit të shkurtër me Presidentin Nishani, Kryeministrin Berisha dhe Kryeparlamentaren Topalli, Myftiu Tërnava takoi edhe Presidentin malazias - Filip Vujanoviq, pastaj Ipeshkvin Dom Rrok Mirdita, si dhe shumë personalitete të tjera. Myftiu Tërnava gjatë ditës qe i pranishëm edhe në drekën e shtruar nga Kryeministri shqiptar Dr. Sali Berisha për mysafirët e lartë. Po ashtu, Myftiu qe i pranishëm edhe në parakalimin e Forcave të Armatosura të Shqipërisë dhe të FSK-së në sheshin “Skënderbe”.Gjithashtu, myftiu Tërnava me bashkëpunëtorët bëri një vizitë të shkurtër edhe në selinë e Komunitetit Mysliman Shqiptar, ku u prit nga drejtuesit më të lartë, me të cilët ndau përgëzimet me rastin e Festës së Flamurit.

## FAKULTETI I STUDIMEVE ISLAME ME AKADEMI SOLEMNE SHËNOJ 20 - VJETORIN E THEMELIMIT

Fakulteti i Studimeve Islame (FSI) në Prishtinë, më 20 dhjetor, me akademi solemne ka festuar 20 vjetorin e themelimit si institucion i lartë i arsimit dhe edukimit islam, i pari i kësaj fushe te shqiptarët.Në akademinë e organizuar nga FSI, qenë të pranishëm shumë personalitete të larta nga jeta akademike e institucionale nga të gjitha trojet shqiptare dhe nga Sanxhaku, respektivisht nga Novi Pazari. Në këtë akademi të pranishmëve me fjalë përshëndetëse iu drejtua dekani i FSI-së, prof. dr. Qazim Qazimi i cili mbajti edhe një fjalë rasti kushtuar punës dhe aktivitetit të FSI në këto 20 vjet të veprimtarisë së tij.. “Në vitet e 90-ta , atëherë kur arsimimi shqip po sanksionohej nga regjimi serb, atëherë kur nxënësit shqiptarë, studentët dhe mësimdhënësit ishin larguar nga objektet e mësimdhënies dhe të mësimnxënies, një grup intelektualësh, të nxitur nga gjendja e paqëndrueshme asaj kohe, të prirë nga vlerat universale me premisa hyjnore, e të etur për dije, mori iniciativën për themelimin e FSI.”-tha dekani Qazimi, duke shtuar se FSI rëndësi të veçantë u kushton vlerave universale ndërnjerëzore, sidomos atyre me premisa hyjnore, dhe kultivon marrëdhënie të shëndosha në mes mësimdhënësit e studentit”. Ndërsa Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, tha se themelimi i FSI-së ishte nevojë e plotësimit të



kërkesave dhe nevojave të arsimimit të lartë Islam në Kosovë e më gjerë, nevojë e kohës që të rinjtë tanë të vazhdojnë studimet e tyre në fushën e islamit edhe në Kosovë. "Përkushtimi i BIK-ut ka qenë në vazhdimësi t'i dalë në ndihmë këtij institucioni më të lartë Islam në vendin tonë, në çdo kohë dhe për çfarë ka pasur nevojë me qëllim të ngritjes së kapaciteteve, të njohurive, cilësisë së studimeve, duke kultivuar kreativitetin dhe vlerat e larta etike -morale"- tha myftiu Tërnava. Akademik Rexhep Qosja në fjalën e tij përshëndetëse tha: "Ky është një fakultet shumë i rëndësishëm i Universitetit të Prishtinës, është një fakultet i një kulture dhe i një qytetërimi të madh, dhe kjo kulturë dhe ky qytetërim i madh, pra kultura dhe qytetërimi islam që studiohen në këtë fakultet e pasurojnë shumë jetën kulturore dhe qytetërimin e popullit shqiptarë.Ky fakultet përpos punës pedagogjike bashkë me Medresenë dhe BIK kanë dhënë një kontribut të madh edhe për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Ishte një kohë kur veprimtarët për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës nuk kishin ku të mbidheshin, i vetmi vend, e vetmja ndërtese ku mbidheshin ishte ndërtesa e medresesë së Kosovës". Në këtë përvjetor FSI ndau mirënjohje për themeluesit, mësimdhënësit meritor dhe përkrahësit e këtij institucion. Po ashtu në këtë manifestim solemnisht iu dhanë diplomat 24 studentëve që kanë diplomuar vitin e fundit të FSI. (R.Shkodra)

## DEKLARATË E MYFTIUT TË KOSOVËS ME RASTIN E LIRIMIT TË RAMUSH HARADINAJT NGA TRIBUNALI I HAGËS

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava përshëndeti vendimin e sotëm të Tribunalit të Hagës, me të cilin jepet pafajësia e Ramush Haradinajt dhe bashkëluftëtarëve të tij.

Vendimi i sotëm i Tribunalit, edhe një herë rikonfirmon qartë luftën e drejtë të UÇK-së, rikonfirmon vlerat sublime të luftës dhe karakterin e saj çlirimtar, si dhe rikonfirmon pastërtinë e udhëheqësve e ushtarëve të saj. Vendimi për lirimin e Ramush Haradinajt dhe shokëve të tij është i një rëndësie të veçantë së pari për UÇK-në, Kosovën, skenën politike e institucionale të saj, po dhe për ne e familjen Haradinaj, sepse nga drejtësia ndërkombëtare dëshmohet katërcipërisht pafajësia për çlirimtarët tanë.

Me këtë rast, uroj familjet Haradinaj, Brahimaj e Balaj, uroj spektrin politik e institucional si dhe uroj të gjithë shqiptarët për triumfimin e drejtësisë dhe kthimin faqebardhë të ish-çlirimtarëve në Kosovë.

*Me respekt,*
*Myftiu i Kosovës*
*Mr. Naim Tërnava*



## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION PROFESORËSH NGA BURSA, TË PRIRË NGA DEKANI I FAKULTETIT TË ILAHIJATIT

Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion profesorësh nga Bursa e Turqisë të kryesuar nga Dekani i Fakultetit të Ilahijatit, Prof.Dr. Yasar Aydinli (Jasar Ajdinli), prodekani Prof Dr. Rexhep Xhixhi dhe Prof.Dr. Adem Apak të universitetit "Uludag" në Bursa.Myftiu Tërnava, u shprehu mirëseardhje profesorëve në Kosovë , i njohu ata me ecurinë e jetës fetare në Kosovë dhe me zhvillimet e institucioneve fetaro- arsimore të BIK-së."Bursa është një vend shumë i dashur për ne kosovarët, ngase një numër i madh i bashkatdhetarëve tanë jetojnë në Bursa dhe, kurdo që vizitojmë Bursën, ndihemi sikur jemi në shtëpinë tonë" – tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Myftiu Tërnava mbështeti nismën që Fakulteti i Studimeve Islame të zgjerojë bashkëpunimin me Fakultetin e Ilahiyatit në Bursa në shkëmbim të profesorëve e studentëve, pastaj në organizimin e seminareve, konferencave shkencore dhe realizimin e projekteve të përbashkëta.

Dekani, Prof. Dr. Yasar Aydinli, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen e ngrohtë e vëllazërore dhe u shpreh se është i kënaqur me vizitën që po i bëjnë Kosovës, e në veçanti me rezultatet që po arrijnë studentët kosovarë në universitetet turke. Ai, më tutje, tha: "Jam i bindur që ky bashkëpunim do të jetë një urë e fortë lidhëse në mes dy vendeve dhe dy fakulteteve në realizimin e projekteve të përbashkëta".Në takim qe i pranishëm edhe Dekani i FSI-së të Prishtinës , Prof. Dr. Qazim Qazimi. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA TAKOI UDHËHEQËSIT MË TË LARTË FETAR E POLITIK TË LUGINËS SË PRESHEVËS



## IMAMËT E LUGINËS SË PRESHEVËS NJË ZËRI U DEKLARUAN SE DËSHIROJNË QË TË JENË PJESË E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët më 18 dhjetor 2012, qëndroi për vizitë pune në Luginën e Preshevës, ku pati një sërë takimesh me personalitetet më të larta fetare, politike e kulturore të Preshevës e Bujanocit. Së pari në Preshevë myftiu Tërnava në sallën e vogël të Shtëpisë së Kulturës pati një takim me imamët e Luginës së Preshevës, me të cilit bisedoi për formën e organizimit të jetës fetare në luginë pas krijimit të rrethanave të reja. Myftiu Tërnava në këtë takim tha se është koha që myslimanët e Luginës së Preshevës të kenë një organizim institucional që përfaqëson interesat e myslimanëve të kësaj ane, por gjithherë dhe gjithnjë duke qenë pjesë organike si edhe deri tash e Bashkësisë Islame të Kosovës.

Të gjithë imamët e Luginës së Preshevës një zëri u deklaruan se dëshirojnë që të jenë pjesë e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe se organizimi i ri është i kushtuar për shkak të çështjeve administrative që i kërkon shteti serb. Në përfundim të takimit imamët e Luginës së Preshevës në prani të Myftiu formuan një grup pune prej 9 anëtarësh që do t'i prij Nexhmedin Ademi, që do të bëjë përgatitjet e duhura për organizimin e ri institucional të jetës fetare në Luginën e Preshevës. Grupi punues u ngarkua me detyrë që të përgatisë dokumentacionin e nevojshëm për organizimin e Bashkësisë Islame të Luginës, gjithnjë duke ruajtur lidhjet organike me Bashkësinë Islame të Kosovës.

## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA KRYETARI I PRESHEVËS RAGMI MUSTAFA

Gjatë qëndrimin në Preshevë Myftiu Tërnava vizitoi edhe kryetarin e Preshevës, Ragmi Mustafën të cilin e njohu me angazhimin e



Bashkësisë Islame për Luginën e Preshevës. Myftiu gjithashtu e njohu Kryetarin edhe për takimin me imamët e Luginës dhe vendimin për organizimin e ri të organeve të BI së Luginës. Po ashtu myftiu Tërnava ka përgëzuar kryetarin Mustafa dhe të gjitha institucionet e Luginës për manifestimet e organizuara me rastin e 100 vjetori të Pavarësisë së Shqipërisë.Kryetari Ragmi Mustafa e njohu myftiun Tërnava me rezultatet e arritura në Preshevë si dhe e falënderoi Myftiun për angazhimin tij për Luginën e Preshevës. Kryetari Mustafa tha se duhet angazhim i përbashkët për tejkalimin e vështirësive me të cilat ballafaqohen popullata e Luginës.

## MYFTIU NDERON DËSHMORËT E RËNË NË LUFTËN E UÇPMB-SË

Pas takimit me kryetarin e Preshevës myftiu u ndal te pllaka Përkujtimore e dëshmorëve të UÇPMB-së, ku për shpirt të tyre këndoi nga një Fatiha bashkë me bashkëpunëtorët e tij.

Në Preshevë, Myftiu takoi edhe kryetarin e PVD, Riza Halimin i cili njëherësh është edhe deputet i vetëm shqiptar në Kuvendin e Serbisë.



## BUJANOC: MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA KRYETARI I KKSH-SË Z.GALIP BEQIRI

Në Bujanoc Myftiu Tërnava vizitoi edhe Këshillin Kombëtar të shqiptarëve ku u prit nga kryetari Galip Beqiri, i cili e falënderoi

Myftiun Tërnava "për kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhënë për Preshevë, Bujanoc dhe Medvegjë e posaçërisht në harmonizimin dhe sistemimin e jetës fetare". Kryetari beqiri e njohu Myftiun edhe me objektivat dhe punën e Këshillit Kombëtar Shqiptar dhe potencoi se në "vetë punën e këtij institucioni është shprehur nevoja e kyçjes së hoxhallarëve, me kyçjen e tyre nëpër Komisionet përkatëse, përkatësisht në ruajtjen dhe kultivimin e vlerave tona edhe në arsimin publik". Myftiu Tërnava shprehi kënaqësinë e posaçme që gjendet në zyrat e këtij institucioni duke u shprehur se" vetë kthimi i kësaj godine nga një burim i dhunës dhe padrejtësisë, në një institucion të burimit të të drejtave të shqiptarëve le për të kuptuar shumë" dhe më tej shtoi se "flamuri kombëtar i vendosur në këtë institucion tregon për rëndësinë e tij dhe fletë për angazhimin tuaj" Si kryetari i KKSH-së Beqiri ashtu edhe myftiu i BIK-ut Tërnava, u dakorduan në avancimin dhe kultivimin e marrëdhënieve të këtyre institucione për bashkëpunimin në të ardhmen, e në veçanti funksionin dhe misionin e tyre.



## KRYETARI BUJANOCIT ARIFI FALENDERON ANGAZHIMIN E MYFTIUT TËRNAVA NË LUGINË

Gjatë qëndrimit të Mr. Naim Tërnava në Preshevë, pas takimit, konsultimeve rreth unifikimit te faktorit fetar në Luginë dhe pas takimit me kryetarin e KKSH-së dhe kryetarin e Preshevës, ka takuar edhe dr. Nagip Arifin, kryetar i komunës së Bujanocit. Krytari i Bujanocit z. Arifi falënderoi angazhimin e myftiut Tërnava në Luginë për organizimin e jetës fetare nën kujdesin e BIK. Myftiu i Kosovës mr, Naim Tërnava është shprehur që edhe udhëheqësit e institucioneve lokale të Preshevës dhe Bujanocit ta japin rolin dhe kontributin e tyre për afri dhe unifikim të imamëve, madje dhe faktorit politik, sepse vetëm bashkërisht mund t'i përgjigjemi çdo sfide dhe situatave qofshin politike apo ekonomike në Luginën e Preshevës të cilën e dimë çfarë është ajo. (R. Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADORIN AUSTRIAK, JOHANN BRIEGER

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 19 dhjetor priti ambasadorin e Austrisë në Prishtinë, Johan Brieger, të cilin edhe njëherë e falënderoi për kontributin e Austrisë për Kosovën para, gjatë dhe pas Luftës. Po ashtu Myftiu e njohu ambasadorin edhe për zhvillimet dhe funksionimin e BIK.

Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin për ftesën në Konferencën Ndërkombëtare të Dialogut ndërfetarë të mbajtur në Vjenë gjatë muajit nëntor.

Ambasadori Johann Brieger, çmoi lartë kontributin e Myftiut dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe rolin konstruktiv që po e jep ky institucion për të mirën e popullit dhe të ardhmen e vendit, sidomos në kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimit ndërfetarë.

Ndërsa sa i përket themelimit të Qendrës për Dialog ndërfetarë, Ambasadori Brieger, tha: "Austria është e përkushtuar për dialog ndërfetarë dhe beson thellë se dialogu ndërfetarë paraqet vlerat që ne i kultivojmë dhe promovojmë. Themelimi i kësaj qendreje është bërë në 100-vjetorin e njohjes së Islamit si fe zyrtare në Austri".

Myftiu Tërnava diskutoi me ambasadorin Johann Brieger edhe për mundësinë e bashkëpunimit në organizimin e përbashkët të konferencave për tolerancën dhe bashkëjetesën fetare në Kosovë.

## KËSHILLI I DRENASIT, AKSION PËR DHURIMIN E GJAKUT

Përveç, aktiviteteve të tjera me rastin e shënimit të 100-vjetorit të Pavarësisë së Shqipërisë, KBI e Drenasit më 22.11.2012, organizoi aksion për dhurimin e gjakut me moton" Të dhurojmë gjak të shpëtojmë jetë". Aksionit të Këshillit iu përgjigjen 16 veta, e dhurues të parë të gjakut në këtë aksion ishin vet drejtuesit e KBI të Drenasit. (E. Bajraktari)



## UNIONI I IMAMËVE SHQIPTAR NË ZVICËR, MANIFESTIM ME RASTIN E 100-VJETORIT TË PAVARËSISË SË SHQIPËRISË

Unioni i Imamëve Shqiptarë në Zvicër organizoi në sallën Salmen, në qytetin Schlieren, manifestim kushtuar këtij përvjetori, ku, përveç bashkatdhetarëve tanë që punojnë e jetojnë në Zvicër, e që janë të organizuar nëpër xhamitë shqiptare, morën pjesë edhe tre ambasadorë: Mehmet Elezi -Ambasador i Shqipërisë në Zvicër, Naim Mala-ambasador i Kosovës në Zvicër dhe Ramadan Nazifi -ambasador i Maqedonisë në Zvicër.

Në këtë manifestim qenë të pranishëm edhe përfaqësuesit e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe ata të Maqedonisë: Ekrem Simnica-Koordinator për Diasporë në Kryesinë e BIK-së, i shoqëruar nga shefi i kabinetit të Myftiut, Ejup Ramadani, dhe sekretari i Bashkësisë së Fesë Islame në Republikën e Maqedonisë, Afrim Tahiri.

Fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i Unionit të Imamëve shqiptarë në Zvicër, Mr. Rajhan Neziri, i cili, pasi përshëndeti e u uroi përvjetorin e Pavarësisë së shqiptarëve, tha:

“Populli shqiptar nuk është 100 vjeç, as tradita, as feja e as identiteti shqiptar nuk janë 100 vjeç. Ka dashur Zoti që të jemi ndër popujt më të vjetër të Ballkanit. Ndërkaq, historia ka përcaktuar që sot të jemi në pozitën aktuale. Duke mëtuar një bashkim të natyrshëm të të gjitha trojeve tona, në cilëndo formë të mundshme e të pranueshme”.

Përshëndetën edhe të tre ambasadorët e pranishëm në manifestim, të cilët e çmuan lart kontributin e komunitetit mysliman shqiptar dhe të ylemasë shqiptare për çështjen kombëtare.

Mr. Ekrem Simnica- Koordinator për Diasporë në Kryesinë e BIK-së, pasi përshëndeti e uroi, të pranishmëve ua përcolli urimet e përgëzimet e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ndërsa në fjalën e tij të shkurtër foli për kontributin e ylemasë në ngritjen e vetëdijes kombëtare. Ai, po ashtu, foli edhe për rolin e institucioneve fetare islame për pavarësinë e Shqipërisë. Z. Simnica me këtë rast përmendi rolin që kanë luajtur Medreseja e Mehmet Pashës e Prizrenit, medreseja “Medah “ e Tiranës, Medreseja e Shkupit e deri tek medreseja “Alaudin” e Prishtinës.

Përshëndeti edhe sekretari i Bashkësisë së Fesë Islame të Maqedonisë, Afrim ef. Tahiri.

Për kontributin e ylemasë shqiptare në Pavarësinë e Shqipërisë dhe në mbrojtjen e viseve shqiptare që ngelën jashtë shtetit shqiptar, referoi Dr. Qani Nesimi.

Sekretari i unionit të imamëve shqiptar në Zvicër, Mr. Fehim Dragusha në këtë manifestim referoi për punën dhe aktivitetin e imamëve shqiptarë që veprojnë në Zvicër.



## MEDRESEJA MANIFESTIM NË 100 - VJETORIN E PAVARËSISË SË SHQIPËRISË

Medreseja e Mesme “Alaudin” me një sërë aktivitetesh ka shënuar 100 vjetronin e Pavarësisë së Shqipërisë, me ç’rast përpos shënimit të kësaj ngjarjeje të rëndësishme për kombin shqiptarë , medreseja në këtë manifestim shënoi edhe ditën e themelimit si dhe në prani të familjarëve kujtoi shehidët medresantë të rënë për lirinë e Kosovës, me ç’rast bëri promovimin e monografisë kushtuar këtyre shehidëve. Në fillim të pranishmëve iu drejtua Bahri ef. Siminica –drejtor i medresesë, i cili pos tjerash tha se në çdo kohë dhe në çdo vend kërkesa për të besuar dhe për t’u ndikuar nga diçka ka qenë, është dhe do të jetë për jetë.

Andaj edhe nga ne si shoqëri u kërkua në kohë dhe hapësirë që të organizojmë jetën tonë në baza të shëndosha fetare dhe edukative që t'i dalim në ndihmë popullit tonë, për një rrugëtim sa më të lehtë dhe më të arsyeshëm në kohë dhe për kohën ku ne jetojmë. Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava foli për rolin e ulemasë shqiptare për Pavarësinë e Shqipërisë si dhe kontributin e BIK për lirinë e Kosovës, ndërsa për kontributin e Medresesë, Myftiu tha:"Medreseja me këtë manifestim që bënë për këtë përvjetor, kujton shehidet e rënë në luftën për lirinë e trojeve tona, shënon ditën e shkollës dhe bën promovimin e monografisë për shehidët nga radhët e BIK në luftën e fundit. Medreseja jubileun e 100 të pavarësisë e shënon krenare për të kaluarën e saj: krenare për kontributin e saj, krenare për angazhimin e saj në udhën e Zotit e në mision të kombit", për të shtuar se Medreseja "Alaudin" misionin e saj e nisi në vitet 50 të shekullit të shkuar, e cila në regjimin komunist qe e vetmja vatër e arsimit fetar që shqiptarëve ua mësonte fenë në gjuhën shqipe, ua mësonte dashurinë ndaj Zotit, dashurinë ndaj vatanit, dashurinë ndaj atdheut". Ndërsa, në emër të autorëve të monografisë për shehidët e rënë nga radhët e BIK, foli Ramadan Shkodra. Nxënësit e medresesë për familjarët e shehidëve kishën përgatitur nga një dhuratë modeste. Po ashtu, medresantët për të pranishmit dhanë edhe një program me ilahi, kaside e recitale. Në fund të manifestimit u bë edhe zbulimi i pllakës përkujtimore për shehidët. (R. Sh)



## NDËRTOHET XHAMIA NË KOSINË

Më 07.11.2011 në mënyrë solemne u vu gurthemeli i xhamisë në Kosinë (Ferizaj). Në këtë manifestim merrnin pjesë përfaqësuesit e KBI-së të Ferizajt Fehmi ef Mehmeti, kryetar, Zejnullah Dërguti, sekretar, Sylejman Roshaj, kryeimam si dhe një numër i xhematlinjëve të këtij fshati. Kryetari Mehmeti uroi xhematlinjve gur themelin me lutje që Allahu i madhërishëm tu ndihmoj që sa më parë ta përfundojnë. Truallin prej 0.20 ha për ndërtimin e kësaj xhamie, nëpërmjet KBI- së e siguroi KK i Ferizaj për çka edhe e i shprehim falënderim të veçantë. Për ndërtimin e kësaj xhamie janë zotuar vetë xhematlinjët që do ta ndërtojnë me vetkontribut. I pari që i priu këtij aksioni ishte h. Shaip Maloku, ndërsa Milaim Islami me të bijtë ofroi ndihmë që themelin e kësaj xhamie do ta ndërtojë me shpenzime të veta personale. Dimensionet e kësaj xhamie do të jenë 10:14. Kosina numëron 110 shtëpi me afër 500 banor, të cilët kanë qenë pjesë e xhamatit të xhamisë së fsh. Prelez i Jerlive. Ku ditëve të xhuma dhe bajrameve kanë qenë detyruar të udhëtojnë rreth 3 km. nëpër rrugë të pa shtruar, nëpër ara, për ta fal xhumanë si dhe bajramet. Në momentin kur e siguruan truallin nga Kuvendi Komunal u organizuan dhe ja erdhi edhe momenti kur këta filluan ndërtimin e xhamisë. Këtij aksioni pritet t'i bashkëngjitet edhe lagjja e "Llojzës" e cila numëron rreth 200 banor. (Z. Dërguti)

## HATME NË XHAMINË E PAVARËSISË "MULLA SHERIF AHMETI"

Më 25.11.2012 me rastin e 100 vjetorit të shtetit Shqiptarë në Xhaminë e Pavarësisë "Mulla Sherif Ahmeti" në Kodër të Trimave në Prishtinë,pas përfundimit me sukses të leximit të Kuranit u mbajt ceremonia e duasë së hatmes dhe një program fetaro-kulturor. Në praninë e Hoxhallarëve të shumtë, kryeimamit të KBI të Prishtinës Burhanudin ef. Hashani si dhe një numri të madh të xhematlinjeve u bë edhe duaja e hatmes të cilën e lexoi hoxha i nderuar Iljaz Sekiraqa. Nxenësit të cilët bënë hatme te imami i xhamisë Nexhmi ef. Hoxha janë: Agnesa Hasani, Aida Bajrami,Anita Bilalli, Alba Merdari, Arjaneta Hasani, Blerta Ibrahimi, Bajram Zeqiri, Donat Jashari, Fatbardha Bilalli, Filloreta Gashi, Nafije Bilalli, Samire Merdari dhe Shqiponjë Gashi. Në fund të pranishmit u luten që ky aktivitet të vazhdojë edhe viteve tjera dhe në çdo shtëpi të kësaj lagjeje të ketë djem e vajza që e mësojnë Kurani Kerimin. (Nexhmi Hoxha)






## KBI E PRIZRENIT SHËNON 100 VJETORIN E PAVARËSISË SË SHQIPËRISË

Këshilli i Bashkësisë Islame (KBI) i Prizrenit për nder të vitit jubilar të njëqindë vjetorit të pavarësisë së Shqipërisë, bëri disa organizime fetare. Me këtë rast, të gjithë imamët nëpër xhamitë e KBI të Prizrenit mbajtën në ditën e xhuma ligjërata për rëndësinë e kësaj festeje të veçantë për kombin shqiptar. Përveç kësaj dhe aspekteve të tjera fetare, KBI i Prizrenit, shënimin kryesor të këtij viti jubilar e bëri nëpërmjet botimit të veprës "Hafizët e Prizrenit me rrethinë gjatë viteve 1912-2012" të autorit nga Prizreni z. Faik Miftari. Libri doli nga botimi më 20 nëntor 2012, ndërsa promovimin e kësaj vepre, KBI e Prizrenit e organizoi, pikërisht në vigjilje të festës kombëtare, më 25 nëntor 2012 , në Shtëpinë e Kulturës "Xhemajli Berisha" në Prizren. Në këtë promovim, morën pjesë shumë dashamirë të librit, përfaqësues të Kryesisë së BIK, KK të Prizrenit, të shoqatave të ndryshme të Prizrenit, etj. Promovimi filloi me himnin kombëtar, për të vazhduar me leximin e një pjese nga Kur'ani famëlartë. Të pranishmëve, në fillim i dëshiroi mirëseardhje sekretari i KBI-së së Prizrenit, mr. Orhan Bislimaj, i cili pos tjerash tha se për nder të 28 nëntorit 2012, për nder të kësaj date me rëndësi të shumëfishtë për Kombin Shqiptar, KBI i Prizrenit në vazhdën e aktiviteteve për shënimin e njëqindvjetorit të shtetit shqiptar, ka vendosur ta festojë këtë festë edhe duke e botuar këtë vepër, e cila në brendinë e vet i ruan me mall emrat e hafizëve të këtij njëqindë vjetori, atyre burrave të mëdhenjë të këtij populli, që Qytetit Historik të Prizrenit i dhanë emër dhe i dhanë nder. Në emër të botuesit, të pranishmit i përshëndeti kryetari i KBI së Prizrenit Lutfi ef. Ballëk, i cili i falënderoi të gjithë për pjesëmarrje dhe e falënderoi autorin e veprës për bashkëpunim me KBI. Tubimin, në emër të BIK-ut e përshëndeti Sekretari i Kryesisë së BIK-ut, Resul ef. Rexhepi, dhe në emër të Komunës së Prizrenit, zv. kryetarit të Komunës, z. Ruzhdi Rexha. Ndërsa, në lidhje me rëndësinë e kësaj vepre referuan dy recensuesit, z. Mexhid Yvejsi dhe Mr. Sadik Mehmeti, të cilët elaboruan qëllimin e kësaj vepreje, përmbajtjen e saj dhe të arriturat hulumtuese. Në fund të promovimit foli autori i veprës, z Faik Miftari, i cili me modestinë e tij e falënderoi botuesin KBI- Prizren, dhe të gjithë të pranishmit për pjesëmarrje.Po ashtu, për nder të kësaj festeje, KBI në bashkëorganizim me Paralelen e Medresesë së Prizrenit, organizuan shkuarjen në Vlorë. Grupi, që numronte 24 vetë, më datë 27 nëntor 2012 qëndroi në Tiranë dhe Kavajë; më 28 Nëntor 2012 mori pjesë në manifestimin qendëror në Vlorë, dhe më datë 29 nëntor 2012 e vizitoi pjesën e Jugut të Shqipërisë, përfshirë Sarandën, Gjirokastrën dhe qytete të tjera. (O.Bislimaj)



## U INAUGURUA HAPËSIRA PËR FALJE NË XHAMINË "ISA BEU" NË MITROVICË

Më 7 dhjetor 2012, kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora së bashku me Ahmet ef. Sadriu dhe Fatmir ef. Iljazi morën pjesë në hapjen - inaugurimin e lokacionit-hapësirës për falje në kuadër të xhamisë Isa Beu, e njohur ndryshe si xhamia e Zallit. Të pranishëm në këtë manifestim, përveç drejtuesve të KBI në Mitrovicë, imamëve dhe xhematit të ndryshëm, ishin edhe mysafirët nga komuna Bajram Pashë e Stambollit të Turqisë, të prirë nga zv. Myftiu i Bajram Pashës.Në emër të Kryesisë përshëndeti Ahmet ef. Sadriu, i cili i përcjelli përshëndetjet, urimet dhe përgëzimet e Myftiut Tërnava tek të pranishmit. Ndërsa Hutben e xhumasë e mbajti Sabri ef. Bajgora, i cili foli për vlerën e ndërtimit të shtëpive të Allahut në përgjithësi, duke u ndalur me theks të veçantë tek punimet që po zhvillohen në xhaminë Isa Beu në Mitrovicë. Kryeimami i Kosovës nuk e anashkaloi as xhaminë tashmë të rrënuar nga forcat serbe në anën veriore të Mitrovicës kur u shpreh se "zemrat dhe shpirtrat tanë nuk do të jenë asnjëherë të qetë dhe do të vazhdojnë të lëngojnë nga malli për të, deri sa ta shohim të rindërtuar edhe Xhaminë e Ibrit, bashkë me

pjesën veriore të qytetit, të çliruar." Pas faljes së namazit të xhumasë, udhëheqësit e lartë të BIK u pritën në takim edhe nga Kryetari i Mitrovicës, z. Avni Kastrati, ku u shpreh gatishmëria e dyanshme për vazhdim të bashkëpunimit në mes të dy institucioneve përkatëse. Po ashtu, në takim kryetari Kastrati i falënderoi donatorët turq për kontributin e tyre për xhaminë në qendër të Mitrovicës.(R.Shkodra)



## PËRFUNDOI ME SUKSES KURSI I KUR'ANIT DHE TEXHVIDIT

Departamenti i të Rinjve i BIK-ut (DRBIK) organizoi dhe kreu me sukses kursin e dytë për këtë vit nga Kur'ani dhe texhvidi. Ky aktivitet, i cili ndërkohë u përcoll me ligjërata të shkurtra fetare, zgjati një muaj e gjysmë, nga 18 tetor deri më 06 dhjetor 2012.Nga ky kurs u certifikuan 18 veta shumica e të cilëve ishin student.Kursi u mbajt në dy lëndë: Mësimi i shkronjave të Kur'anit dhe ai i rregullave të Texhvidit. Pjesëmarrësit ishin: Ilir Halimi-student, Egzon Sertolli-student, Driton Reshani-student, Driton Haziri-nxënës, Kushtrim Gllareva-student, Adnan Xhemajlaj-student, Alban Bajrami-student, Irfan Rama-student, Liridon Mulaj -student, Ajet Peci-student, Ilir Salihu-student, Eshtref Berisha-student, Egzon Osmani-student, Qendrim Tahiraj-student, Arian Demaj-student, Jakup Obertinca-punëtor, Fahri Siqani-punëtor dhe Muhamed Xhykolli-punëtor. Kurset u zhvilluan tri herë në javë dhe u mbajtën në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti stafi i Departamentit.(F. Spahiu)

## GJILANI ORGANIZON GARA NË KURAN

Më. 08.12.2012, Kryeimami i Kosovës së bashku me dr.Fahrush ef. Rexhepi, Ahmet ef. Sadriu dhe Fatmir ef. Iljazi, ishin të ftuar në xhaminë e Madhe në Gjilan, ku u mbajtën garat lokale për nxënien përmendësh të dy xhuzave të Kuranit.

Në këtë manifestim qenë të pranishëm edhe shumë të ftuar nga Gjilani me rrethinë, si dhe përfaqësues të Këshillave të BI nga Prizreni, Rahoveci, Vitia, Kamenica etj.

Pas fjalës përshëndetëse të Kryetarit të KBI në Gjilan Mustafë ef. Bajrami, fjalën e morri Sabri ef.



Bajgora, i cili pas përshëndetjes, shtjelloi në hollësi ajetet dhe hadithet që flasin për vlerën e leximit të Kuranit, kuptimin dhe mësimin përmendësh të tij. Në përmbyllje të fjalës së tij, Bajgora nxiti garuesit dhe të rinjtë prezent në xhami që të vazhdojnë të ndjekin rrugën e të parëve të tyre në ruajtjen e fjalëve të Allahut në mendjen dhe gjoksat e tyre. Në garën e organizuar për të parën herë nga KBI të Gjilanit morën pjesë 10 garues, ku më të mirët sipas komisionit vlerësues dolën:

1.Leonis Frangu - nxënës i medresesë paralelja në Gjilan (750 €).

2. Valdrin Dema - Student i mjekësisë (500 €).

3. Lulzim Murseli - Imam (300 €)

Në përfundim të garave, Kryeimami ndau shpërblimet dhe certifikatat për pjesëmarrësit në gara.

## MBAHET SEMINARI "MARRËDHËNIET NË MES KOMUNITETEVE FETARE DHE SHTETIT"

Departamenti i të Rinjve i BIK-së qe pjesëmarrës në seminarin dyditor të mbajtur në Prizren (16-17 nëntor 2012), organizuar nga organizata gjermane "Konrad Adenauer Stiftung" me temën "Marrëdhëniet në mes komuniteteve fetare dhe shtetit" - Rëndësia e të rinjve në promovimin e mirëkuptimit të ndërsjellë dhe për bashkëpunim.Në emër të Kryesisë së BIK-së, një fjalim pati Dr.Fahrush Rexhepi, i cili më pastaj mbajti edhe një ligjëratë në temën "Ndërveprimi i bashkësive fetare dhe shtetit në kontekstin e pluralizmit fetar", Në seminar qenë të pranishëm edhe përfaqësuesit e Kishës ortodokse serbe dhe Kishës katolike - Ilarion Lupuloviç dhe don Pal Tunaj, të cilët po ashtu u paraqitën me fjalët dhe ligjëratat e tyre rreth temës së lartpërmendur. Një ligjëratë po ashtu mbajti edhe drejtori i institutit për trashëgimi kulturore të Prizrenit - Hasan Hoti. Në këtë seminar, përveç përfaqësuesve të komuniteteve fetare dhe të ftuarve të tjerë, qenë të pranishëm



edhe grupe të studentëve nga të tri komunitetet fetare si dhe studentë nga gjimnazi "Lojolla" i Prizreit, të cilët përgjatë dy ditëve punuan në grupe duke dialoguar në mes vete dhe duke trajtuar tema të ndryshme, si: Pjesëmarrja e liderëve fetarë në politikë, Roli i mediave në aspektin e religjioneve etj.. Ndër temat kryesore që u diskutuan në këtë seminar, ishte: "Fetë dhe Toleranca" . Lidhur me këtë temë një ligjëratë mbajti edhe përfaqësuesi i Fakultetit të Studimeve Islame (FSI) të Prishtinës - Mr.Driton Morina. Departamenti i të Rinjve i BIK-së merrte pjesë me njëzet studentë dhe studente nga FSI dhe medreseja "Alauddin" e Prishtinës. Në kuadër të këtij seminari iu bënë edhe vizita objekteve fetare në Prizren - Xhamisë Bajrakli, Kishës ortodokse serbe dhe Kishës katolike. Gjatë vizitës së Xhamisë Bajrakli, një ligjëratë për të pranishmit mbajti kryeimami i Këshillit të bashkësisë Islame të Prizrenit, Ali ef. Veza. Z.Veza foli për historikun e Xhamisë Bajrakli dhe po ashtu iu përgjigj pyetjeve të të pranishmëve. (F.Gashi)

## PROMOVOHET LIBRI "LËVIZJA KOMBËTARE PËR ARSIMIN SHQIP MULLA SYLA – MËSUES DHE VEPRIMTAR I DALLUAR"

Më 15 nëntor 2012, në shtëpinë e kulturës në Viti, në prani të institucioneve komunale, të Ministrisë së Kulturës, të BIK-së dhe të shumë qytetarëve e intelektualëve të Anamoravës, u promovua libri i Mr. Adem Muratit "Lëvizja kombëtare për arsimin shqip Mulla Syla – mësues dhe veprimtar i dalluar". Referencat mbi vlerësimin e veprës para pjesëmarrësve i prezantuan dr. Isuf Osmani, dr. Fahrush Rexhepi dhe dr. Hatixhe Ahmeti. Të pranishëm në sallë ishin edhe familjarë të mulla Sylë Tërpezës. Në prezantimin e tij referuesi dr. Fahrush Rexhepi, ndër të tjera, theksoi se gjatë zhvillimit historik të kombeve të botës e midis tyre edhe gjatë zhvillimit historik të kombit shqiptar, krahas faktorëve të tjerë, një rol të veçantë dhe me rëndësi kanë luajtur edhe personalitetet e shquara historike, qofshin ato shkencore, kulturore, politike a kombëtare, por edhe ato fetare-intelektuale e patriotike. Këto figura të penës, të dijës e të punës, që nxori nga gjiri i tij populli shqiptar, vunë themelet e lëvizjes kombëtare shqiptare në fushën e emancipimit politik dhe kulturor të tij. Prandaj ngjarjet si "Lidhja Shqiptare e Prizrenit", "Lëvizja Kombëtare për arsimin shqip në vitet 30-40 të shek. XIX", "Kongresi i Manastirit", "Kongresi i Elbasanit", "Kryengritjet e viteve 1910, 1911 dhe 1912", si dhe kontributi i mulla Sylës në këto lëvizje me të drejtë zënë një vend të rëndësishëm në veprën "Lëvizja kombëtare për arsimin shqip Mulla Syla-mësues dhe veprimtar i dalluar" të autorit Mr. Adem Murati, të cilën po e promovojmë sot. Mendojmë dhe besojmë se, pas një pune të palodhshme dhe pas një përkushtimi të madh, Mr.Adem Murati sot po i ofron lexuesit shqiptar një punim serioz me vlera të larta shkencore, që reflekton edhe eksperiencën e autorit në veprimtarinë akademike, shkencore e intelektuale".Është me rëndësi të veçantë të përmendim se në veprën e Mr. Adem Muratit një vend të rëndësishëm zë edhe veprimtaria krijuese letrare, arsimore dhe shkencore e mulla Sylës. Nga dorëshkrimet autentike në origjinal, të cilat autori i ka prezantuar në vepër, gjejmë shënime të ndryshme të mulla Sylës lidhur me shkollën dhe arsimin, pastaj shënime statistikore për popullsinë e fshatrave, letërkëmbime me personalitete zyrtare të arsimit, të administratës e të tjera. Nga këto dokumente vërejmë se mulla Syla ka lënë dorëshkrim edhe shumë poezi shkruar në gjuhën osmane, arabe dhe persiane. Ndër to është edhe poezia "Vatani" (Atdheu), të cilën autori e ka prezantuar të përkthyer në gjuhën shqipe.Autori Mr.Adem Murati në këtë vepër nuk ka lënë pa përmendur shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 1912 dhe rëndësinë e saj historike. Prandaj promovimi i kësaj vepre në vigjilie të 100-vjetorit të Pavarësisë së Shqipërisë, mund të themi është në koherencë të plotë me rrethanat historike të kësaj periudhe dhe rolin që kanë luajtur hoxhallarët dhe ulemaja shqiptare në shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 28 nëntor 1912. Në fund mendojmë se realizimi i kësaj vepre madhore është për t`u çmuar dhe për t`u vlerësuar, sepse ndriçimi dhe nxjerrja nga pluhuri i harresës të këtyre personaliteteve fetare islame, që tërë jetën e kishin vënë në shërbim të fesë dhe atdheut, është obligim kombëtar, fetar, moral, kulturor dhe qytetërues. (Dr. F. Rexhepi)



## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME GJAKOVË
Shpallë

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:
Kryeimam në KBI- të Gjakovës

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6. Të ketë së paku 5 (pesë) vjet përvojë pune në Bashkësinë Islame
7. Të ketë shkathtësi kompjuterike

Dokumentet e nevojshme
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet)
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

Vërejtje:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI të Gjakovës. Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim. Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME DEÇAN
Shpallë

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:
Kryeimam në KBI të Deçanit

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6. Të ketë së paku 5 (pesë) vjet përvojë pune në Bashkësinë Islame

Dokumentet e nevojshme:
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet)
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

Vërejtje:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI të Deçanit, Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim. Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

## LONDRA MIKPRITËSE E ASAMBLESË SË NËNTË PËR EKONOMI ISLAME

Tun Musa Hitam, kryetar i Asamblesë Botërore për Ekonomi Islame (ABEI) dhe Alen Danken, ministër për zhvillim ndërkombëtar i Britanisë së Madhe, kanë prezantuar qytetin e Londrës për mikpritës dhe organizator të sesionit të nëntë të Asamblesë Botërore për Ekonomi Islame. CPIFinancial", njofton se mikpritësi dhe organizatori i sesionit të IX të ABEI për herë të parë është përcaktuar një qytet evropian dhe nga vendet jo islame siç është qyteti i Londrës. Ky vendim është marrë dhe konfirmuar zyrtarisht në fund të sesionit të tetë të kësaj asambleje botërore i cili është zhvilluar javën e kaluar në Malajzi. Sipas këtij njoftimi, mësohet se koha e organizimit të sesionit të IX të ABEI është caktuar të jetë fundi i tetorit të vitit të ardhshëm ndërsa vendi ku do të zhvillohet kjo asamble është caktuar të jetë qendra e kongreseve XL në New Ham të Londrës. Hitam kryetar i ABEI në lidhje me këtë ka thënë: Organizimi i sesionit të ardhshëm të kësaj asambleje në Londër, tregon rritjen e rëndësisë së kësaj asambleje si një arenë ndërkombëtare për të mbledhur komunitete të ndryshme islame dhe jo islame për të diskutuar rreth ekonomisë islame. Alen Danken, ministër për zhvillim ndërkombëtar i Britanisë së Madhe, gjithashtu në lidhje me këtë ka deklaruar: Organizimi i ABEI në Londër është një rast shumë i mirë për të prezantuar këtë qytet si njëri prej qyteteve shumëkulturore dhe shumëfetare të botës dhe gjithashtu si qendër ekonomike islame në perëndim. Vlen të theksohet se sesioni i tetë i Asamblesë Botërore për Ekonomi Islame është organizuar prej 4 deri më 6 dhjetor në Malajzi ku kanë marrë pjesë mbi 1500 ekspertë dhe specialist të fushës së ekonomisë islame, president të shteteve, njohës të ekonomisë dhe mendimtarë nga 62 shtete të cilat janë me shumicë myslimane. ABEI është themeluar në vitin 2003 si organ ekonomik i Organizatës së Konferencës Islamike me objektivë krijimin dhe zgjerimin e rasteve tregtare dhe të biznesit të ndryshëm në botën islame.

## PËRKTHEHET KUR'ANI FISNIK NË GJUHËN E SHENJAVE NË AMERIKË

Përkthimi i Kur'anit fisnik në gjuhën e shenjave amerikane është një projekt i cili ka filluar që nga vera e këtij viti nga Organizata Botërore e Shurdhë-Memecëve Myslimanë në Amerikë (GDM). Ky projekt përfshin përgatitjen e video-filmave në të cilat spikerët bëjnë përkthimin e domethënieve të kuptimit të ajeteve të Kur'anit në gjuhën e shenjave që përdoret në Amerikë ndërsa përkthimi i ajeteve kur'anore në gjuhën angleze ofrohet në fund të ekranit televiziv. Ky përkthim i Kur'anit fisnik në gjuhën e shenjave që përdorët në Amerikë (ASL) pasi të përfundon do të publikohet nga GDM në Amerikë nëpërmjet internetit dhe faqes kryesore të kësaj organizate. Përkthimi në fjalë do të ofrohet falas për të gjithë të interesuarit sepse zyrtarët e kësaj organizate besojnë se shkencat islame duhet të vendosen në dispozicion të të interesuarve pa asnjë pengesë dhe vështirësi kështu që të gjithë të kenë mundësi shumë lehtë të kenë qasje në burime islamike. Në kuadër të realizimit të këtij projekti organizata në fjalë disa herë ka marr iniciativa për mbledhjen e ndihmave nga myslimanët e cila përveç këtij projekti, realizon edhe shumë programe të tjera për të mbushur mungesën e burimeve dhe mësimeve islame për persona me të meta në të dëgjuar në Amerikë.

## OLANDO TË MARRË QËNDRIM TË QARTË KUNDËR ZGJERIMIT TË ISLAMOFOBISË

Liderët myslimanë të Francës kanë kërkuar nga Fransua Olando, presidenti i shtetit të Francës, që të marrë qëndrim të qartë kundër zgjerimit të islamofobisë në këtë vend.

"Islamophobia Watch", njofton se liderët myslimanë të Francës kanë kërkuar nga Fransua Olando që, duke deklaruar qëndrimin e tij të qartë në lidhje me zgjerimin e islamofobisë, të kontribuojë në uljen e veprimeve islamofobe në këtë vend. Ata janë shprehur optimistë se Olando, ashtu sikur që ka deklaruar qëndrimin e vet kundër veprimeve anti hebraizmit, të luftojë edhe kundër zgjerimit të islamofobisë. Kjo kërkesë e liderëve myslimanëve ka ardhur pas publikimit të informacioneve dhe statistikave të rritjes së paparë të islamofobisë në nivel 34 % gjatë dy viteve të shkuara në Francë. Vlen të theksohet se Franca ka popullsinë më të madhe myslimane në Bashkimin Evropian dhe numri i tyre arrin shifrën rreth 6 milionë. Gjatë viteve të fundit janë bërë shumë veprime anti-islamike dhe islamofobike nga ana e qeverisë së këtij vendi që janë bërë shkak për zgjerimin e islamofobisë në këtë vend evropian.

## EKSPOZOHET NJË MANUSKRIPT I VJETËR I KUR'ANIT FISNIK NË PAKISTAN

Një manuskript i Kur'anit fisnik i vjetër 304 vjet është ekspozuar në shkollën islamike "Dar el ulum ta'lim el Kur'an" në rajonin Muradpur në qytetin Mansohre në provincën Khajber Pakhtunkha të Pakistanit. Ekspozimi i këtij manuskripti të vjetër dorëshkrim ruhet në këtë shkollë islamike. Përkthimi i këtij manuskript të Kur'anit fisnik në gjuhën persiane

është një dorëshkrim. Aty nën secilën kaptinë janë përshkruar begatitë e kaptinës kuranore. Të interesuarit për të vizituar këtë manuskript historik të Kur'anit fisnik, mund të vizitojnë shkollën në fjalë në rajonin Muradpur të qytetit Mansohre.

## MALAJZIA MIKPRITËSE E KONFERENCËS SË TRETË NDËRKOMBËTARE TË HULUMTIMEVE KURANORE

Konferenca e tretë ndërkombëtare e hulumtimeve kuranore organizohet në muajin mars të vitit të ardhshëm në Universitetin Malaja të Kuala-lumpurit, kryeqyteti i Malajzisë. Kjo konferencë organizohet nga qendra e hulumtimeve kuranore të Universitetit Malaja dhe degës së Kur'anit dhe Hadithit të Akademisë së Studimeve Islamike të këtij universiteti. Zyrtarët organizatorë të kësaj konference kanë thënë: "Prezantimi i hulumtimeve më të fundit dhe më të rejat në fushën e studimeve kuranore si dhe rreth shfrytëzimit të shkencës dhe teknologjisë në shërbim të Kur'anit fisnik, citohet të jetë prej objektivave më të rëndësishëm të kësaj konference". Pjesëmarrësit në këtë konferencë mund t'i paraqesin artikuj dhe punime hulumtuese të tyre rreth komentimit të Kur'anit fisnik, përdorimit të teknologjisë moderne dhe zbulimeve shkencore për shërbime ndaj Kur'anit fisnik, metodave të hulumtimit rreth Kur'anit fisnik dhe shkencave kuranore, rolit dhe pjesëmarrjes së qendrave dhe institucioneve shkencore për ofrimin e shërbimeve në ruajtjen e Kur'anit fisnik. Organizatorët e kësaj konference kanë ftuar profesorë të degëve të studimeve kuranore të universiteteve islamike dhe ndërkombëtare, qendrave të Kur'anit dhe shkencave islamike, kanë ftuar shoqatat shkencore që veprojnë në fushën e Kur'anit dhe shkencave kuranore, organizata ndërkombëtare, ekspertë dhe hulumtues të Kur'anit dhe veprimtarë të tjerë të kësaj fushe, për të marrë pjesë në këtë konferencë.

## FILLON PUNËN KONFERENCA E MINISTRAVE TË ARSIMIT TË VENDEVE ISLAMIKE NË KHARTUM

Konferenca e gjashtë ndërkombëtare e ministrave të arsimit të lartë dhe të hulumtimeve shkencore të shteteve islamike zhvilloi punimet në Khartum, kryeqyteti i Sudanit. Kjo konferencë pati temën "Roli i arsimit të lartë në zhvillimin e shkencës dhe teknologjisë për një të ardhme të suksesshme". Kjo konferencë është organizuar nga Organizata Islamike e Arsimit, Shkencës dhe Kulturës (ISESCO) dhe Ministria e Arsimit të Lartë e Sudanit. Në këtë konferencë u diskutuan objektivat dhe programet e shteteve të Botës Islame në zhvillimin e universiteteve islamike dhe zbatimi i standardeve për ngritjen e cilësisë së universiteteve të Botës Islame. Gjithashtu u prezantuan dy raporte me titujt "Veprimtaria më e rëndësishme e universiteteve islamike" dhe "Atlasi i krijimtarisë në Botën Islame", për të cilat u diskutua gjatë konferencës. Shqyrtimi i planit për vendosjen e "Rrjetit islam për arsim dhe edukim" gjithashtu citohet të ishte prej temave të rëndësishme të kësaj konference. Vlen të theksohet se konferenca e ministrave të arsimit të lartë të shteteve islamike për herë të parë është organizuar në vitin 2000 në Riad ( Arabia Saudite), sesioni i dytë qe organizuar në vitin 2003 në Tripoli (Libi), sesioni i tretë në vitin 2006 në Kuvajt, i katërti në vitin 2008 në Baku të Azerbajxhanit dhe sesioni i pestë i kësaj konference është organizuar në vitin 2010 në Kuala-lumpur të Malajzisë



## NË TURQI ZBULOHEN DISA KUR'ANË TË VJETËR NË DORËSHKRIM

Disa manuskripte të Kur'anit fisnik dorëshkrim, të vjetër mbi 600 vjet, janë zbuluar gjatë gërmimeve në provincën Arzerum të Turqisë. Haldun Ozkan, profesor i universitetit "Ataturk" të Turqisë, në lidhje me këtë, ka thënë: "Këto manuskripte të Kur'anit fisnik, të cilat u përkasin shekujve 15 e 16, janë zbuluar në formë të paketuar dhe të futura 2 metra thellë nën tokë. Në këtë paketë, gjithashtu kemi gjetur edhe një letër, e cila i përket një oficeri të forcave detare në vitin 1916. Husein Yortash, shef i katedrës së historisë së artit në universitetin "Ataturk" të Turqisë, ka thënë gjithashtu: "Ne që nga viti 2011 kemi filluar gërmimet në këtë rajon historik dhe deri më tani janë zbuluar edhe shumë manuskripte të tjera, shumica e të cilave janë dëmtuar nga lashtësia. Njëri prej manuskripteve të Kur'anit që janë zbuluar gjatë gërmimeve, është një manuskript që peshon 37 kg dhe është i shkruar në fletë ari". Sipas këtij njoftimi, mësohet se manuskriptet në fjalë kanë vlerë shumë të madhe në aspektin artistik, por, për fat të keq, nuk mund të identifikohen kaligrafistët e tyre.

(Mr.Rexhep Suma)

| AUTOR: AGIM GASHI | VULA E PROFECISË | FRUT TROPIKAL | E RAJONIT | I PËSHPËRITA | LEPURUSH | GJENDJE SHPIRTËRORE | EMNAK I NESIMES | GRAMI | APPLIED PHYSICS LETTERS | | TANTALI | I NJË DEGE MJEKËSORE | ... OLIMPIKE | KRYEHOXHA |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| LLOJ INSEKTI | | | | | | | | | | DOKUMENTAR PRONOR / KËSTI | | | | |
| E NJËZËSHME | | | | | | | | MIIRATIM / AAE | | | | | | |
| PJESË E EZANIT (eja në shpëtim) | | | | | | | | | | | AKADEMIA E SHKENCAVE DHE ARTEVE / KOHËT E KUFIZURA | | | |
| ÇRREGULLIMI | | | | | | | | | TAKSË / GRAMI | | | | | |
| VERORE | | | | | | ZMADHUESI I ZËRIT | | | | | | | | |
| ... MEKULI | | | | | | | | | | POR | | | | VEPRIMET |
| GJERMANIA | | BRUS ... / BANORE E TIRANËS | | | | | | | | PËREMËR VETOR | | | OKSIGJENI / KURSIV | |
| | TRANSFER EVALUATION SYSTEM / E LEJUAR | | | | | | | | | KLUB | | | | |
| MBETURINË ZJARRI | | | AMPERI / GJINI LETRARE | | | | | | | TETO, TEZE | | | | |
| JANË (ANG.) | | | | VETI MBROJTËSE E ORGAN-IZMIT | | | | | | | LLOJ AGJËRIMI I BEKTA-SHINJVE | FLORI / VENDËSI | | |
| LUMË YNI | | | | | | | | | | PYLLI | | | | |
| PËRKULJE | | | | | | | | | | ANËSIM | | | | |
| LËNDË E LËNGËT PËR LYERJE | | | | | PJESË E SYRIT | SHKO BILARDOJE | PAGJAKËSI | EMËR FEMRE (PASHQ.) | DHE | KËNGËTARJA, ANIDA | | | | |
| | SHËNDET-ËESOR / BANOR I SAUDISË | | | | | | | | | E.S. / EMNAK I EMINES | | | TONI / KORNIZA E XHAMIT | |
| DY ZANORE | | | PERSIA / EXPRESS MAIL SERVICE | | | | | | PRINC ARAB / ZEMËRIMI | | | | | BANOR I NJË KRAHINE SHQIPTARE NË GREQINË E SOTME |
| REPUBLIKA | | NJOLLOSJA / ... SHI MINI | | | | | | | | | | A.Ç. / MITËR | | |
| EMËR M. ISLAM | | | | | | INAT / AZOTI | | | | | BURIMI / OKSIGJENI | | | |
| SHALQIRI | | | | | | | | I PAEMËR | | | | | | |

ZGJIDHJA E KALUAR: NJËQIND VJET SHTET, E MUNDU, DAKOTA, HAKIU, ALI PASHA, ATA, KAPITALIST, PRANIMI, IB, I, IMI, AER, SAKO, I, PA, ATU, STAN, BE, A, MIRA, OMAN, ANAS, LANA, IA, ETIK, L, AS, TIM, QELA, IKANAKE, TREVAT, NATALITET, MIMI, INOVATIV, KATAR, ERAB, KAROLINA, SHTESAT, RINIMET.

Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet,
ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën jetër, ai që atë shpresë
e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun.
(El Ahzabë, 21)

"O ju që besuat, bindjuni Allahut, bindjuni të dërguarit dhe respektoni
përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë
parashtrojeni atë tek Allahu (te libri i Tij) dhe tek i dërguari, po qe se
i besoni Allahut dhe Ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe
përfundimi më i mirë".
(En Nisa'ë, 59)

"Muhamedi është i dërguar i Allahut, e ata që janë me të (ashabët) janë të
ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vetes, ti i sheh
kah përulen (në rukuë), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë
prej Allahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre.
Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive
të tyre është në Tevrat dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil.
Ata janë si një farë e mbjellë, prej së cilës mbin filizi i vet, e ai trashet,
përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin.
(Allahu i shumoi) Për t'ua shtuar me ta mllefin jobesimtarëve.
Allahu, atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, u premtoi falje të
mëkateve dhe shpërblim të madh.
(El Fet-h, 29)

Thuaju (o i dërguar): "'O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të
bashkohemi) te një fjalë që është e njejtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush:
Të mos adhurojmë, pos Allahut, të mos ia bëjmë Atij asnjë send shok, të mos
konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos Allahut!" E në qoftë se ata refuzojnë,
ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi muslimanë (besuam një Zot)!"
(Ali Imran, 64)

HAPET KONKURSI NDËRKOMBËTAR PËR PROJEKTIDENË PËR

# "XHAMINË QENDRORE TË PRISHTINËS"




Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës, njofton opinionin e gjerë dhe të gjithë të interesuarit se nga 7 dhjetori 2012, ka shpallur të hapur Konkursin Ndërkombëtar, për hartimin e projektidesë arkitektonike për "Xhaminë Qendrore të Prishtinës".

Ftojmë profesionistët e arkitekturës që janë të gatshëm të marrin përsipër sfidën e këtij projekti madhor, që do të lë gjurmë të rëndësishme në Kosovë, të marrin pjesë në këtë konkurs projektimi. Të dhënat për regjistrim, si dhe materialet e nevojshme për pjesëmarrje në konkurs gjenden në faqen zyrtare të konkursit:

www.cmprcompetition.com